# PJESA I

## KURANI

### ÇËSHTJET

1. PËRKUFIZIMI I KURANIT
2. EMRAT E TJERË TË KURANIT
3. VEÇORITË E LARTA TË KURANIT

### PUNË PËRGATITORE

1. Diskutoni me shokët ç'dini mbi Kuranin.
2. Kërkoni të dini se në sa vjet zbriti Kurani dhe në ç'mënyrë ka zbritur.
3. Kërkoni të dini nëse ka Kurani edhe emra të tjerë.
4. Shqyrtojini Kuranin dhe librat e tjerë të shenjtë duke i krahasuar me njëri-tjetrin.

# 1. PËRKUFIZIMI I KURANIT

Libri ynë i lartë, Kurani, është përkufizuar në forma të ndryshme. Por ne do të përqendrohemi vetëm mbi një përkufizim.

Kurani është fjala e Allahut, e cila i është zbritur Profetit me rrugën e zbulesës (vahj) me ndërmjetësinë e engjëllit Xhebrail (a.s.), është shkruar në formë libri, është përcjellë me miratim të përgjithshëm (tevatur), këndimi i të cilës është adhurim dhe e cila përmban veçori të posaçme për të.

Në këtë përkufizim tërheqin vëmendjen disa përcaktime:

Së pari, Kurani është fjalë hyjnore e zbritur për profetin tonë. Me këtë përcaktim theksohet se në Kuran nuk është përzier asnjë fjalë njerëzore.

Koha e zbritjes së Kuranit përshkruhet kështu në Kuran:

نَّا أَنزَلْنَاهُ فِي لَيْلَةِ الْقَدْرِ * وَمَا أَدْرَاكَ مَا لَيْلَةُ الْقَدْرِ * لَيْلَةُ الْقَدْرِ خَيْرٌ مِّنْ أَلْفِ شَهْرٍ *

**“Ne atë** (Kuranin) **e zbritëm në natën e Kadrit. A e di ti se ç’ është nata e Kadrit? Nata e Kadrit është më e dobishme se një mijë muaj!”**[1]

Gjithashtu në Kuran bëhet e ditur se kjo natë e çmuar bie në muajin e Ramazanit dhe thuhet kështu:

شَهْرُ رَمَضَانَ الَّذِيَ أُنزِلَ فِيهِ الْقُرْآنُ هُدًى لِّلنَّاسِ وَبَيِّنَاتٍ مِّنَ الْهُدَى وَالْفُرْقَانِ.

**“Kurani, i cili u zbrit në muajin e Ramazanit, është udhërrëfyes për njerëzit; duke e ndarë të mirën nga e keqja, ai çon në rrugë të drejtë...”**[2]

Zbulesa e parë i ka ardhur Hz. Muhammedit në moshën 40 vjeç dhe ka vazhduar 23 vjet. Nga këto, 13 vjet janë kaluar në Mekë, kurse 10 vjet, në Medine. Sapo t’i vinte zbulesa (vahj), Hz. Muhammedi kryente këto punë me radhë:

1. I përsëriste ajetet e zbritura gjersa t’i mësonte përmendsh.

2. U tregonte dhe ua kumtonte të tjerëve.

3. I shpjegonte dhe i komentonte.

---

1 Kurani, El-Kadr: 2-3. (Shënim: Të gjitha përkthimet nga Kurani janë interpretime të vetë komisionit hartues).

2 Kurani, El-Bekare: 185.

4. I praktikonte dhe i zbatonte.

Një pikë e rëndësishme në përkufizimin e Kuranit është edhe përcaktimi se këndimi i Kuranit është adhurim. Trajtimi i këndimit të Kuranit si adhurim ka ndihmuar që çdo mysliman, i çfarëdo vendi të botës, për këtë arsye, të bëjë përpjekje të posaçme për të lexuar dhe mësuar. Ndërkaq, nuk duhet harruar se duhen bërë përpjekje jo vetëm për ta lexuar ose mësuar përmendsh, por edhe për ta kuptuar dhe mësuar prej tij.

Në përkufizim thuhet se Kurani i është zbritur Hz. Muhammedit *me rrugën e zbulesës (vahj). Fjala vahj do të thotë bartje, përcjellje me shpejtësi nga një vend në një vend tjetër, pëshpëritje, e folur e fshehtë.*

Ashtu si edhe për profetët e tjerë, Allahu ia ka zbritur Kuranin profetit të fundit, Hz. Muhammed, me rrugën e vahjit (zbulesë) me ndërmjetësimin e Engjëllit. Në Kuran bëhet e ditur se Allahu flet me njerëzit me njërën prej këtyre mënyrave:

وَمَا كَانَ لِبَشَرٍ أَن يُكَلِّمَهُ اللَّهُ إِلَّا وَحْيًا أَوْ مِن وَرَاء حِجَابٍ أَوْ يُرْسِلَ رَسُولًا
فَيُوحِيَ بِإِذْنِهِ مَا يَشَاء إِنَّهُ عَلِيٌّ حَكِيمٌ *

**"Allahu flet me një njeri vetëm me rrugën e vahjit ose pas perdes, ose dërgon një përfaqësues, me anë të të cilit i komunikon se ç'dëshiron. Ai është i ditur e i urtë."[3]**

Edhe shprehja është përcjellë me miratim të përgjithshëm (*tevatur*) është e rëndësishme. Kuptimi i kësaj është kështu: Kurani ka ardhur nga dita kur është zbritur e gjer më sot pa pësuar asnjë ndryshim.

## 2. EMRAT E TJERË TË KURANIT

Kurani ka shumë emra. Disa prej këtyre emrave që përmenden edhe në ajete, janë:

• **El-Kitab (libër):** Ky emër i cili përdoret në shumë ajete të Kuranit, emërton vetë Kuranin. Për shembull:

ذَلِكَ الْكِتَابُ لاَ رَيْبَ فِيهِ هُدًى لِّلْمُتَّقِينَ *

**"Ai libër për të cilin nuk mund të ketë dyshim, është udhërrëfyes për të devotshmit** (muttakine)**."[4]**

3 Kurani, Esh-Shura: 51.

4 Kurani, El-Bekare: 2.

Me fjalën libër, në ajetin e mësipërm nënkuptohet Kurani.

• **El-Furkan:** Ky emërtim i Kuranit do të thotë ndarës *(dallues, diferencues) i prerë i të vërtetës nga e shtrembra dhe i të drejtës nga e padrejta.* Meqë ky emër i është dhënë Kuranit sepse i ndan (dallon, diferencon) në mënyrë të prerë të vërtetën nga e shtrembra, të drejtën nga e padrejta dhe hallallin (gjënë e mirë e të lejuar) nga harami (gjëja e keqe dhe e ndaluar), përdoret edhe në ajete. Njëri prej këtyre ajeteve është ky:

تَبَارَكَ الَّذِي نَزَّلَ الْفُرْقَانَ عَلَى عَبْدِهِ لِيَكُونَ لِلْعَالَمِينَ نَذِيرًا *

**"I lartë është** Ai (Allahu) **që ia ka zbritur Furkanin robit të vet** (Muhammedit) **që të jetë paralajmërues për botët."**[5]

• **El-Huda (udhërrëfyes)**: Kurani është një udhërrëfyes që i fut në rrugë të drejtë ata që veprojnë sipas tij. Kështu, Allahu thotë për Kuranin:

هُدًى لِّلْمُتَّقِينَ *

**"...për të devotshmit** (muttakine), **Ai është një udhërrëfyes."**[6]

Fjala el-Huda, e cila shpreh këtë veçori të Kuranit dhe do të thotë *udhërrëfyes, udhëzues që të orienton e të çon drejt, të çon te e drejta,* është bërë emër për Kuranin.

• **Edh-Dhikr:** Kurani u jep këshilla njerëzve në shumë çështje. Për rrjedhojë, fjala *dhikr* që do të thotë edhe *këshillë,* është përdorur në shumë ajete si emër i Kuranit. Për shembull:

اِنَّا نَحْنُ نَزَّلْنَا الذِّكْرَ وَاِنَّا لَهُ لَحَافِظُونَ *

**"Pa dyshim, Ne e kemi zbritur Dhikrin dhe, pa dyshim, Ne do ta ruajmë atë."**[7]

Ky është ndër ajetet ku fjala Dhikr është përdorur si emër i Kuranit.

• **Ahsenu'l-Hadith:** Kurani është më e larta dhe më e bukura e fjalëve. Për rrjedhojë, Kurani është quajtur edhe *Ahsenul Hadith me kuptimin më e bukura e fjalëve.* Ky emër i Kuranit përmendet në këtë ajet:

---

5 Kurani, El-Furkan: 1.

6 Kurani, El-Bekare: 2.

7 Kurani, El-Hixhr: 9.

اللّٰهُ نَزَّلَ أَحْسَنَ الْحَدِيثِ كِتَابًا مُّتَشَابِهًا مَّثَانِيَ...

**"Më të bukurën e fjalëve, Allahu e zbriti si një libër të rrjedhshëm dhe që rilexohet duke u përsëritur pa mërzi..."[8]**

Disa nga emrat e tjerë të Kuranit janë këta: Kelam, Nur, Shifa, Rahmet, Hikmet, Hablullah, Fasll, Tenzil, Vahj, Bejan, Hak, Tezkire, Adl, Sidk, Bushra, Aziz, Beshir, Belag.

## 3. VEÇORITË E LARTA TË KURANIT

Si fjalë e Allahut, Kurani ka veçori të larta që janë të posaçme vetëm për të. Një pjesë të këtyre veçorive të larta mund t'i përcaktojmë në këtë mënyrë:

• Shprehjet dhe stili i Kuranit kanë një bukuri të pashembullt. Në shprehjet e tij nuk ka ndonjë pasaktësi apo gabim.

• Në Kuran, i cili prek shumë çështje, nuk ka ndonjë kundërshti në njohuritë që jep mbi këto çështje. Të gjithë ajetet e Kuranit janë të tillë që e mbështesin njëri-tjetrin. Këtë veçori e bën të qartë ky ajet:

اَفَلاَ يَتَدَبَّرُونَ الْقُرْآنَ وَلَوْ كَانَ مِنْ عِندِ غَيْرِ اللّٰهِ لَوَجَدُواْ فِيهِ اخْتِلاَفًا كَثِيرًا *

**"A nuk do të mendojnë ata ende mbi Kuranin ashtu siç duhet? Po qe se ai do të kishte ardhur prej dikujt tjetër veç Allahut, ata do të gjenin shumë pasaktësi në të."[9]**

• Konkluzionet e Kuranit janë të tilla që t'u japin zgjidhje problemeve të njerëzimit në çdo shekull. Me këtë veçori, Kurani është i mbikohshëm.

• Kurani është më e madhja e mrekullive, që shërbejnë si argumente të profetësisë së Hz. Muhammedit (s.a.v.). Kurani është mrekulli edhe si fjalë, edhe si kuptim. Askush nuk ka mundur të krijojë një gjë të ngjashme me të. Këtë veçori e parashtron ky ajet:

قُل لَّئِنِ اجْتَمَعَتِ الإِنسُ وَالْجِنُّ عَلَى أَن يَأْتُواْ بِمِثْلِ هَـذَا الْقُرْآنِ لاَ يَأْتُونَ بِمِثْلِهِ
وَلَوْ كَانَ بَعْضُهُمْ لِبَعْضٍ ظَهِيرًا *

8 Kurani, Ez-Zumer: 23.

9 Kurani, En-Nisa: 82.

**“Thuaj: Pa dyshim, edhe sikur të bëheshin bashkë njerëz e xhindë për të sjellë një Kuran të tillë, nuk do të mund ta bënin një si ky sado që ta ndihmonin njëri-tjetrin.”**[10]

• Ashtu siç është adhurim zbatimi i urdhrave të Kuranit, është adhurim edhe këndimi i tij.

• Kurani jep edhe njohuri mbi krijimin e qenieve, mbi rregullsinë e gjithësisë, mbi shkaqet dhe urtësitë e një sërë dukurive që ndodhin në gjithësi. Njohuritë e dhëna nga Kurani lidhur me këto çështje, përputhen me të vërtetat shkencore. Për rrjedhojë, në Kuran nuk ka asgjë në kundërshtim me shkencën. Lidhur me këtë veçori të Kuranit, Abdullah b. Mesud, nga sahabet, ka thënë: “Po të kërkoni dituri, shqyrtoni Kuranin!”

• Kurani është më e bukura dhe më e larta e fjalëve. Fjalët e tij janë të hapura e të qarta, jo të ngatërruara e të pakuptueshme. Këtë veçori të Kuranit e tregon ky ajet:

وَكَذَلِكَ أَنزَلْنَاهُ آيَاتٍ بَيِّنَاتٍ وَأَنَّ اللَّهَ يَهْدِي مَن يُرِيدُ *

**“Kështu, Ne e zbritëm këtë Kuran në formën e ajeteve të hapura e të qarta. Pa dyshim, Allahu e fut në rrugë të drejtë atë që dëshiron!”**[11]

Kurani është një dallues (furkan) që e ndan të vërtetën nga e shtrembra, një dritë (nur) që i ndriçon njerëzit. Kurani i çon në rrugë të drejtë ata që bëjnë siç thotë ai. Ai është këshillë prej Allahut, shërim për sëmundjet shpirtërore, për dyshimet, për besimet dhe bindjet e gabuara, orientim dhe mëshirë për besimtarët. Këtë veçori të Kuranit e bën të ditur ky ajet:

يَا أَيُّهَا النَّاسُ قَدْ جَاءتْكُم مَّوْعِظَةٌ مِّن رَّبِّكُمْ وَشِفَاء لِّمَا فِي الصُّدُورِ وَهُدًى وَرَحْمَةٌ لِّلْمُؤْمِنِينَ *

**“O njerëz, ju ka ardhur nga Zoti juaj një këshillë, një shërim për zemrat dhe, për besimtarët, një orientim dhe mëshirë!”**[12]

• Kurani është zbritur nga ana e Allahut. Këtë të vërtetë, Ai e shpreh në këtë ajet:

قُلْ أَنزَلَهُ الَّذِي يَعْلَمُ السِّرَّ فِي السَّمَاوَاتِ وَالْأَرْضِ…

10 Kurani, El-Isra: 88.

11 Kurani, El-Haxh: 16.

12 Kurani, Junus: 57.

**"Thuaj: "Atë** (Kuranin) **e zbriti Allahu që njeh të fshehtat në qiej e në tokë..."**[13]

• Kurani është libri hyjnor i fundit. Nuk ka për të ardhur libër tjetër hyjnor veç tij. Ai është këshillë dhe paralajmërues jo për një popull të caktuar, por për të gjithë njerëzit. Ajeti i mëposhtëm bën të ditur se Kurani ka ardhur për të gjithë njerëzit:

هَذَا بَلاَغٌ لِّلنَّاسِ وَلِيُنذَرُواْ بِهِ وَلِيَعْلَمُواْ أَنَّمَا هُوَ إِلَهٌ وَاحِدٌ وَلِيَذَّكَّرَ أُوْلُواْ الأَلْبَابِ.

**"Ky** (Kurani) **është njoftim (i dërguar) për njerëzit që t'u shërbejë si paralajmërim, që ta dinë se nuk ka zot tjetër veç Allahut dhe që ata që kanë arsye, të mendojnë e të nxjerrin mësim."**[14]

• Mësimi i Kuranit për vete, dhënia mësim e Kuranit të tjerëve si dhe zbatimi i konkluzioneve e urdhrave të tij janë adhurim dhe i përftojnë njeriut të mira (thevab). Lidhur me këtë, Profeti (s.a.v.) ka thënë kështu:

*"Ai që flet me të (me Kuranin, sipas Kuranit), flet drejt, ai që vepron me të, fiton thevab!"*[15]

*"Më i dobishmi prej jush është ai që e mëson Kuranin dhe që ua mëson edhe të tjerëve pastaj!"*[16]

• Kurani përmban njohuritë, konkluzionet dhe urdhrat që do t'i përftonin njeriut lumturinë në këtë botë dhe në jetën e pasme (ahiret). Njeriu që e mëson atë dhe i zbaton urdhrat e tij, bëhet i lumtur edhe në këtë botë, edhe në ahiret.

• Kurani, i cili ka arritur nga dita kur nisi të zbriste gjer në ditët tona pa pësuar as edhe një ndryshim, do ta ruajë këtë gjendje gjer në kiamet. Sepse fakti që Kurani mbrohet nga ana e Allahut, bëhet i ditur në këtë ajet:

اِنَّا نَحْنُ نَزَّلْنَا الذِّكْرَ وَإِنَّا لَهُ لَحَافِظُونَ.

**"Pa dyshim, Ne e kemi zbritur Kuranin dhe, pa dyshim, Ne do ta ruajmë atë!"**[17]

Secili nga adhurimet ka vlerën dhe rëndësinë e vet. Edhe pse të ndryshëm sipas

13 Kurani, El-Furkan: 6.

14 Kurani, Ibrahim: 52.

15 Sunenu't-Tirmidhi, Babu Sevabi'l-Kuran, VIII/113.

16 Sahihu'l-Buhari, Kitabu Fedaili'l-Kuran, 21.

17 Kurani, El-Hixhr: 9.

mënyrës së kryerjes, të gjitha janë urdhra të fesë dhe të gjitha i përftojnë njeriut të mira (sevap).

Profeti ynë ka thënë kështu mbi epërsitë dhe veçoritë e Kuranit:

*"Kurani është libri i Allahut, ku gjenden rrëfimet mbi popujt para jush si dhe lajme mbi ngjarjet pas jush (gjer në kiamet) e mbi situatat e kiametit. Veçanërisht aty janë konkluzionet mbi situatat dhe ngjarjet që do të ndodhin mes jush. Ai është një njësi mase e saktë që ndan të vërtetën nga e shtrembra. Çdo gjë në të është serioze dhe e urtë, në të nuk ka ndonjë fjalë të paqëllimtë e pa urtësi. Kush bën marrëzi e nuk e beson atë dhe nuk vepron sipas tij, Allahu e shkatërron. Atë që kërkon rrugë të drejtë jashtë tij, Allahu e shmang nga rruga e drejtë. Kurani është fija e shëndoshë për t'u lidhur pas Allahut, është fjala e Tij plot urtësi dhe rruga e Tij e drejtë. Zemrat që ndjekin atë, nuk hutohen, gjuhët që flasin sipas tij, nuk ngatërrohen, dijetarët nuk kanë të ngopur me të. Përsëritja e shpeshtë e tij nuk të jep mërzi, nuk ia pakëson shijen atij. Cilësitë e holla e të shquara të tij nuk kanë të mbaruar. Kur e dëgjuan xhindët, të mahnitur, thanë: "Ne dëgjuam një Kuran të jashtëzakonshëm që të çon në rrugë të drejtë dhe besuam se ai është fjala e Allahut!" Njeriu që sjell lajme prej tij, thotë të vërtetën. Njeriu që vepron sipas tij, arrin shpërblim. Njeriu që konkludon sipas tij, nxjerr përfundim me drejtësi. Njeriu që ftohet te ai, ftohet për në rrugë të drejtë!"*[18]



18 Sunenu't-Tirmizi, Babu Sevabi'l-Kuran, VIII/113.

## PËRMBLEDHJE

1. Bëni përkufizimin e Kuranit.
2. Si i është zbritur Kurani Hz. Muhammedit?
3. Ç' emra të tjerë i janë dhënë Kuranit?
4. Cilat janë përparësitë që e dallojnë Kuranin prej librave të tjerë të shenjtë?
5. Radhisni veçoritë e Kuranit.

# PJESA II

## ZBRITJA E KUR'ANIT

## ÇËSHTJET

1. KUPTIMET E NDRYSHME TË FJALËS VAHJ
2. FORMAT E ARDHJES SË VAHJIT
3. GJENDJA E PROFETIT GJATË VAHJIT
4. AJETET E PARA TË ZBRITURA DHE VEÇORITË E TYRE
5. AJETET E FUNDIT TË ZBRITURA DHE VEÇORITË E TYRE
6. RËNDESIA E NJOHJES SË SHKAQEVE TË ZBRITJES
7. SHKAQET DHE URTËSITË E FAKTIT QË KURANI NUK U ZBRIT MENJËHERË

## PUNË PËRGATITORE

1. Shqyrtoni ajetet dhe hadithet ku bëhet e qartë se ç'kuptim ka fjala vahj si term.
2. A ka ajete të tjera që tregojnë se Kurani është një produkt vahji?
3. Kërkoni të dini se suret e zbritura në Mekë dhe Medine në ç'drejtime ndryshojnë nga njëri-tjetri.
4. Në ç'drejtime ka dhënë lehtësira zbritja e Kuranit pjesë-pjesë?

## 1. KUPTIMET E NDRYSHME TË FJALËS VAHJ

Kurani i ka ardhur Hz. Muhammedit me anë të rrugës së vahjit. Kuptimet leksikologjike të fjalës vahj janë *flas në fshehtësi, mërmëris, frymëzoj, jap urdhër, flas me shenja, bëj zë, nxitoj, nxjerr në shesh, zbuloj*[19], etj.

فَخَرَجَ عَلَى قَوْمِهِ مِنَ الْمِحْرَابِ فَأَوْحَى إِلَيْهِمْ أَنْ سَبِّحُوا بُكْرَةً وَعَشِيًّا *

**"Zekerija doli nga faltorja para popullit dhe u bëri shenjë (vahj) njerëzve që ta madhëronin Allahun mëngjes e mbrëmje."**[20]

Fjala vahj në këtë ajet do të thotë shenjë, të folur me shenja dhe tregon se profeti Zekerija i foli popullit me shenja.

وَأَوْحَيْنَا إِلَى أُمِّ مُوسَى أَنْ أَرْضِعِيهِ...

**"Nënës së Musait i frymëzuam** (vahj) **t'i jepte gji atij."**[21]

Në këtë ajet fjala *vahj* është përdorur me kuptimin *frymëzim.*

وَأَوْحَى رَبُّكَ إِلَى النَّحْلِ أَنِ اتَّخِذِي مِنَ الْجِبَالِ بُيُوتًا وَمِنَ الشَّجَرِ وَمِمَّا يَعْرِشُونَ *

**"Zoti yt i dha instinkt** (vahj) **bletës që të ndërtonte shtëpi në male, në pemë dhe në kulmet e shtëpive..."**[22]

Fjala vahj e përdorur në këtë ajet, do të thotë instinkt.

**"Zoti yt i urdhëroi** (vahj) **engjëjt: "Unë jam me ju..."**[23]

---

19 Ibnu Manzur, lisanu'l-Arap, XV, 379-381. (Në arabisht, fjala "vahj", siç duket edhe në këtë paragraf, ka kuptime të ndryshme, pra ka një sinonimi të gjerë. Ndërkaq, kuptimi i përgjithshëm i saj, me të cilin ajo mund të funksionojë (të përdoret) në të gjitha rastet, është "komunikim". Kurse kuptimi i saj i posaçëm kur emërton formën me të cilën Kurani iu komunikua Profetit, është "zbulesë" (angl. revelation. shih fjalorët anglisht-shqip). Nga ana tjetër, detyra që iu ngarkua Profetit për t'ua njoftuar, lajmëruar, shpallur njerëzve ardhjen e vahjit (zbulesës) dhe, për t'i ftuar ata që ta besonin atë që i ishte zbuluar, quhet, në arabisht, "teblig", ndërsa misioni profetik në tërësi quhet "risalet". Fjalës "teblig" që do të thotë "shpallje, njoftim, lajmërim", i përgjigjet në shqip fjala "kumtim", e cila i përmbledh tërë kuptimet dhe nuancat kuptimore të fjalëve "shpallje, njoftim, lajmërim". Prandaj, fjala "shpallje" e cila gjer më sot, në shumë përkthime të Kuranit në shqip, është përdorur për fjalën "vahj-zbulesë", është një gabim shumë i rëndë leksikor dhe terminologjik, i cili e shpërfytyron krejt çështjen. – Përkthyesi).

20 Kurani, Merjem: 11.

21 Kurani, El-Kasas: 7.

22 Kurani, En-Nahl: 68.

23 Kurani, El-Enfal: 12.

إِذْ يُوحِي رَبُّكَ إِلَى الْمَلآئِكَةِ أَنِّي مَعَكُمْ...

Fjala vahj tregon urdhrin që u dha Allahu engjëjve.

**"Dhe, kështu, çdo profeti i bëmë armiq nga shejtanët njerëz dhe xhinde që i pëshpërisin** (vahj) **njëri-tjetrit fjalë të stolisura për t'i mashtruar..."**[24]

كَذَلِكَ جَعَلْنَا لِكُلِّ نِبِيٍّ عَدُوًّا شَيَاطِينَ الإِنسِ وَالْجِنِّ يُوحِي بَعْضُهُمْ إِلَى بَعْضٍ زُخْرُفَ الْقَوْلِ غُرُورًا...

Fjala vahj këtu ka kuptimin e pëshpëritjes dhe të nxitjes së dyshimit e pasigurisë.

Ashtu siç u pa edhe në këto ajete, fjala vahj ka dhe përdoret me kuptime të ndryshme. Por, si term fetar, fjala *vahj* do të thotë që Allahu i Lartë u *ka bërë të ditur të dërguarve të vet urdhrat dhe ndalimet.*

## 2. FORMAT E ARDHJES SË VAHJIT

Siç bën të ditur Kurani, Zoti bisedon me njerëzit në tre forma: ose duke e lëshuar fjalën e Tij në zemrën e robit, ose bisedon me të pas perdes, ose me ndërmjetësimin e një engjëlli. Këtë pikë ajeti kur'anor e shpjegon kështu:

وَمَا كَانَ لِبَشَرٍ أَن يُكَلِّمَهُ اللَّهُ إِلَّا وَحْيًا أَوْ مِن وَرَاء حِجَابٍ أَوْ يُرْسِلَ رَسُولًا فَيُوحِيَ بِإِذْنِهِ مَا يَشَاءُ *

**"Allahu bisedon me një njeri ose me rrugën e vahjit, ose pas perdes, ose i dërgon një engjëll i cili ia zbulon** (vahj)**, me lejën e Tij, atë që dëshiron..."**[25]

Ja, pra, komunikimi me profetët është bërë, në kuptim të përgjithshëm, në format e përcaktuara në këtë ajet. Tani le të përpiqemi t'i shpjegojmë këto në mënyrë më të detajuar.

a. Forma e parë e ardhjes së vahjit ka qenë ëndrra. Një hadith i rrëfyer nga Hz. Aisheja e përcakton kështu formën e ardhjes së këtij vahji:

---

24 Kurani, El-En'am: 112.

25 Kurani, Esh-Shura: 51.

*"Vahji i ardhur të Dërguarit të Allahut pati filluar me ëndrra besnike që i pati parë në gjumë. Çdo ëndërr që shihte, i vërtetohej në mënyrë të njëjtë si drita e mëngjesit."*[26]

b. Vahji i ardhur në formën e frymëzimit të fjalës së Allahut në zemrën e Profetit nga ana e engjëllit pa u parë ky vetë. Kjo ka qenë forma më e vështirë e ardhjes së vahjit Profetit. Ai dëgjonte një zë që i përngjante tingullit të ziles. Kur ndërpritej tingëllimi, Profeti i kishte kapur fjalët e komunikuara. Në këtë formë vinin ajetet që përmbanin tevhidin dhe paralajmërimin.

c. Vahji në formën e shfaqjes së Xhebrailit në trajtën e tij të vërtetë dhe komunikimi prej tij i urdhrit hyjnor. Xhebraili është shfaqur dy herë kështu. Hera e parë ka ndodhur në fillimet e profetësisë në shpellën Hira dhe hera e dytë, natën e Miraxhit, në Sidretul Munteha.

d. Vahji i sjellë nga Xhebraili i shfaqur në trajtë njeriu. Në të shumtën e herës, Xhebraili vinte duke u shfaqur në trajtën e Dihjes nga sahabet.

e. Ndërsa Profeti ishte zgjuar, vahji lëshohej në zemrën e Profetit pa u shfaqur engjëlli. Ky nuk ka qenë frymëzim, por vahj.

f. Profeti i zgjuar e dëgjonte fjalën e Allahut drejtpërsëdrejti. Këtë lloj vahji Profeti e pati merituar natën e Miraxhit. Kështu është bërë namazi farz.

g. Engjëlli ia ka sjellë vahjin Profetit edhe kur ka qenë në gjumë.

## 3. GJENDJA E PROFETIT GJATË VAHJIT

Për njeriun nuk është gjë e lehtë të vihet ballë për ballë me fjalën e Allahut. Marrja e vahjit nga engjëlli duke bartur cilësitë njerëzore është një punë mjaft e vështirë. Prandaj, gjatë vahjit, Profeti kalonte, disa herë, çaste aq të trazuara, saqë nga emocioni dhe tmerri djersinte edhe në ditët më të ftohta. Duke marrë frymë, dëgjoheshin disa zëra në formë gërhitjeje dhe rënkimi. Veçanërisht vahji i ardhur në formë tingëllimi zileje i rëndonte shumë Profetit.

Pesha shpirtërore-morale e vahjit ishte e rëndë. Po t'i vinte vahji kur ndodhej mbi deve, kjo nuk mund ta duronte. Nga pesha e rëndë moralo-shpirtërore e vahjit, deveja shembej për tokë dhe Profeti zbriste. Një radhë, kur gjuri i Zejd ibni Sabitit kishte prekur gjurin e Profetit, kishte ardhur vahji dhe Zejdi kishte ndjerë një peshë shumë të rëndë.[27]

26 Buhari, Sahih, I, 3.

27 Ebu Davut, sunen, II, 11.

Për ta kuptuar menjëherë vahjin e ardhur dhe për të mos e harruar, Profeti kërkonte t'i përsëriste ajetet e ardhura gjatë ardhjes së vahjit. Këtë frikë të tij Allahu i Lartë ia pati hequr kështu:

**"Ti mos kërko ta këndosh Kuranin me ngut ndërsa vahji** (zbulesa) **nuk të është plotësuar ende..."**[28]

**"Mos e lëviz gjuhën për ta përsëritur atë menjëherë. Na takon Neve ta mbledhim atë në zemrën tënde dhe të ta lexojmë."**[29]

Ardhjen e vahjit e ndjenin edhe ata që i ndodheshin Profetit përreth. Në fillim atë e kapte një dridhje dhe fytyra e bekuar i merrte një ngjyrë të zbehtë. Në këtë mes, pranë tij dëgjohej një zë që i përngjante buitjes së bletës. Të pranishmit menjëherë mbulonin kokat. Kur i zbulonin, butësia apo ashpërsia e ajetit të ardhur i dallohej nga gjendja ku ndodhej.

## 4. AJETET E PARA TË ZBRITURA DHE VEÇORITË E TYRE

Në moshën 40 vjeç Profeti pati filluar ta pëlqente vetminë. Herë-herë shkonte në shpellën Hira dhe i falej Allahut me dëshirë. Më në fund, një natë kur ndodhej në shpellën Hira, nisi t'i vinte vahji, zbulesa. Kurani zbriti në muajin Ramazan, natën e Kadrit. Engjëlli i tha kështu atij:

اِقْرَأْ بِاسْمِ رَبِّكَ الَّذِي خَلَقَ * خَلَقَ الْإِنسَانَ مِنْ عَلَقٍ * اقْرَأْ وَرَبُّكَ الْأَكْرَمُ * الَّذِي عَلَّمَ بِالْقَلَمِ * عَلَّمَ الْإِنسَانَ مَا لَمْ يَعْلَمْ *

**"Lexo me emrin e Zotit tënd krijues. Ai e krijoi njeriun nga gjaku i mpiksur. Lexo që Zoti yt është bujari më i madh. Ai e mësoi njeriun të shkruajë me penë. Ia mësoi ato që s'dinte."**[30]

Këto janë ajetet e para të zbritura Profetit. Me këto, Hz. Muhammedit iu njoftua profetësia, por jo urdhri për të filluar kumtesën profetike. Pas këtyre ajeteve të para, vahji u ndërpre për një farë kohe. Kjo quhet "periudha e ndërprerjes (fetret) të vahjit". Rrëfehet se periudha e ndërprerjes së vahjit është tre vjet. Pastaj vahji nisi të vinte përsëri dhe vazhdoi. Ajetet e para të ardhura pas ndërprerjes, janë këto:

28 Kurani, Taha: 114.

29 Kurani, El-Kijame: 16-17.

30 Kurani, El-Alak: 1-5.

يَا أَيُّهَا الْمُدَّثِّرُ * قُمْ فَأَنذِرْ * وَرَبَّكَ فَكَبِّرْ * وَثِيَابَكَ فَطَهِّرْ * وَالرُّجْزَ فَاهْجُرْ * وَلَا تَمْنُن تَسْتَكْثِرُ * وَلِرَبِّكَ فَاصْبِرْ *

**"O ti** ( i dërguari im) **i mbuluar! Ngrihu dhe tërhiqua vëmendjen (njerëzve)! Dhe madhëroje Zotin tënd! Pastroje rrobën dhe ruhu prej së keqes së ndyrë! Mos të të duket shumë e mira që bën. Dhe, për hir të Zotit tënd, duro!"**[31]

Me pesë ajetet e sures El-Alak, të cilat qenë të parat që iu zbuluan Hz. Muhammedit, pati nisur profetësia e tij, kurse me shtatë ajetet e sures El-Mudeththir të ardhura pas periudhës së ndërprerjes, pati nisur kumtesa profetike.

Suret e zbritura në periudhën e Mekës radhiten, përgjithësisht, kështu: El-Alak, El-Mudeththir, Et-Tekvir, El-A'la, El-Lejl, El-Inshirah, El-Adijat, Et-Tekathur...

Veçoritë kryesore të ajeteve të zbritura në Mekë janë këto:
- Ajetet janë më të shkurtra dhe më të përmbledhura.
- Fjalët dhe shprehjet janë më emocionuese dhe, për nga tingulli, më ndikuese.
- Në to përqendrohet mbi parimet e besimit dhe trajtohet çështja e adhurimit vetëm të Allahut.
- Parashtrohen besimet e gabuara dhe mendimet e shtrembra të mushrikëve (idhujtarëve, politeistëve).
- Bëhen përshkrimet e xhennetit dhe xhehennemit si dhe flitet për skenat e kiametit.

## 5. AJETET E FUNDIT TË ZBRITURA DHE VEÇORITË E TYRE

Në burimet bibliografike shënohet se ajetet e mëposhtme janë ajetet e fundit të zbritura:

يَا أَيُّهَا الَّذِينَ آمَنُواْ اتَّقُواْ اللّهَ وَذَرُواْ مَا بَقِيَ مِنَ الرِّبَا إِن كُنتُم مُّؤْمِنِينَ *

**"O njerëz, kini frikë Allahun dhe, nëse besoni, hiqni dorë nga pjesa e mbetur prej kamatës..."**[32]

وَاتَّقُواْ يَوْمًا تُرْجَعُونَ فِيهِ إِلَى اللّهِ ثُمَّ تُوَفَّى كُلُّ نَفْسٍ مَّا كَسَبَتْ وَهُمْ لاَ يُظْلَمُونَ *

31 Kurani, El-Mudeththir: 1-7.

32 Kurani, El-Bekare: 278.

**"Ruajuni nga ajo ditë kur do të ktheheni te Allahu, dhe secilit do t'i jepet plotësisht ajo që ka fituar dhe askujt s'do t'i bëhet padrejtësi!"**[33]

...الْيَوْمَ أَكْمَلْتُ لَكُمْ دِينَكُمْ وَأَتْمَمْتُ عَلَيْكُمْ نِعْمَتِي وَرَضِيتُ لَكُمُ الإِسْلاَمَ دِينًا...

**"Sot e përsosa fenë tuaj, e plotësova të mirën time për ju dhe zgjodha Islamin si fe për ju!"**[34]

**"Juve ju erdhi një i dërguar nga mesi juaj, të cilit i vjen shumë rëndë për vuajtjet tuaja. Ai është i dhënë pas jush, është i dhembshur dhe i mëshirshëm. Po të të kundërshtojnë, thuaju: "Allahu më mjafton. Nuk ka zot tjetër veç Tij. Unë jam mbështetur te Ai. Ai është zotëruesi i Arshit të madh!"**[35]

Veçoritë kryesore të ajeteve të zbritura në Medine janë këto:

- Janë më të gjata se ajetet mekase, kurse stili është më i butë.
- Në to zënë vend parimet juridike të shtetit Islam, ndëshkimet, trashëgimia, marrëdhëniet individ-shoqëri, etj.
- Parashtrohen konkluzionet mbi xhihadin dhe lejimin e xhihadit.
- Përshkruhet gjendja e hipokritëve (munafik), çifutëve dhe krishterëve, mendimet e gabuara të tyre, krimet e kryera prej tyre, korrigjimet dhe ndryshimet që kanë bërë në librat e tyre.

## 6. RËNDËSIA E NJOHJES SË SHKAQEVE TË ZBRITJES

Thamë se i gjithë Kurani është dërguar për t'i nxjerrë njerëzit nga errësira në dritë dhe për t'i orientuar në rrugë të drejtë. Krahas kësaj, disa ajete dhe sure janë dërguar, herë pas here lidhur me ndonjë ngjarje ose pyetje. Për shembull:

Kur idhujtarët e zunë rob të birin e Avf ibn Malikut, ky shkoi te Profeti, iu ankua dhe e pyeti se ç'duhej të bënte. Atëherë, Profeti i tha:

*"Ki frikë Allahun dhe bëj durim. Gjithashtu, të urdhëroj ty dhe gruan tënde që të thoni shpesh: "La havle ve la kuvvete il'la bil'lah"!"*

Avf ibn Maliku u kthye në shtëpi, ia tregoi gruas se si qëndronte puna dhe të dy bashkë nisën të thonë shpesh "La havle ve la kuvvete il'la bil'lah". Pa shkuar shumë kohë, i

33 Kurani, El-Bekare: 281.

34 Kurani, El-Maide: 3.

35 Kurani, Tevbe: 128-129.

biri, duke përfituar nga mungesa e vëmendjes së idhujtarëve, u kthye te i ati duke marrë me vete edhe katër mijë dhentë. Pas kësaj, zbritën ajetet si më poshtë.[36]

"Atij që ka frikë Allahun, Ai i përgatit një rrugëdalje dhe e furnizon prej atje ku s'e pret. Atij që mbështetet te Allahu, Allahu i mjafton!"[37]

Një shembull tjetër.

Një ditë, Ubej ibn Halef shkoi te Profeti me ca eshtra të kalbura e, duke u fryrë, i tha: "Ti po thua se Allahu i ringjall eshtrat pasi të jenë kalbur në këtë mënyrë?" Dhe Profeti iu përgjigj: "Po, edhe ty të ringjall dhe pastaj të hedh në zjarr!" Lidhur me këtë ngjarje, u zbritën këto ajete:[38]

وَضَرَبَ لَنَا مَثَلًا وَنَسِيَ خَلْقَهُ قَالَ مَنْ يُحْيِي الْعِظَامَ وَهِيَ رَمِيمٌ * قُلْ يُحْيِيهَا الَّذِي أَنْشَأَهَا أَوَّلَ مَرَّةٍ وَهُوَ بِكُلِّ خَلْقٍ عَلِيمٌ *

**"Ne, na dha një shembull duke harruar krijimin e vet! Thuaj: "Ata do t'i ringjallë Ai që i ka krijuar së pari. Ai e njeh mirë çdo lloj krijimi!"**[39]

Ja, pra, siç u pa në këta shembuj, ngjarja apo pyetja që është bërë shkak për zbritjen e disa ajeteve dhe sureve, quhet "shkak i zbritjes". Ndërkaq, nuk ka shkak të caktuar për çdo ajet. I gjithë Kurani është zbritur për t'i orientuar dhe drejtuar njerëzit.

Njohja e shkaqeve të zbritjes ka rëndësi shumë të madhe për tefsirin e ajeteve. Po të njihet shkaku i zbritjes së një ajeti, edhe kuptimi i atij ajeti bëhet më mirë i qartë, urtësia e urdhrave dhe ndalimeve të shprehura në to kuptohet më qartë dhe më mirë, dyshimet hiqen dhe parandalohen gabimet. Të flasësh pa ditur shkakun apo shkaqet e zbritjes, bie në gabime. Prandaj, sahabet zënë një vend të veçantë në fushën e tefsirit. Meqë janë ndodhur pranë profetit, ata e kanë ditur se për kë dhe ku janë zbritur ajetet apo suret përkatëse. Nga kjo anë, shpjegimi i kuptimit të ajeteve të ardhura në mënyrë të dokumentuar e të vërtetuar nga sahabet, bart rëndësi të madhe. Madje, në fillim, shkenca e tefsirit përbëhej prej njohjes së shkaqeve të zbritjes së ajeteve.

Në librat e hadithit, kapitujt e tefsirit merren më shumë me shpjegimin e shkaqeve të zbritjes së ajeteve. Si në parathëniet (hyrjet) e librave të tefsirit, ashtu dhe në veprat mbi

36 Vahidi, Esbabu'n-Nüzul, f. 289-290.

37 Kurani, Et-Talak: 2-3.

38 Vahidi, Esbabu'n-Nüzul, f. 246.

39 Kurani, Jasin, 78-79.

metodën e tefsirit, ka informacion të gjerë lidhur me këtë çështje. Krahas kësaj, janë edhe shumë vepra më vete të kësaj fushe. Vepra e parë e tillë është shkruar nga mësuesi i Buhariut, Ali ibn el-Medini (vd. 234/848). Janë të njohura veprat "Esbabu'n-Nuzl" e Vahidiut (vd. 468/1075) dhe "Lubabu'n-Nukl fi Esbabu'n-Nuzl" e Sujutiut (vd. 911/1505).

## 7. SHKAQET DHE URTËSITË E FAKTIT QË KURANI NUK U ZBRIT MENJËHERË

Kurani pati kryer një transformim të pangjashëm në historinë e njerëzimit dhe pati ngritur një rend krejt të ri. Ai qe përpjekur t'i bënte njerëzit t'i përvetësonin parimet hyjnore në mënyrë të shkallëzuar. Si në ndalimin e zakoneve dhe veseve të këqija të mbështetura në mohimin (kufr), ashtu dhe në vënien e detyrave që duheshin kryer sipas parimeve të besimit monoteist (tevhid), Kurani pati ndjekur metodën e shkallëzimit. Me këtë është treguar kujdes që myslimanët të fitonin pjekurinë e duhur për t'i pranuar propozimet përkatëse, sepse Kurani ka një përsosmëri të tillë që të përfshijë edhe anët më të imta të ndërtimit të njeriut.

Braktisja e të këqijave të mësuara e të praktikuara nga njerëzit qysh nga koha e injorancës, mund t'i dukej shumë e rëndë natyrës njerëzore. Kjo mund të bëhej vetëm në një mënyrë të butë, dalëngadalë dhe duke u përsosur në mënyrë të shkallëzuar. Prandaj, Kurani është zbritur jo menjëherë, por ajet-ajet ose sure-sure duke u plotësuar për 23 vjet. Lidhur me zbritjen e Kuranit jo menjëherë, por pjesë-pjesë, mohuesit patën bërë këtë pyetje: "A nuk do të ishte më mirë që Kurani të zbritej menjëherë?" Duke iu përgjigjur kësaj pyetjeje, Kurani e ka shpjeguar kështu urtësinë e zbritjes së tij në mënyrë të shkallëzuar:

وَقَالَ الَّذِينَ كَفَرُوا لَوْلَا نُزِّلَ عَلَيْهِ الْقُرْآنُ جُمْلَةً وَاحِدَةً كَذَلِكَ لِنُثَبِّتَ بِهِ فُؤَادَكَ وَرَتَّلْنَاهُ تَرْتِيلًا *

**"Mohuesit thanë: "A nuk i duhej zbritur Kurani atij në një herë të vetme?" Ne e zbritëm atë pjesë-pjesë për të ta forcuar zemrën ty dhe e lexuam atë ngadalë-ngadalë!"**[40]

قُلْ نَزَّلَهُ رُوحُ الْقُدُسِ مِن رَّبِّكَ بِالْحَقِّ لِيُثَبِّتَ الَّذِينَ آمَنُواْ وَهُدًى وَبُشْرَى لِلْمُسْلِمِينَ *

40 Kurani, El-Furkan: 32.

**"Thuaj: "Kuranin e zbriti Xhebraili me të vërteta dhe urtësi nga Zoti yt për t'i fuqizuar besimtarët dhe për ta bërë atë udhëzues e përgëzues për myslimanët!"**[41]

وَقُرْآناً فَرَقْنَاهُ لِتَقْرَأَهُ عَلَى النَّاسِ عَلَى مُكْثٍ وَنَزَّلْنَاهُ تَنزِيلاً *

**"Ne e zbritëm atë një pas një si Kuran të ndarë në pjesë që t'ua lexosh njerëzve dalëngadalë."**[42]

Me këto ajete është parashtruar hapur shkaku i zbritjes së Kuranit me kohë dhe pjesë-pjesë. Pasi zbrisnin ajetet, sahabet edhe i mësonin përmendsh, edhe mendonin për kuptimin e tyre. Në të njëjtën kohë, i praktikonin një nga një konkluzionet dhe urdhrat e tyre. Po qe se Kurani do të zbritej menjëherë, edhe kuptimi, edhe vënia në praktikë e tij do të bëheshin shumë të vështirë. Kështu, me zbritjen kohë pas kohe dhe pjesë-pjesë, është siguruar lehtësi e dyanshme. Në një lajm të përcjellë nga Hz. Aisheja lidhur me këtë çështje, thuhet:

"Në fillim zbritën ajete të shkurtra që bënin fjalë për xhennetin dhe xhehennemin. Pasi Islami iu bë i afërt njerëzve, u zbritën ajete mbi hallallin dhe haramin. Po qe se në fillim do të zbriste ajeti, i cili u thoshte njerëzve të mos pinin pije alkoolike, ata do të thonin se kurrë nuk do ta linin alkoolin!"[43]

Sidomos kur vinte vahji, Profeti dhe myslimanët ndienin gëzim dhe emocion të madh, përballë urrejtjes dhe shtypjes së armiqve, gjenin ngushëllim dhe forcoheshin, lindte mundësia për t'u dhënë me anë të ajeteve përgjigje pyetjeve të reja të bëra si nga myslimanët, ashtu dhe nga armiqtë.

Një tjetër urtësi e zbritjes së Kuranit pjesë-pjesë është kjo: Mosbesimtarëve u hiqej mundësia për të thënë, që Kurani është një gjë e shkruar dhe e përgatitur qysh më parë nga njerëz të tjerë.

41 Kurani, En-Nahl: 102.

42 Kurani, El-Isra: 106.

43 Buhari, Sahih, VI, 185.

## PËRMBLEDHJE

1. Cilat janë format kryesore të vahjit?
2. Jepni si shembull dy ajete që tregojnë se Kurani është vahj.
3. Cilët janë ajetet e zbritura të parat dhe cilat janë veçoritë e ajeteve të zbritura në Mekë?
4. Cilët janë ajetet e zbritura të fundit dhe cilat janë veçoritë e ajeteve të zbritura në Medine?
5. Cilat janë dobitë e njohjes së shkaqeve të zbritjes?

# PJESA III

## NGULITJA FJALËSORE DHE SHKRIMORE E KURANIT

## ÇËSHTJET

1. ZBRITJA E KURANIT DHE NGULITJA E TIJ FJALËSORE E SHKRIMORE
2. MBLEDHJA E KURANIT DHE SHUMËFISHIMI I LIBRAVE TË KURANIT
3. SHKAQET QË KURANI NUK U BË LIBËR NË T3 GJALLË TË PROFETIT

## PUNË PËRGATITORE

1. Pse zbritja e Kuranit është shtrirë në një kohë prej 23 vjetësh?
2. Mblidhni të dhëna mbi nivelin e dijeve të shoqërisë së periudhës kur u zbrit Kurani.

# 1. ZBRITJA E KURANIT DHE NGULITJA E TIJ FJALËSORE E SHKRIMORE

Siç bëhet e ditur edhe në suren "Kadr", Kurani është zbritur në një natë të muajit të Ramazanit. Vahji apo zbulesa e parë i është bërë Profetit në vitin 610 e.r. në shpellën Hira, ku ai ishte tërhequr në vetmi dhe meditim. Vahji (revelacioni ose zbulesa hyjnore) është komunikimi nga Allahu të dërguarve (profetëve) të Tij, i çështjeve të caktuara me një rrugë të fshehtë dhe në një mënyrë të tillë që të përbëjnë për të dërguarit informacion hyjnor kategorik.

Ajetet e para të zbritura Hz. Muhammedit janë pesë ajetet e para të sures "El-Alak" që fillojnë me urdhrin, **"Lexo me urdhrin e Zotit tënd!"**

Kurani i plotë nga ana fjalësore e kuptimore i është zbritur Hz. Muhammedit nga ana e Allahut me ndërmjetësimin e Xhebrailit në vende dhe kohë të ndryshme. Me zbritjen pjesë-pjesë të Kuranit gjatë 23 vjetëve, u siguruan lehtësi të mëdha në zbatimin e tij, u bënë shpjegime dhe sqarime me gjuhën e Kuranit mbi problemet, ngjarjet dhe pyetjet e dala, iu dha mbështetje e madhe moralo-shpirtërore Profetit dhe myslimanëve për të përballuar shqetësimet dhe vështirësitë e mëdha me të cilat u përballën dhe, ndërkaq, u formua një brez njerëzish të përgatitur përmes procesit edukues të zbulesës hyjnore. Kështu, zbulesa hyjnore pati vazhduar të vepronte dhe plotësohej gjer afër vdekjes së Profetit.

Kurani është saktësuar dhe marrë nën garanci qysh në të gjallë të Profetit edhe duke u mësuar përmendsh, edhe duke u shkruar. Ajetet 16 dhe 17 të sures "El-Kijame" bëjnë të ditur se nuk ka vend për rrezikun e humbjes së Kuranit si dhe, në mënyrë të anasjelltë, se Profeti e ka mësuar menjëherë përmendsh vahjin ashtu siç e ka marrë të dërguar nga Allahu. Kështu, Profeti është bërë hafizi i parë i Kuranit. Pastaj ai thërriste njërin prej shkruesve të vahjit, e vinte ta shkruante vahjin e ardhur dhe i tregonte atij se ku duhej ta vendoste atë pjesë mes tërësisë së vahjit të ardhur e të shkruar gjer atë çast. Siç e sqarojnë hapur rivajetet, pas shkrimit, Profeti e urdhëronte shkruesin t'i lexonte ajetet e shkruara me qëllim për t'i rregulluar aty për aty gabimet e mundshme të bëra gjatë shkrimit. Veç kësaj, pas burrave, Profeti ua njoftonte vahjin e ardhur (ajetet e ardhura) edhe grave. Qysh në ditët e para të Islamit, Profeti, meqë vetë s'dinte të shkruante e të lexonte, pati ngarkuar disa nga sahabet me detyrën e shkruesit të vahjit për t'i shkruar ajetet e ardhura mbi sipërfaqe të ndryshme, sipas mundësive të asaj kohe, si lëkurë, copëra bezeje, tabela dërrase, eshtra të shpatullës së deveve, rrasa gurësh të bardhë e të butë, degë të gjera dhe lëkura hurmaje. Thuhet se kanë qenë rreth 40 shkrues të vahjit, në krye të të cilëve përmenden sahabet Zejd b. Thabit, Ubej b. Ka'b, Abdullah b. Sa'd, Muadh b. Xhebel, Abdullah b. Erkam.

Profeti i këndonte ajetet që i ishin zbritur, në namaz dhe jashtë namazit dhe ua tregonte myslimanëve konkluzionet dhe urtësitë e tyre. Ndërkaq, gjatë çdo Ramazani, ai bënte me Xhebrailin mukabele mbi ajetet e zbritura gjer në atë kohë, ndërsa në Ramazanin e fundit të Profetit para se të ndërronte jetë, kjo mukabele është bërë dy herë.

Edhe sahabet i jepnin rëndësinë më të madhe këndimit, mësimit dhe mbajtjes përmendsh të Kuranit. Epërsia e tyre ndaj njëri-tjetrit matej me sa e njihnin ata Kuranin. Në të gjallë të Profetit, shumica e sahabeve e dinin Kuranin përmendsh plotësisht ose pjesërisht. Ndërkaq, nuk dihet saktë se sa prej tyre ishin hafizë. Por disa ngjarje na japin të kuptojmë se numri i tyre ka qenë i madh. Për shembull, përcillet se në ngjarjen e Bi'r-i Maune të vitit të 4 të hixhretit (625 e.r.) kanë rënë dëshmorë rreth 70 sahabe hafizë dhe afërsisht po kaq në luftën e Jemames në vitin e 12 të hixhretit (633 e.r.), gjë që tregon se Kurani ka qenë mësuar përmendsh nga një numër shumë i madh sahabesh si në të gjallë të Profetit, ashtu dhe pas tij. Ndër kryesorët prej sahabeve hafizë, përveç katër kalifëve të parë, mund të përmenden Zejd b. Thabit, Abdullah b. Mes'ud, Muadh b. Xhebel, Ubej b. Ka'b, liberti i Ebu Hudhejfes, Salim, Ebu Zejd el-Ensari, Ebu'd-Derda dhe Ebu Musa el-Esh'ari.

## 2. MBLEDHJA E KURANIT DHE SHUMËFISHIMI I LIBRAVE TË KURANIT

Në të gjallë të Profetit, Kurani qe ngulitur edhe me gojë, edhe me shkrim dhe qe marrë nën ruajtje, por ende nuk qenë mbledhur tërë ajetet dhe suret për të formuar një libër. Ndërkaq, as nuk qe marrë iniciativa për një gjë të tillë dhe as qe ndjerë, madje, e nevojshme, sepse zbritja e Kuranit pati vazhduar gjatë gjithë kohës sa qe gjallë Profeti dhe sepse koha nga plotësimi i zbritjes, pra, ndërprerjes së saj, dhe vdekjes së Profetit qe fare e shkurtër.

Pas vdekjes së Profetit, kalif u zgjodh Hz. Ebu Bekri. Në këtë mes patën dalë disa profetë të rremë, të cilët patën krijuar mes myslimanëve intriga dhe patën nxitur disa lëvizje kthimi nga feja. Hz. Ebu Bekri dërgoi ushtri kundër tyre. Mes myslimanëve të rënë në luftën e zhvilluar kundër profetit të rremë, Musejlime, dhe ushtrisë së tij, pati edhe shumë hafizë. Pikërisht kjo gjendje e shqetësoi Hz. Omerin i cili, duke menduar se një gjë e tillë do të mund të ndodhte edhe në luftërat e ardhshme dhe se nga pakësimi i numrit të hafizëve do të dëmtohej Kurani, iu drejtua kalifit dhe i propozoi ta mblidhnin Kuranin në një tekst të vetëm. Dhe kalifi Hz. Ebu Bekr ngriti një komision nën kryesinë e kryesekretarit të Profetit, Zejd b. Sabit, dhe urdhëroi që Kurani të mblidhej e të bëhej libër. Myslimanëve iu bë thirrje të sillnin shkrimet që kishin në

duar. Ndërkaq, për pranimin e ajeteve dhe sureve të sjella u vunë këto kushte: sjellësi duhet t'i dinte përmendsh ajetet dhe suret që sillte, këto të ishin shkruar në prani të Profetit dhe kjo gjë duhej vërtetuar me të paktën dy dëshmitarë. Pas një pune serioze që vazhdoi gjer në një vit, u plotësua mbledhja e Kuranit dhe ekzemplari i mbledhur u quajt Mus'haf (tërësi fletësh, libër). Siç kuptohet edhe nga kushtet e treguara më sipër, puna e bërë qe mbledhja në një vend e ajeteve kur'anore të shkruara në prani të Profetit. Pas miratimit edhe të sahabeve, ky Mus'haf iu dorëzua kalifit Hz. Ebu Bekr. Pas vdekjes së tij, Mus'hafi iu dorëzua kalifit të dytë, Hz. Omer dhe, pastaj, pas vdekjes së Hz. Omerit dhe me porosi të tij, Mus'hafi iu dorëzua Hz. Hafsasë, të bijës së Hz. Omerit dhe gruas së Profetit.

Gjatë pushtimeve në periudhat e Hz. Omerit dhe Hz. Osmanit, Islami përhapej në vendbanime të reja dhe pranohej nga shtresa me kultura të ndryshme. Disa ndryshime në këndimin e Kuranit, të shfaqura me shtimin e myslimanëve, nisën të bëheshin çështje kontradiktash dhe ankesash. Kur u bë dëshmitar i gjërave të tilla edhe në ushtri, komandanti Huzejfe b. el-Jeman shkoi te kalifi Hz. Osman dhe i kërkoi të merrte masa për të parandaluar kontradiktat dhe ankesat lidhur me këtë çështje. Atëherë, Hz. Osmani, pas këshillimeve të domosdoshme, ngriti një komision përsëri nën kryesinë e Zejd b. Sabitit dhe kërkoi që, duke marrë për bazë Mus'hafin e përgatitur në kohën e Hz. Ebu Bekrit dhe që ndodhej te Hz. Hafsa, të bëhej kopjimi dhe shumëfishimi i librave të Kuranit. Komisioni e kreu detyrën me seriozitet dhe, në fund, Mus'hafi origjinal iu kthye përsëri Hz. Hafsasë. Njëri prej librave të kopjuar u vendos në Medine dhe u quajt "Mus'hafi imam". Kurse të tjerët u dërguan në Mekë, Kufa, Basra, Damask, Jemen dhe Bahrejn. Bashkë me librat e Kuranit u dërguan edhe nga një mësues Kurani. Myslimanët i korrigjuan tekstet që kishin në duar sipas librave të dërguar; tekstet e pamundura për t'u korrigjuar, u asgjësuan. Në bazë të këtyre librave të dërguar, në ato vende u shkruan edhe shumë libra të tjerë. Kështu u mbrojt Kurani me formën origjinale të kohës së Profetit.

## 3. SHKAQET QË KURANI NUK U BË LIBËR NË TË GJALLË TË PROFETIT

Në të gjallë të Profetit (s.a.v.), të gjitha ajetet e Kuranit qenë shkruar, qenë mësuar përmendsh, por nuk qenë sjellë në formë libri. Janë një sërë shkaqesh dhe urtësish që Kurani nuk qe bërë libër. Disa prej tyre mund t'i shprehim kështu:

* Ajetet e Kuranit nuk qenë zbritur të gjitha menjëherë. Ajetet dhe suret zbrisnin, gjatë kohës, pjesë-pjesë. Edhe ajeti i zbritur nuk radhitej sipas radhës së zbritjes, por vendosej në suren përkatëse dhe radhitej ashtu siç i thoshte Hz. Xhebraili Profetit. Me

që zbritja e ajeteve ishte në vazhdim, nuk dihej saktësisht nëse një sure e caktuar ishte plotësuar apo jo dhe si do të radhitej. Sidomos nuk dihej se kur do të plotësohej dhe merrte fund vahji. Dhe, pa u plotësuar vahji, ishte e pamundur të mblidhej Kurani e të bëhej libër.

* Shkaqet që e bënin të domosdoshëm, në kohën e Hz. Ebu Bekrit, mbledhjen e Kuranit në formë libri, nuk ekzistonin në kohë të Profetit. Mes sahabeve kishte shumë hafizë. Mes myslimanëve nuk kishte grindje, intriga dhe kundërshti. Kur kishin ndonjë çështje për të zgjidhur, ata ia parashtronin Profetit dhe ai u jepte zgjidhje. Sahabet i jepnin rëndësi të madhe mësimit përmendsh dhe zbatimit të konkluzioneve dhe urdhrave të Kuranit, veçanërisht i kushtonin kujdes ruajtjes së ajeteve që i shkruanin ashtu siç i mësonin përmendsh dhe i përsërisnin vazhdimisht.

Ja, pra, për këto shkaqe nuk qe bërë libër Kurani në kohë të Profetit (s.a.v.).



## PËRMBLEDHJE

1. Ku dhe kur i ka ardhur vahji i parë Profetit? Shkruani kuptimin e ajeteve të para të zbritura.
2. Ç'do të thotë "shkrues i vahjit"? Shkruani emrat e shkruesve të vahjit.
3. Në kohën e cilit kalif është bërë Kurani libër?
4. Shkruani shkaqet që Kurani nuk u bë libër në kohën e Profetit.

# PJESA IV

## SURET DHE AJETET E KURANIT

### ÇËSHTJET

1. PËRKUFIZIMI I SUREVE
2. NUMRI, SISTEMIMI DHE GJATËSIA E SUREVE
3. SURET E ZBRITURA NË MEKE
4. SURET E ZBRITURA NË MEDINE
5. PËRKUFIZIMI I AJETIT
6. NUMRI I AJETEVE

### PUNË PËRGATITORE

1. Ç'dini për numrin e ajeteve dhe sureve? Kërkoni të mësoni.
2. A ka ndryshim stili dhe përmbajtjeje mes sureve të zbritura në Mekë dhe sureve të zbritura në Medine? Kërkoni të mësoni.

## 1. PËRKUFIZIMI I SUREVE

Si kuptim leksikor, fjala sure do të thotë gradë, nder, pozitë, shenjë, tregues, mur, keshtjellë, ndërtesë e lartë ose katet dhe ndarjet e ndërtesës. Shumësi i fjalës sure është "suver".

Kurse në terminologjinë e Kuranit, fjala sure është emërtimi i çdo pjese të mëvetësishme të madhe ose të vogël. Kjo fjalë përdoret kështu nëpër ajete:

سُورَةٌ أَنزَلْنَاهَا وَفَرَضْنَاهَا وَأَنزَلْنَا فِيهَا آيَاتٍ بَيِّنَاتٍ لَّعَلَّكُمْ تَذَكَّرُونَ *

**"Kjo që kemi zbritur dhe konkluzionet e të cilës i kemi bërë të detyrueshme** (farz)**, është një sure. Atje ka ajete të qarta që të mendoni dhe të merrni mësim."**[44]

قُلْ فَأْتُواْ بِسُورَةٍ مِّثْلِهِ وَادْعُواْ مَنِ اسْتَطَعْتُم مِّن دُونِ اللّهِ إِن كُنتُمْ صَادِقِينَ *

**"Thuaj: "Po qe se jeni të sinqertë, ejani silleni një sure të ngjashme me të dhe sillni, përveç Allahut, të gjithë ata që mund të thirrni!"**[45]

أَمْ يَقُولُونَ افْتَرَاهُ قُلْ فَأْتُواْ بِعَشْرِ سُوَرٍ مِّثْلِهِ مُفْتَرَيَاتٍ وَادْعُواْ مَنِ اسْتَطَعْتُم مِّن
دُونِ اللّهِ إِن كُنتُمْ صَادِقِينَ *

**"A po thonë se atë e kanë sajuar? Thuaju: "Atëherë sillni edhe ju dhjetë sure të tilla të sajuara. Po qe se e keni me të vërtetë, thirrni, përveç Allahut, ata që mund të thirrni!"**[46]

Në shembullin e parë, fjala sure është përdorur duke nënkuptuar Kuranin, kurse në shembujt e tjerë, sure është quajtur çdo pjesë e madhe ose e vogël e mëvetësishme e Kuranit.

## 2. NUMRI, SISTEMIMI DHE GJATËSIA E SUREVE

Kurani përbëhet prej 114 suresh.

Edhe nëse janë mbrojtur pikëpamje të ndryshme mbi sistemimin e sureve, shu-

44 Kurani, En-Nur: 1.

45 Kurani, Junus: 38.

46 Kurani, Hud: 13.

mica e dijetarëve janë i të njëjtit mendim se edhe suret, ashtu si ajetet, janë të sistemuara (tevkifí), domethënë janë vendosur në një radhitje të caktuar nga Profeti. Në kohën e Profetit, Kurani qe shkruar dhe mësuar përmendsh plotësisht. Vetëm se nuk qe sistemuar në formën që ka sot. Ekipi që e mblodhi dhe e shkroi Kuranin si libër, i sistemoi suret dhe ajetet siç pati treguar Profeti, sipas porosive të marra prej tij. Sahabet nuk e bënë këtë gjë nga vetja; ata kërkuan të dinin si qe sistemimi i bërë nga Profeti dhe ashtu e sistemuan.

Kurani pati zbritur nga Levhi Mahfudh në qiellin e tokës i tëri menjëherë dhe me këtë sistemim, pastaj i qe zbritur Profetit pjesë-pjesë sipas rastit. Njëkohësisht, Profeti ia përsëriste Kuranin Xhebrailit çdo vit në muajin e Ramazanit. Edhe atë vit që vdiq, ia pati përsëritur dy herë. Të gjitha këto përsëritje qenë bërë sipas një radhitjeje dhe sistemimi të caktuar.

Këto tregojnë se sistemimi i ajeteve dhe sureve mbështetet në vahjin hyjnor. Ajetet brenda sureve dhe suret brenda tërësisë së Kuranit janë radhitur në formën më të mirë e më të bukur. Kurani është fjala e Allahut. Sistemimin dhe harmoninë atij ia ka dhënë Allahu.



Sipas numrit të ajeteve që përmbajnë, suret janë të shkurtra apo të gjata. Sipas gjatësisë, suret ndahen në katër pjesë, me radhë: "Es-Seb'ut-tival", "El-Mi'ûn", "El-Methânî" dhe "El-Mufassal".

Suret i kanë marrë emrat nga ndonjë fjalë që përmbahet në to ose nga kuptimi që kanë. Disa sure kanë më shumë se një emër. Për shembull, sures El-Fatiha i janë dhënë më shumë se njëzet emra, si Fatihatu'l-Kitab, Fatihatu'l-Kuran, Ummu'l-Kitab, Ummu'l-Kuran.

Por ka edhe raste që dy a më shumë sureve u është dhënë një emër i përbashkët. Për shembull, suret El-Bekare dhe Al-i Imran janë quajtur "edh-Dhahravan", suret el-Felak dhe en-Nas janë quajtur "el-Muavedhetejn".

Suret që përmbajnë rrëfimet mbi profetët, bartin emrat e tyre, si Nuh, Hud, Ibrahim, Junus, Jusuf, Muhammed. Gjithashtu, suret që bëjnë fjalë për popuj të ndryshëm, për qenie, për karaktere, kanë marrë emrat e tyre, si El-Xhinn, El-Munafikun, El-Mutaffifun. Por jo të gjitha suret janë emërtuar sipas çështjeve që përmbajnë. Asnjëra prej sureve Taha, El-Kasas dhe El-A'raf, të cilat bëjnë fjalë për profetin Musa, nuk kanë marrë emrin e tij.

## 3. SURET E ZBRITURA NË MEKE

Suret e zbritura para hixhretit janë quajtur sure të zbritura në Mekë. Kurse suret e zbritura pas hixhretit, janë quajtur sure të zbritura në Medine.

Kjo ndarje është bërë sipas kriterit kohë. Periudha para hixhretit është afërsisht 13 vjet. Të gjitha suret e zbritura gjatë këtaj periudhe quhen sure mekase (Mekkí). Numri i sureve të zbritura në Mekë është pranuar, përgjithësisht, 86. Kurse 28 suret e tjera janë zbritur në Medine. Këto quhen sure medinase (Medení).

Në suret e zbritura në Mekë ka ajete medinase, kurse në suret e zbritura në Medine ka ajete mekase. Një pjesë e sureve të zbritura në Mekë janë:

El-Fatiha, El-Alak, El-Kalem, El-Muzzemmil, El-Muddeththir, El-Leheb, Et-Tekvir, El-A'la, El-Lejl, El-Fexhr, Ed-Duha, El-Inshirah, El-Asr, El-Adijat, El-Keuther, Et-Tekathur, Er-Rahman, El-Maun, El-Kafirun, El-Fil, El-Ihlas, En-Nexhm, Esh-Shems, El-Buruxh, El-Kurejsh, El-Kari'a, El-Kijame, Et-Tin, El-Humeze, El-Murselat, Kaf, El-Beled, Et-Tarik, El-Kamer, Sad, El-En'am, El-A'raf, El-Xhinn, El-Furkan, Jasin, Taha, El-Vakia, etj.

## 4. SURET E ZBRITURA NË MEDINE

Disa prej sureve të zbritura në Medine janë:

El-Bekare, Al-i Imran, En-Nisa, El-Maide, El-Enfal, Et-Tevbe, Haxh, En-Nur, El-Ahzab, Muhammed, El-Feth, El-El-Huxhurat, El-Hadid, El-Muxhadele, El-Hashr, El-Mumtehine, Es-Saff, El-Xhuma, El-Munafikun, Et-Tegabun, Et-Talak, El-Nasr, etj.

Më sipër dhamë njohuri mbi veçoritë e sureve të zbritura në Mekë dhe të zbritura në Medine. Njohja e vendit të zbritjes së sureve përmban dobi të ndryshme. Njohja e vendit dhe kohës së zbritjes së ajeteve dhe sureve:

* ndihmon që Kurani të kuptohet më lehtë;
* ndihmon që të kuptohet urtësia e zbritjes së Kuranit pjesë-pjesë.

## 5. PËRKUFIZIMI I AJETIT

Kuptimi leksikor i fjalës ajet është shenjë, tregues, argument, shembull për të marrë mësim. Shumësi i fjalës ajet është ajat. Çdo gjë që argumenton, që shërben si argument i ekzistencës dhe njësisë së Allahut, quhet ajet. Krijimi i qiejve e i tokës, shndërrimi i njëpasnjëshëm ditë-natë, hëna, dielli, yjet, pemët, lulet, etj., janë, secila më vete, argument që parashtron, nxjerr në shesh ekzistencën e Allahut. Edhe mrekullitë që tregojnë se profetët janë dërguar nga ana e Allahut, quhen ajete. Ja disa shembuj ajetesh ku fjala ajet ka kuptime të ndryshme:

Me kuptimin argument: وَمِنْ آيَاتِهِ خَلْقُ السَّمٰوَاتِ وَالْاَرْضِ

Me kuptimin shenjë, tregues: اِنَّ آيَةَ مُلْكِهِ اَنْ يَأْتِيَكُمُ التَّابُوت

Me kuptimin mrekulli: سَلْ بَنِي اِسْرَائِيلَ كَمْ آتَيْنَاهُمْ مِنْ آيَةٍ

Me kuptimin shembull mësimdhënës: اِنَّ فِي ذَالِكَ لَآيَةً لِلْمُؤْمِنِينَ

Me kuptimin gjë e çuditshme: وَجَعَلْنَا ابْنَ مَرْيَمَ وَاُمَّهُ آيَةً

Në terminologjinë e tefsirit, ajeti është vahji i përbërë prej një ose disa fjalive. Ndarja e ajeteve nga njëri-tjetri nuk bëhet sipas ndonjë rregulli të caktuar. Caktimi i

ajetit është zgjedhës, sistematik (tevkifí). Ajetet janë caktuar nga Profeti. Prandaj, ndërsa (المص) dhe (الم) janë ajete më vete, (الرَ) nuk është ajet i plotë, por pjesë e ajetit në vijim.

Siç ka ajete që përmbajnë disa fjali dhe konkluzione (hukm), ashtu edhe ka ajete prej një ose dy fjalësh, të cilat nuk japin ndonjë konkluzion më vete. Për shembull, ndërsa ajeti 82 i sures El-Bekare zë një faqe, ajeti (مُدْهَامَّتَانِ) i sures Er-Rahman përbëhet prej një fjale. Shkronja që ndodhet në fund të ajetit dhe që e ndan atë nga ajeti në vijim, quhet "fasl" (shumës "fevasli") që do të thotë "ndërprerje" dhe shkronja e ndërprerjes quhet "harfu'l-fasl".

## 6. NUMRI I AJETEVE

Edhe në janë mbrojtur pikëpamje të ndryshme mbi numrin e ajeteve, ndryshimi në pikëpamjet është konvencional (itibarí) dhe jo esencial (esasí). Disa dijetarë, Besmelenë në krye të ajeteve dhe një pjesë të shkronjave të quajtura "mukatta'a" i kanë quajtur ajete. Kurse disa dijetarë të tjerë i kanë numëruar si dy ajetet e ndara me fjalën-shenjë të quajtur "sexhavend", për rrjedhojë, numri i ajeteve ka dalë i ndryshëm.

Numri i pranuar më gjerësisht është 6127.

Vendosja e ajeteve është zgjedhëse, sistematike (tevkifí), gjë që do të thotë se ajetet janë radhitur sipas porosisë së Profetit. Kur vinte një ajet, Profeti u tregonte personalisht shkruesve të vahjit se cilës sure i përkiste dhe në ç'vend të sures duhej vënë. Vendin e ajeteve ia tregonte Xhebraili Profetit dhe Profeti ua njoftonte shkruesve të vahjit. Në këtë çështje ka një mendim unik të bashkësisë (ixhmá-konsens). Në sistematizimin e ajeteve nuk ka mendim dhe opinion (rej dhe ixhtihat) të ndokujt. Ajetet Profeti i këndonte në namaz sipas një radhe të caktuar. Sahabet i mësonin përmendsh ajetet sipas radhës që i këndonte Profeti dhe ashtu i këndonin edhe vetë. Shkrimi i Kuranit në kohën e Hz. Ebu Bekrit dhe shumëfishimi i tij në kohën e Hz. Osmanit janë bërë sipas të njëjtit sistematizim. Në këtë çështje nuk ka ndodhur asnjë ndryshim.

Ka shumë hadithe që flasin mbi faktin se Profeti i ka vënë shkruesit e vahjit t'i shkruajnë ajetet sipas radhës që kanë sot. Për shembull, te Buhariu rrëfehet se Profeti këndonte në namazin e agimit suret El-Bekare, Al-i Imran dhe En-Nisa, kurse në namazin e mbrëmjes, suren El-A'raf. Kjo do të thotë se ajetet ishin vënë sipas një radhe të caktuar. Dhe Profeti i ka kënduar në namaze sipas një radhe të caktuar. Kjo çështje tashmë ka arritur nivelin e miratimit të përgjithshëm (tevatur).

## PËRMBLEDHJE

1. Ç'do të thotë "sure"? Sa sure ka Kurani?
2. Sipas cilit kriter janë sistemuar suret?
3. Ç'emra u janë dhënë shtatë sureve të gjata?
4. Cilat sure quhen "kisar-i mufassal"?
5. Cilat janë dobitë e njohjes së sureve si mekase dhe medinase?
6. Ç'do të thotë "ajet"?
7. Sa është numri i ajeteve sipas mendimit më të përgjithshëm?
8. A ka kontradikta në sistematizimin zgjedhor (tevkifí) të ajeteve?

# PJESA V

## KARAKTERI MREKULLOR I KURANIT (I'XHAZUL KURAN)

### ÇËSHTJET

1. KARAKTERI MREKULLOR (I'XHAZ) DHE MREKULLIA (MUXHIZE)
2. AJETET MBI ÇËSHTJEN E KARAKTERIT MREKULLOR TË KURANIT
3. TË PANGJASHMËRISË SË KURANIT

### PUNË PËRGATITORE

1. Kërkoni të mësoni ajetet dhe hadithet që tregojnë se Kurani është mrekullia më e madhe.
2. Ç'ndikim pati ushtruar karakteri mrekullor i Kuranit mbi Hz. Omerin (r.a.) dhe mohuesit?

## 1. KARAKTERI MREKULLOR (I'XHAZ) DHE MREKULLIA (MUXHIZE)

I *(e) mrekullueshëm ose me karakter mrekullor* (ixhaz) quhet akti, veprimi ose gjëja që të lë të hutuar pasi del nga përmasat e të zakonshmes e të së mundshmes. Me karakter mrekullor ose të mrekullueshme konsiderohen edhe gjëra të zakonshme e të mundshme por që kanë një nivel shumë të lartë përsosmërie, force, bukurie, ndikueshmërie, etj. si, p.sh., të folurit e bukur, shprehja e lartë me gojë ose me shkrim, e cila i lë të mahnitur dëgjuesit ose lexuesit. Fjala ixhaz është mbiemër dhe do të thotë i *mrekullueshëm* ose me karakter mrekullor. Kurse fjala *muxhize*, e prejardhur nga ixhaz, që do të thotë mrekulli, është emër dhe emërton vetë aktin, veprimin ose gjënë e mrekullueshme ose me karakter mrekullor.

Si term, mrekullia është ngjarja e jashtëzakonshme e shfaqur nga Allahu i Lartë, me anë të një profeti të dërguar prej Tij, për të treguar se ai profet është i vërtetë dhe për ta fuqizuar këtë të vërtetë. Me një përkufizim tjetër, mrekullia është ngjarja apo situata e jashtëzakonshme e pamundur për njerëzit, e favorizuar nga Allahu për profetët e dërguar prej Tij.

Eshtë e rëndësishme të dihen këto veçanti për mrekullinë:

* Mrekullia realizohet me dëshirën e Allahut dhe autori i vërtetë i saj është Allahu.

* Mrekullia u jepet vetëm profetëve.

* Meqë mrekullia i kapërcen fuqitë njerëzore, askush tjetër veç profetëve nuk mund të realizojë një mrekulli. Ndërkaq, edhe profetët mund të shfaqin një mrekulli me lejen dhe vullnetin e Allahut.

* Mrekullia është dy llojesh: e para, mrekullia ndjesore që merr fund brenda një kohe të caktuar; e dyta, mrekullia mendore (racionale) që u drejtohet mendjes dhe logjikës dhe që është e përhershme. Për shembull, shndërrimi i shkopit të Hz. Musait në kuçedër është një mrekulli ndjesore dhe e përkohshme, kurse Kurani është një mrekulli mendore (racionale) dhe e përhershme.

Ashtu si profetëve të tjerë, edhe profetit tonë (s.a.s.) Allahu i Lartë i pati favorizuar herë pas here mrekulli të ndryshme. Më e rëndësishmja ndër mrekullitë e favorizuara për profetin Muhammed (s.a.s.) është Kurani, i vlefshëm gjer në kiamet. Kurani është mrekullia më e madhe dhe askujt nga profetët e tjerë nuk i është dhënë diçka e ngjashme me të!

Faktin që Kurani është një mrekulli, Profeti e pohon me këtë hadith: *"Pa dyshim, mrekullia më e madhe që më është dhënë mua, është Kurani që ma ka zbuluar Allahu i Lartë!"*[47]

Edhe politeistët mekas që kishin arritur nivele të larta në letërsi, e pohonin epërsinë e Kuranit dhe pamundësinë për ta përsëritur atë! Edhe shumë e shumë dijetarë nga atëherë e gjer më sot e kanë pohuar dhe miratuar këtë të vërtetë, domethënë se Kurani është i një niveli të paarritshëm e të papërsëritshëm!

## 2. AJETET MBI ÇËSHTJEN E KARAKTERIT MREKULLOR TË KURANIT

Në kohën kur u zbrit Kurani, në Gadishullin Arabik, letërsia, veçanërisht poezia dhe ligjërimi (oratoria) kishin marrë zhvillim të madh. Arabët që ishin mjeshtra në poezi dhe ligjërim, organizonin çdo vit konkurse poetike dhe poezinë më të bukur e më të pëlqyer e varnin në muret e Qabes. Gjithashtu, oratorët e shquar ndër arabët mbanin ligjërime nëpër panaire. Ja, pra, në një kohë të tillë dhe në kushte të tilla u zbrit Kurani!

Politeistët arabë që nuk e pranonin Islamin, duke paraqitur pretekste të ndryshme, nuk deshën ta besonin se Kurani që kishte një fuqi të madhe oratorike dhe një stil shumë më të lartë e të bukur se poezia, ishte fjalë e Allahut. Dikush thoshte se Kurani ishte fjalë e Muhammedit, dikush thoshte se ishte poezi e, dikush tjetër, të tjera gjëra.

Ja, pra, për të zhvlerësuar pretendimet e politeistëve si dhe të njerëzve të tjerë që, si politeistët, prireshin për kundërshtim dhe mohim, Kurani iu drejtua njerëzimit mbi karakterin mrekullor të tij me këto ajete:

اَمْ يَقُولُونَ افْتَرٰيهُ قُلْ فَاْتُوا بِعَشْرِ سُوَرٍ مِثْلِهٖ مُفْتَرَيَاتٍ وَادْعُوا مَنِ اسْتَطَعْتُمْ مِنْ
دُونِ اللّٰهِ اِنْ كُنْتُمْ صَادِقِينَ * فَاِلَّمْ يَسْتَجِيبُوا لَكُمْ فَاعْلَمُوٓا اَنَّمَآ اُنْزِلَ بِعِلْمِ اللّٰهِ وَاَنْ
لَآ اِلٰهَ اِلَّا هُوَ...

**"Apo thonë se e ka sajuar ai vetë? Thuaju: "Po qe** (se jeni të bindur) **se keni të drejtë, thirrni të gjithë të tjerët veç Allahut dhe sillni një sure tjetër si këto!" Po qe se nuk të përgjigjen dot, le ta dinë se ai është zbritur vetëm me dijen e Allahut dhe se nuk ka zot tjetër veç Tij!.."**[48]

---

47 Sahihu Buhari, VI, 97.

48 Kurani, Hud: 13-14.

وَمَا كَانَ هٰذَا الْقُرْاٰنُ اَنْ يُفْتَرٰى مِنْ دُونِ اللّٰهِ وَلٰكِنْ تَصْدٖيقَ الَّذٖي بَيْنَ يَدَيْهِ وَتَفْصٖيلَ الْكِتَابِ لَا رَيْبَ فٖيهِ مِنْ رَبِّ الْعَالَمٖينَ * اَمْ يَقُولُونَ افْتَرٰيهُ قُلْ فَأْتُوا بِسُورَةٍ مِثْلِهٖ وَادْعُوا مَنِ اسْتَطَعْتُمْ مِنْ دُونِ اللّٰهِ اِنْ كُنْتُمْ صَادِقٖينَ *

**"Ky Kuran** (që është fjalë e Allahut) **nuk është diçka e sajuar nga dikush, por vërtetues i librit para tij. Në të nuk ka dyshim, ai është nga Zoti i botëve. Apo thonë se e ka sajuar** (Muhammedi)**? Thuaju: "Po qe se e keni me të vërtetë, thirrni të gjithë që mund të thirrni veç Allahut dhe bëjeni së bashku një sure si të tij!"**[49]

وَاِنْ كُنْتُمْ فٖي رَيْبٍ مِمَّا نَزَّلْنَا عَلٰى عَبْدِنَا فَأْتُوا بِسُورَةٍ مِنْ مِثْلِهٖ وَادْعُوا شُهَدَٓاءَكُمْ مِنْ دُونِ اللّٰهِ اِنْ كُنْتُمْ صَادِقٖينَ *

**"Po qe se keni ndonjë dyshim mbi atë që i kemi zbritur robit tonë, silleni ju një sure të ngjashme me të dhe, po qe se e keni me të vërtetë pretendimin tuaj, thirrni në ndihmë edhe dëshmuesit tuaj!"**[50]

Megjithëse Kurani i pati ftuar të gjithë njerëzit për të shkruar një gjë të ngjashme me të, askush s'ka mundur t'i përgjigjet kësaj ftese. Përsëri Kurani thotë se edhe pas kësaj, askush nuk do të mund të bëjë diçka të ngjashme me të:

قُل لَئِنِ اجْتَمَعَتِ الإِنسُ وَالْجِنُّ عَلَى أَن يَأْتُواْ بِمِثْلِ هَـذَا الْقُرْآنِ لاَ يَأْتُونَ بِمِثْلِهِ وَلَوْ كَانَ بَعْضُهُمْ لِبَعْضٍ ظَهِيرًا *

**"Thuaju: "Pa dyshim, edhe sikur të bëhen bashkë njerëz e xhindë e ta ndihmojnë njëri-tjetrin për të bërë të ngjashmen e Kuranit, nuk do t'ia arrijnë dot!"**[51] Dhe kjo tregon se Kurani nuk është fjalë njerëzore, por fjalë e Allahut!

Edhe fakti që gjer më sot nuk është bërë dot as edhe një sure e ngjashme me suret e Kuranit, tregon se Kurani është mrekulli.

49 Kurani, Junus: 37-38.

50 Kurani, El-Bekare: 23.

51 Kurani, El-Isra: 88.

## 3. ASPEKTET E KARAKTERIT MREKULLOR DHE ARGUMENTET RACIONALE E TË PËRCJELLA TË PANGJASHMËRISË SË KURANIT

**a) Kurani informon mbi të panjohurat**

Kurani jep informacion edhe mbi të shkuarën, edhe mbi të ardhmen. Në Kuran rrëfehet në mënyrë të përmbledhur mbi Hz. Ademin, njeriun e parë dhe profetin e parë. Njëri prej ajeteve mbi këtë çështje është kështu:

وَقُلْنَا يَآ اٰدَمُ اسْكُنْ اَنْتَ وَزَوْجُكَ الْجَنَّةَ وَكُلَا مِنْهَا رَغَدًا حَيْثُ شِئْتُمَا وَلَا تَقْرَبَا هٰذِهِ الشَّجَرَةَ...

**"Dhe Ne i thamë: "O Adem, ti dhe shoqja jote (Havaja) vendosuni në xhennet, hani e pini e përfitoni nga të mirat e xhennetit, vetëm kësaj peme mos iu afroni!.."**[52]

Ndërkaq, disa rrëfime mbi profetët e tjerë në Kuran përshkruajnë edhe një sërë ngjarjesh të jetuara nga popujt e shkuar:

اِنَّآ اَرْسَلْنَا نُوحًا اِلٰى قَوْمِهٖٓ اَنْ اَنْذِرْ قَوْمَكَ مِنْ قَبْلِ اَنْ يَاْتِيَهُمْ عَذَابٌ اَلِيمٌ *

**"E dërguam Nuhun te fisi i vet për ta paralajmëruar para se t'u vijë një ndëshkim përvëlues!"**[53]

تِلْكَ الْقُرٰى نَقُصُّ عَلَيْكَ مِنْ اَنْبَآئِهَا وَلَقَدْ جَآءَتْهُمْ رُسُلُهُمْ بِالْبَيِّنَاتِ...

**"Po t'i tregojmë ty një pjesë të lajmeve mbi ta. Me të vërtetë, të dërguarit u patën sjellë atyre prova të qarta!.."**[54]

ثُمَّ بَعَثْنَا مِنْ بَعْدِهِمْ مُوسٰى بِاٰيَاتِنَآ اِلٰى فِرْعَوْنَ وَمَلَائِهٖ فَظَلَمُوا بِهَا فَانْظُرْ كَيْفَ كَانَ عَاقِبَةُ الْمُفْسِدِينَ *

**"... dhe e dërguam Musanë me mrekullitë tona te populli i Faraonit dhe ata i mohuan ato mrekulli, mirëpo shih se ç'qe fundi i intrigantëve!"**[55]

52 Kurani El-Bekare: 35.

53 Kurani, Nuh: 1.

54 Kurani, El-A'raf: 101.

55 Kurani, El-A'raf: 103.

وَقَفَّيْنَا عَلٰىٓ اٰثَارِهِمْ بِعِيسَى ابْنِ مَرْيَمَ مُصَدِّقًا لِمَا بَيْنَ يَدَيْهِ مِنَ التَّوْرٰيةِ...

**"... dhe e dërguam të birin e Merjemes, Isanë, në gjurmë të profetëve të tyre si vërtetues të Teuratit të dërguar para tyre..."**[56]

Fakti që në Kuran bëhet fjalë për profetët e kaluar dhe fiset e tyre, është provë dhe argument se Kurani është një mrekulli e ardhur nga Allahu. Është krejt e pamundur që një profet pa shkrim e këndim, pa arsim, të japë informacione të drejta dhe në përputhje me të vërtetat historike mbi ngjarje dhe popuj të shumë shekujve para tij! Ajeti në vijim bën të ditur se këto informacione i janë zbuluar Profetit nga ana e Allahut:

تِلْكَ مِنْ اَنْبَآءِ الْغَيْبِ نُوحِيهَآ اِلَيْكَ مَا كُنْتَ تَعْلَمُهَآ اَنْتَ وَلَا قَوْمُكَ مِنْ قَبْلِ هٰذَا...

"(O i Dërguar!) **Këto janë lajme të panjohura që t'i zbuluam ty! Para kësaj, as ti s'i dije këto, as fisi yt!.."**[57]

Atëherë themi se Kurani që flet për këto, është fjala e Allahut dhe një mrekulli e pashoqe që Ai ia dhuroi Profetit!

Edhe informacionet e dhëna nga Kurani mbi të ardhmen janë realizuar kur u ka ardhur koha dhe do të vazhdojnë të realizohen. Ngjarja e mëposhtme është vetëm një shembull i realizimit dhe vërtetimit të informacioneve të Kuranit mbi të ardhmen.

Bizantinët ndjekës të Librit (krishterë) ishin mundur nga iranasit zoroastrianë. Politeistët mekas u gëzuan shumë për këtë dhe u thanë myslimanëve me tallje: "Po qe se Allahu do të ishte fituesi i vetëm, do t'i kishte nxjerrë fitues bizantinët ndjekës të Librit!" Pas kësaj, u zbrit ajeti:

غُلِبَتِ الرُّومُ * فِيٓ اَدْنَى الْاَرْضِ وَهُمْ مِنْ بَعْدِ غَلَبِهِمْ سَيَغْلِبُونَ * فِي بِضْعِ سِنِينَ لِلّٰهِ الْاَمْرُ مِنْ قَبْلُ وَمِنْ بَعْدُ...

**"Bizantinët u mundën në një vend të afërt** (me arabët). **Por, brenda pak vjetësh, ata do të dalin fitues. Fjala e fundit i përket Allahut!.."**[58]

56 Kurani, El-Maide: 46.

57 Kurani, Hud: 49.

58 Kurani, Er-Rum: 2-4.

Me të vërtetë, ky informacion i Kuranit u vërtetua në vitin 624 kur bizantinët dolën fitues mbi iranianët. Në Kuran thuhet:

...وَيَوْمَئِذٍ يَفْرَحُ الْمُؤْمِنُونَ * بِنَصْرِ اللّٰهِ يَنْصُرُ مَنْ يَشَآءُ...

**"... atë ditë besimtarët, me ndihmën e Allahut, do të gëzohen. Allahu ndihmon kë të dojë!.."**[59]

Edhe ky informacion u vërtetua po atë vit kur myslimanët fituan betejën e Bedrit!

Hz. Muhammedi (s.a.s.) ia kumtoi fenë Islame një shoqërie injorante të përbërë në shumicën dërrmuese nga politeistë. Kundër tij u pozicionuan disa prej parësisë së Mekës, madje, prej të afërmve të tij. Megjithëse Profeti dhe myslimanët e parë që i besuan atij, qenë, në përgjithësi, të dobët ndërsa armiqtë, edhe të fuqishëm, edhe eprorë në numër, dhe megjithëse armiqtë u përpoqën me të gjitha forcat për ta penguar përhapjen e Islamit, ky u përhap brenda një kohe të shkurtër dhe u pranua nga një numër i madh njerëzish. Edhe në periudhën e kalifëve pas Profetit, myslimanët u fuqizuan shumë dhe Islami u përhap në një hapësirë të gjerë. Këtë realitet Kurani e pati paralajmëruar shumë më parë:

يُرِيدُونَ اَنْ يُطْفِؤُا نُورَ اللّٰهِ بِاَفْوَاهِهِمْ وَيَاْبَى اللّٰهُ اِلَّآ اَنْ يُتِمَّ نُورَهُ وَلَوْ كَرِهَ الْكَافِرُونَ *

**"Ata kërkojnë ta shuajnë dritën e Allahut** (duke e fryrë) **me gojë! Mirëpo edhe sikur të mos duan mohuesit, Allahu ka për ta plotësuar dritën e Tij!"**[60]

Ky paralajmërim u realizua dhe u vërtetua dhe Kurani e tregoi edhe një herë se është fjalë e Allahut dhe mrekulli!

**b) Karakteri mrekullor i vlefshmërisë së Kuranit në çdo kohë dhe në çdo vend**

Kurani është i vlefshëm në çdo kohë e në çdo vend. Ai u jep përgjigje nevojave të njerëzve, u sjell zgjidhje problemeve të tyre. Të gjitha konkluzionet dhe urdhrat që përmban Kurani, janë të tilla që i sigurojnë njeriut një jetë të mirë e të qetë, në bashkësi e paqe në këtë botë dhe lumturi të amshuar në jetën e pasme, ahiret. Kjo veçanti e Kuranit është efektive jo vetëm për njerëzit e kohës kur u zbrit Kurani, por për të gjithë njerëzit.

59 Kurani, Er-Rum: 4-5.

60 Kurani, Et-Tevbe: 32.

Kurani urdhëron gjithmonë gjërat e mira, të dobishme e të bukura dhe ndalon fjalët, sjelljet dhe veprimet e këqija e të dëmshme. Në Kuran zënë vend konkluzione dhe urdhra që sigurojnë unitetin, miqësinë, vëllazërinë dhe shoqërinë, paqen dhe qetësinë, besimin dhe sigurinë, drejtësinë dhe virtytin mes njerëzve.

Me transformimin e madh që kreu në shoqërinë arabe brenda një kohe të shkurtër, Kurani shpalosi para syve të të gjithë njerëzimit faktin se, në saje të këtyre parimeve, njerëzimit iu dha qetësi, siguri, lumturi, drejtësi, dije e kulturë.

Ja disa nga aspektet më të rëndësishme të transformimit që kreu Islami:

* Duke i shpëtuar njerëzit nga primitiviteti i adhurimit të idhujve, u mësoi dhe i bëri ata të adhuronin Allahun, Zotin e vetëm të gjithësisë!

* Njerëzit e pamëshirshëm gjer në atë shkallë sa të groposnin përsëgjalli fëmijët e vet me duart e veta, i shndërroi në njerëz aq të mëshirshëm sa të bënin kujdes se mos shkelnin një milingonë!

* Zhduku zakonet dhe veset e këqija e të dëmshme për individin e shoqërinë, si pijet alkoolike, bixhozin, prostitucionin, fajden, etj.

* Zhduku dallimet i pasur-i varfër, zotëri-shërbëtor!

* Ndaloi gjakmarrjen, urrejtjen dhe armiqësinë, gënjeshtrën, mashtrimin!

* Vendosi ndihmën dhe solidaritetin, besimin dhe respektin e dyanshëm mes njerëzve, respektimin gjer në fund të të drejtave të personit.

* Vendosi, në vend të së shtrembrës, të drejtën; në vend të padrejtësisë dhe dhunës, drejtësinë; në vend të dallimit racor, barazinë racore; në vend të armiqësisë, paqen dhe vëllazërinë!

* Mori nën mbrojtje të drejtat, nderin dhe virtytin e femrës.

Një libër i tillë që u drejtohet të gjithë njerëzve e që përmban mesazhe, konkluzione e urdhra që përfshijnë të gjitha kohërat, që i siguron lumturinë e të dy botëve çdo njeriu që i bindet, pavarësisht se ç'vendi dhe kohe i përket, një libër i tillë, pra, mund të jetë vetëm fjalë e Zotit, Allahut! Kjo veçori është, gjithashtu, një aspekt tjetër i karakterit mrekullor të Kuranit.

**c) Karakteri mrekullor i shprehjes së Kuranit**

Shprehjet e Kuranit nuk janë të ngatërruara e të pakuptueshme. Meqë Kurani i drejtohet e i flet tërë njerëzimit, çdo njeri që e këndon Kuranin, ka marrë e merr prej tij infor-

macion e dije me aq sa ka aftësi dhe përgatitje.

Kurani i drejtohet, disa herë, arsyes së njeriut, disa herë, zemrës e, disa herë, u drejtohet ndjenjave të tij. Duke përdorur metoda të ndryshme si sugjerimin, përsëritjen, konkretizimin me shembuj, përshkrimin, letrarizimin, personalizimin, etj., çështjen që kërkon ta tregojë apo trajtojë e ta bëjë të kuptueshme, Kurani e parashtron dhe shpjegon në atë mënyrë sikur po ia nxjerr njeriut para syve. Ajetet në vazhdim janë nga një shembull i kësaj:

وَسَخَّرَ لَكُمُ الَّيْلَ وَالنَّهَارَ وَالشَّمْسَ وَالْقَمَرَ وَالنُّجُومُ مُسَخَّرَاتٌ بِاَمْرِهِ اِنَّ فٖي ذٰلِكَ
لَاٰيَاتٍ لِقَوْمٍ يَعْقِلُونَ *

**"Ai i vuri natën dhe ditën, diellin dhe hënën nën shërbimin tuaj. Edhe yjet lëvizin me urdhrin e Allahut. Pa dyshim, në këto ka prova për ata që mendojnë!"**[61]

وَهُوَ الَّذٖي سَخَّرَ الْبَحْرَ لِتَاْكُلُوا مِنْهُ لَحْمًا طَرِيًّا وَتَسْتَخْرِجُوا مِنْهُ حِلْيَةً تَلْبَسُونَهَا
وَتَرَى الْفُلْكَ مَوَاخِرَ فٖيهِ وَلِتَبْتَغُوا مِنْ فَضْلِهٖ وَلَعَلَّكُمْ تَشْكُرُونَ* وَاَلْقٰى فِي
الْاَرْضِ رَوَاسِيَ اَنْ تَمٖيدَ بِكُمْ وَاَنْهَارًا وَسُبُلًا لَعَلَّكُمْ تَهْتَدُونَ* وَعَلَامَاتٍ
وَبِالنَّجْمِ هُمْ يَهْتَدُونَ* اَفَمَنْ يَخْلُقُ كَمَنْ لَا يَخْلُقُ اَفَلَا تَذَكَّرُونَ *

**"Ai e ka vënë detin nën urdhrin tuaj me qëllim që të hani mish** (peshk) **të freskët e të nxirrni stoli. Ti i sheh edhe anijet që shkojnë në det duke çarë ujrat.** (Të gjitha këto janë) **që të kërkoni favorin e Tij e ta falënderoni për të mirat. Ai krijoi malet e sigurtë që të mos lëkundeni, lumenjtë dhe rrugët që ta gjeni rrugën. Dhe sa e sa të mira të tjera! Ata e orientojnë rrugën edhe me anë të yjeve. Atëherë, a mund të barazohen idhujt** (që s'krijojnë) **me Allahun** (që krijon)**? Akoma s'po mendoni?"**[62]

فَاِذَا انْشَقَّتِ السَّمَاۤءُ فَكَانَتْ وَرْدَةً كَالدِّهَانِ * فَبِاَيِّ اٰلَاۤءِ رَبِّكُمَا تُكَذِّبَانِ * فَيَوْمَئِذٍ لَا
يُسْئَلُ عَنْ ذَنْبِهٖٓ اِنْسٌ وَلَا جَآنٌّ *

**"Dhe kur qielli të çahet e të bëhet i kuq si vaj i përvëluar, ... atë ditë as njer-**

61 Kurani, En-Nahl: 12.

62 Kurani, En-Nahl: 14-17.

**iu, as xhindi s'pyetet më për mëkatin e vet!"[63]**

اِذَا الشَّمْسُ كُوِّرَتْ * وَاِذَا النُّجُومُ انْكَدَرَتْ * وَاِذَا الْجِبَالُ سُيِّرَتْ * وَاِذَا الْعِشَارُ
عُطِّلَتْ * وَاِذَا الْوُحُوشُ حُشِرَتْ * وَاِذَا الْبِحَارُ سُجِّرَتْ * وَاِذَا النُّفُوسُ زُوِّجَتْ *
وَاِذَا الْمَوْؤُدَةُ سُئِلَتْ * بِاَيِّ ذَنْبٍ قُتِلَتْ * وَاِذَا الصُّحُفُ نُشِرَتْ * وَاِذَا السَّمَآءُ
كُشِطَتْ * وَاِذَا الْجَحِيمُ سُعِّرَتْ * وَاِذَا الْجَنَّةُ اُزْلِفَتْ * عَلِمَتْ نَفْسٌ مَآ اَحْضَرَتْ *

**"Kur dielli të paloset, kur yjet të nxihen e të derdhen, kur malet të lëkunden e të ecin, kur devetë e mbarsura të lëshohen, kur kafshët e egra të mblidhen bashkë, kur detrat të vlojnë, kur shpirtrat të bëhen një me trupat, kur vajza e groposur së gjalli të pyetet se për ç'faj është vrarë, kur të hapen defterët, kur qielli të çahet, kur xhehennemit t'i jepet flakë dhe kur xhenneti të afrohet, njeriu do të mësojë se ç'ka sjellë me vete!"[64]**

**d) Karakteri mrekullor i tingëllimit të Kuranit**

Muzikaliteti i natyrshëm në shprehjen e Kuranit duket, veçanërisht, në dy aspekte:

*E para*, megjithëse Kurani nuk është poezi, në shumicën e ajeteve të tij vihet re një harmoni poetike, një muzikalitet poetik:

وَالشَّمْسِ وَضُحٰيهَا * وَالْقَمَرِ اِذَا تَلٰيهَا * وَالنَّهَارِ اِذَا جَلّٰيهَا * وَالَّيْلِ اِذَا يَغْشٰيهَا *
وَالسَّمَآءِ وَمَا بَنٰيهَا * وَالْاَرْضِ وَمَا طَحٰيهَا *

**"Betohem në diellin dhe në ndriçimin e paradites, në hënën kur e ndjek diellin, në ditën kur (dielli) e ndrit, në natën kur e mbulon (diellin), në qiellin dhe në Atë që e ndërtoi, në tokën dhe në Atë që e rrafshoi, në egon (nefsin, njeriun) dhe në Atë që e krijoi atë e që ia frymëzoi të mirat e të këqijat!"[65]**

فَلَآ اُقْسِمُ بِالشَّفَقِ * وَالَّيْلِ وَمَا وَسَقَ * وَالْقَمَرِ اِذَا اتَّسَقَ * لَتَرْكَبُنَّ طَبَقًا عَنْ طَبَقٍ *

**"Jo! Betohem në agimin, në natën dhe në errësirën kur pllakos mbi të, në**

63 Kurani, Er-Rahman: 37-39.

64 Kurani, Et-Tekvir: 1-14.

65 Kurani, Esh-Shems: 1-6.

**hënën e plotë se ju kaloni nga një gjendje në tjetrën!"**[66]

E dyta, në Kuran, fjalët dhe mënyra e të shprehurit butësohet ose ashpërsohet sipas përmbajtjes së ajetit. Fjalët dhe stili i ajeteve që bëjnë fjalë për mëshirën, mirësitë dhe xhennetin e Allahut, janë të buta në përputhje me cilësitë dhe veçoritë e çështjeve përkatëse.

قُلْ يَا عِبَادِيَ الَّذٖينَ اَسْرَفُوا عَلٰٓى اَنْفُسِهِمْ لَا تَقْنَطُوا مِنْ رَحْمَةِ اللّٰهِ اِنَّ اللّٰهَ يَغْفِرُ الذُّنُوبَ جَمٖيعًا اِنَّهُ هُوَ الْغَفُورُ الرَّحٖيمُ *

**"Thuaj: "O robtë e mi që e kaloni masën në dëm tuaj, mos e prisni shpresën te mëshira e Allahut, sepse Allahu i fal të gjitha mëkatet. Pa dyshim, Ai është falës dhe mëshirues i madh!"**[67]

فٖي جَنَّاتِ النَّعٖيمِ * عَلٰى سُرُرٍ مُتَقَابِلٖينَ * يُطَافُ عَلَيْهِمْ بِكَاْسٍ مِنْ مَعٖينٍ * بَيْضَٓاءَ لَذَّةٍ لِلشَّارِبٖينَ*

**"... në xhennete të begatshme të mbështetur në kolltukë përballë njëri-tjetrit. Atyre u shërbehet me gota** (vere të mbushura) **nga burimi, që është e bardhë dhe e shijshme për ata që e pinë!"**[68]

Kurse në ajetet që shprehin vështirësi, kërcënim dhe ndëshkim, që tregojnë për xhehennemin, ka ashpërsi.

كَلَّٓا اِذَا بَلَغَتِ التَّرَاقِيَ * وَقٖيلَ مَنْ رَاقٍ * وَظَنَّ اَنَّهُ الْفِرَاقُ * وَالْتَفَّتِ السَّاقُ بِالسَّاقِ * اِلٰى رَبِّكَ يَوْمَئِذٍ الْمَسَاقُ *

**"Jo dhe jo! Kur shpirti të vijë për të dalë, kur** (njeriu) **të kërkojë shërim e të bindet se po ndahet e të fillojë të përpëlitet duke iu përplasur gjunjët me njëri-tjetrin, vendi i vetëm ku mund të shkohet është te Zoti yt!"**[69]

66 Kurani, El-Inshikak: 16-19.

67 Kurani, Ez-Zumer: 53.

68 Kurani, Es-Saffat: 43-46.

69 Kurani, El-Kijame: 26-30.

Edhe në ajetet që përshkruajnë kiametin, ndjehet situata e rëndë dhe e jashtëzakonshme e çështjes:

إِذَا السَّمَآءُ انْفَطَرَتْ * وَإِذَا الْكَوَاكِبُ انْتَثَرَتْ * وَإِذَا الْبِحَارُ فُجِّرَتْ * وَإِذَا الْقُبُورُ بُعْثِرَتْ * عَلِمَتْ نَفْسٌ مَا قَدَّمَتْ وَاَخَّرَتْ *

**"Kur qielli të çahet, kur yjet të derdhen, kur detrat të përzihen me njëri-tjetrin dhe kur varret të hedhin jashtë ç'kanë brenda, njeriu do ta kuptojë një për një se ç'ka bërë e ç'ka lënë pa bërë!"[70]**

**e) Karakteri mrekullor i formimit të Kuranit**

Kurani ka zbritur për 23 vjet ajet-ajet e sure-sure. Vendin e çdo ajeti apo sureje të zbritur e ka caktuar vetë Profeti sipas zbulesës së Allahut dhe po vetë ai, sipas urdhrit të Allahut, e ka përcaktuar për çdo ajet se në cilën sure do të futet dhe i sati ajet i asaj sureje do të jetë. Mes sureve të Kuranit si dhe mes ajeteve të sureve ka lidhje, përputhje dhe harmoni. Është e qartë se Profeti si njeri nuk mund t'i dinte ngjarjet që do të ndodhnin në të ardhmen dhe, në lidhje me to, ajetet që do t'i zbuloheshin. Atëherë, kuptohet qartë se shkrimi dhe sistemimi i Kuranit është bërë me urdhër të Allahut!

**f) Karakteri mrekullor i përmbajtjes shkencore të Kuranit dhe i përputhjes së ajeteve përkatëse me shkencat e natyrës**

Kurani përmban shumë çështje shkencore. Ashtu si në çështjet e tjera, edhe në gjërat që bën të ditura Kurani në çështjet shkencore, nuk ka asgjë në kundërshtim me arsyen dhe shkencën. Shkencëtarët kanë pranuar dhe miratuar drejtësinë e parimeve shkencore të parashtruara nga Kurani.

Fakti që Kurani mësohet lehtë, që mësohet e mbahet përmendsh lehtë, që në këndimin e tij ka një shije shpirtërore, që u jep zemrave frymëzim dhe ndjenjave kënaqësi, që e preh lexuesin shpirtërisht, është një nga argumentet e epërsisë dhe karakterit mrekullor të tij. Në mënyrë të veçantë, njerëzimi me të ka shpëtuar, lumturinë, qetësinë, sigurinë, drejtësinë, të vërtetën, vëllazërinë, ndihmën dhe solidaritetin me të i ka fituar! Kurani ka ndriçuar epokat, është bërë burim për shkencën dhe teknikën, është bërë burim frymëzimi për njerëzit e mendimit dhe dijes! Ai që ka bërë siç thotë Kurani, ka gjetur rrugën e drejtë, kurse ai që është ndarë prej Kuranit, e ka humbur rrugën, është prapësuar!

Ajetet në vijim shënojnë disa prej këtyre veçorive të Kuranit:

70 Kurani, El-Infitar: 1-5.

اِنَّ هٰذَا الْقُرْاٰنَ يَهْدِي لِلَّتِي هِيَ اَقْوَمُ...

**"Pa dyshim, ky Kuran shtyn në rrugën më të drejtë..."**[71]

وَنُنَزِّلُ مِنَ الْقُرْاٰنِ مَا هُوَ شِفَآءٌ وَرَحْمَةٌ لِلْمُؤْمِنِينَ...

**"Ne zbresim nga Kurani një gjë të tillë që është për besimtarët shërim dhe mëshirë..."**[72]

وَنَزَّلْنَا عَلَيْكَ الْكِتَابَ تِبْيَانًا لِكُلِّ شَيْءٍ وَهُدًى وَرَحْمَةً وَبُشْرٰى لِلْمُسْلِمِينَ *

**"Dhe e zbritëm këtë libër për ty si shpjegim për çdo gjë, si burim orientimi dhe mëshire dhe, për myslimanët, si përgëzim..."**[73]

يَآ اَيُّهَا النَّاسُ قَدْ جَآءَتْكُمْ مَوْعِظَةٌ مِنْ رَبِّكُمْ وَشِفَآءٌ لِمَا فِي الصُّدُورِ وَهُدًى
وَرَحْمَةٌ لِلْمُؤْمِنِينَ *

**"O njerëz! Juve ju ka ardhur nga Zoti juaj këshillë, zemrave, shërim, besimtarëve, mëshirë dhe orientim!"**[74]

قُل لَئِنِ اجْتَمَعَتِ الإِنسُ وَالْجِنُّ عَلَى أَن يَأْتُواْ بِمِثْلِ هَذَا الْقُرْآنِ لاَ يَأْتُونَ بِمِثْلِهِ
وَلَوْ كَانَ بَعْضُهُمْ لِبَعْضٍ ظَهِيرًا *

**"Pa dyshim, edhe sikur njerëzit dhe xhindët të bëhen bashkë e ta ndihmojnë njëri-tjetrin për të sjellë një të ngjashëm me këtë Kuran, nuk do të munden t'ia arrijnë!"**[75]

71 Kurani, El-Isra: 9.

72 Kurani, El-Isra: 82.

73 Kurani, En-Nahl: 89.

74 Kurani, Junus: 57.

75 Kurani, El-Isra: 88.

## PËRMBLEDHJE

1. Shpjegoni konceptet "karakter mrekullor" (i’xhaz) dhe "mrekulli" (muxhize).
2. Thoni dy ajete mbi karakterin mrekullor të Kuranit.
3. Jepni tre shembuj nga ajetet e Kuranit që e sfidojnë njerëzimin.
4. Cili ishte shkaku që i tërhiqte politeistët të dëgjonin natën Kuran?
5. Thoni aspektet kryesore të karakterit mrekullor të Kuranit.

# PJESA VI

## MREKULLITË E KURANIT

### ÇËSHTJET

1. INFORMACIONET E FSHEHTA
2. ZBULIMET SHKENCORE

### PUNË PËRGATITORE

1. Mendoni mbi rëndësinë që i jep Kurani shkencës.
2. Kërkoni të mësoni se për cilat ngjarje shkencore bëhet fjalë në Kuran.
3. Diskutoni me shokët mbi urtësitë e trajtimit të çështjeve të shkencës moderne në Kuran.
4. Mendoni mbi aspektet pozitive e negative të ngritjes së lidhjeve mes të dhënave të shkencës moderne dhe Kuranit.

## 1. INFORMACIONET E FSHEHTA

Kurani jep një sërë informacionesh të fshehta. Edhe këto tregojnë se ai është një mrekulli. Informacionet që përmban mbi të kaluarën, Kurani i tregon në përputhje me të vërtetën.

Në lidhje me këto informacione, në shekullin VII në Mekë nuk kishte ndonjë institucion apo qoftë edhe një njeri të vetëm me një kulturë të përgjithshme mbi to. Të gjitha njohuritë historike ekzistuese nuk ishin më shumë se disa rrëfime lokale perse të sjella në formë legjende nga tregtarët. Mirëpo informacionet dhe të dhënat mbi të kaluarën në Kuran përbëjnë një të tërë të atij niveli që asnjë njeri nuk do të mund t'i shkruante vetëm në saje të arsyes dhe mençurisë së vet të mprehtë!

Atëherë, njeriu i mençur duhet të mendojë! A mund të bëhet burim për kuptimet e Kuranit një njeri i pamësuar, i dalë nga mesi i një shoqërie injorante, pa e marrë konsideratën për to prej një burimi hyjnor? Natyrisht që kurrë! Dhe kjo tregon se të gjitha informacionet e dhëna nga i Dërguari i Allahut (s.a.s.) i janë zbuluar atij nga ana e Allahut. Në Kuran thuhet:

ذٰلِكَ مِنْ اَنْبَآءِ الْغَيْبِ نُوحِيهِ اِلَيْكَ وَمَا كُنْتَ لَدَيْهِمْ اِذْ يُلْقُونَ اَقْلَامَهُمْ اَيُّهُمْ يَكْفُلُ
مَرْيَمَ وَمَا كُنْتَ لَدَيْهِمْ اِذْ يَخْتَصِمُونَ *

**"Ky është ndër lajmet e fshehta që t'i zbuluam ty. Ti nuk ndodheshe pranë tyre kur hidhnin short se kush do ta rriste Merjemen dhe as kur ata kundërshtonin njëri-tjetrin për këtë gjë!"**[76]

وَمَا كُنْتَ تَتْلُوا مِنْ قَبْلِهِ مِنْ كِتَابٍ وَلَا تَخُطُّهُ بِيَمِينِكَ اِذًا لَارْتَابَ الْمُبْطِلُونَ *

**"Ti më parë as lexove, as shkrove me dorën tënde ndonjë libër. Po të ishte ashtu, mohuesit do të dyshonin."**[77]

Me të vërtetë, për fiset Ad dhe Themud dhe për përmbytjen e Nuhut, në ato kohë kishte disa mbeturina të dhënash, por dhe ato në formë legjendash. Kurse Kurani ia ka parashtruar këto njerëzimit në mënyrën më shembullore dhe në përputhje me shkencën dhe filozofinë e historisë.

---

76 Kurani, Al-i Imran: 44.

77 Kurani, El-Ankebut: 48.

**a) Çështja e Shokëve të Shpellës**

Sipas ndjekësve të Librit, Shokët e Shpellës patën mbetur në shpellë 300 vjet diellorë. Kurani bën të ditur se ata kanë mbetur në shpellë treqind vjet dhe nëntë vjet. Këto nëntë vjet janë diferenca mes vitit hënor dhe diellor. Në Kuran thuhet:

وَلَبِثُوا فِي كَهْفِهِمْ ثَلٰثَ مِائَةٍ سِنِينَ وَازْدَادُوا تِسْعًا *

**"Ata mbetën në shpellë treqind vjet dhe nëntë vjet."**[78]

Në shekullin VII, në Mekë, në çdo fushë të dijes injoranca ishte në pikë të fundit. Për shembull, në matematikë, nuk kishte mbledhje dhe nxjerrje shume, koncepti numër dhe zeroja nuk njiheshin. Shifrat ose sasia shpreheshin dhe shkruheshin me fjalë. Kështu ishte gjendja në Mekë kur zbriti ky ajet. Atëherë, si mund ta njihte këtë llogaritje kaq të saktë një profet i pamësuar, i pashkrim e këndim, i dalë nga një shoqëri e tillë? Në Kuran ka një numër shumë të madh informacioni të këtij karakteri, të pajustifikueshëm për një shoqëri me një nivel aq të ulët.

Mësuesi i Profetit ka qenë vetë Allahu (xh.xh.). Veçanërisht, gjatë ballafaqimit të urdhrit hyjnor, edhe er-Ruhul Emin (Xhebraili) i jepte mësime të Dërguarit të Allahut (s.a.s.). Detyra e tij ishte t'ia sillte Profetit një për një informacionet e marra nga Allahu i Lartë. Kurani pati dhënë informacione mbi të ardhmen dhe, kur pati ardhur koha, ato qenë realizuar siç i pati paralajmëruar Kurani dhe kështu do të vazhdojë të ndodhë.

Në histori ka shumë qytetërime që janë fshirë sikur të mos kishin ekzistuar fare. Historia është e mbushur plot me profetë të vrarë, me libra të shenjtë të humbur, të cunguar apo të korrigjuar. Por vetëm për tekstin e Kuranit ka dhënë garanci Zoti se do të ruhet dhe do të përcillet nëpër kohë besnikërisht:

إِنَّا نَحْنُ نَزَّلْنَا الذِّكْرَ وَإِنَّا لَهُ لَحَافِظُونَ *

**"Me të vërtetë, Kuranin Ne e zbritëm dhe Ne do ta mbrojmë atë!"**[79]

**b) Lufta Bizantino-Perse dhe fitorja e Bedrit**

Bizantinët krishterë, ndjekës të Librit, ishin ndeshur me persët zoroastrianë dhe kishin humbur. Persët kishin dalë fitues nga lufta. Politeistët që deshën të përfitonin nga ky rast për t'ua thyer myslimanëve besimin dhe vendosmërinë, u thanë:

78 Kurani, El-Kehf: 25.

79 Kurani, El-Hixhr: 9.

"Sipas librit tuaj, pandehnit se ishit më lart se ne, por ja tek adhuruesit e zjarrit dolën fitues mbi ndjekësit e Librit!" Atëherë, Allahu i Lartë zbriti këto ajete që do t'i hidhëronin politeistët dhe gëzonin myslimanët:

الٓمٓ * غُلِبَتِ الرُّومُ * فِيٓ اَدْنَى الْاَرْضِ وَهُمْ مِنْ بَعْدِ غَلَبِهِمْ سَيَغْلِبُونَ * فِي بِضْعِ سِنِينَ لِلّٰهِ الْاَمْرُ مِنْ قَبْلُ وَمِنْ بَعْدُ وَيَوْمَئِذٍ يَفْرَحُ الْمُؤْمِنُونَ * بِنَصْرِ اللّٰهِ يَنْصُرُ مَنْ يَشَآءُ وَهُوَ الْعَزِيزُ الرَّحِيمُ *

**"Elif. Lam. Mim. Bizantinët u mundën në vendin më të afërt. Por, pas kësaj humbjeje, ata do të fitojnë brenda disa (3-9) vjetëve. Punët e së kaluarës e të së ardhmes Allahu i di! Atë ditë, me ndihmën e Allahut, myslimanët do të gëzohen. Ai është fituesi absolut, mëshirues dhe shpërblyes!"[80]**

Atë radhë bizantinët ishin mundur aq keq sa as edhe një njeri i vetëm nuk mendonte se mund të luftonin përsëri e të dilnin fitues!

Por Allahu e kreu premtimin. Sipas vlerësimit të njëzëshëm të historianëve, në më pak se nëntë vjet bizantinët dolën fitues mbi persët!

Veç kësaj, po atë ditë, Allahu i gëzoi edhe myslimanët siç u kishte premtuar! Atë ditë, në Bedr, myslimanët dolën fitues mbi politeistët!

Me të vërtetë, në ditën e fitores së Bedrit, ndëshkimi hyjnor ra në mënyrë të tmerrshme mbi politeistët. Atë ditë, afër shtatëdhjetë vetë nga parësia e politeistëve u vranë e po aq u zunë rob. Para kësaj ngjarjeje, ajeti kur'anor kishte paralajmëruar kështu për Velid bin Mugiren:

اِذَا تُتْلٰى عَلَيْهِ اٰيَاتُنَا قَالَ اَسَاطِيرُ الْاَوَّلِينَ * سَنَسِمُهُ عَلَى الْخُرْطُومِ *

**"Kur këndoheshin ajetet tona, thoshte: "Këto janë përrallat e të parëve!" Ne do ta damkosim atë me një shenjë në hundë!"[81]**

Në ditën e Bedrit, Velidi u plagos në hundë dhe plaga iu kthye në një shenjë që i mbeti për tërë jetën! Atë ditë, në mënyrë të veçantë, u vërtetua premtimi hyjnor i njoftuar në ajetin e 45 të sures Kamer:

80 Kurani, Er-Rum: 1-5.

81 Kurani, Nun: 15-16.

سَيُهْزَمُ الْجَمْعُ وَيُوَلُّونَ الدُّبُرَ *

**"Ai grup do të pësojë humbje, do të kthehet pas e do të ikë!"**

**c) Kufoma e Faraonit**

Faraonit që u detyrua të kapej pas besimit ndërsa po mbytej në vorbullat e Detit të Kuq duke ndjekur Hz. Musanë, Allahu i thoshte:

آلْئٰنَ وَقَدْ عَصَيْتَ قَبْلُ وَكُنْتَ مِنَ الْمُفْسِدِينَ *

**"A tani** (po shpreh besim)**? Mirëpo ti gjer tani ke kundërshtuar e ke qenë vazhdimisht ndër ngatërrestarët!"**[82]

Faraonit nuk iu pranua besimi! Në Kuran paralajmërohet:

فَالْيَوْمَ نُنَجِّيكَ بِبَدَنِكَ لِتَكُونَ لِمَنْ خَلْفَكَ اٰيَةً وَاِنَّ كَثِيرًا مِنَ النَّاسِ عَنْ اٰيَاتِنَا لَغَافِلُونَ *

"(O Faraon!) **Edhe Ne sot do të të lëmë ty** (në një vend të lartë) **si një kufomë** (pa shpirt) **që të bëhesh shembull për pasardhësit. Megjithëkëtë, shumica e njerëzve me të vërtetë nuk kuptojnë nga ajetet tona!"**[83]

Në kërkimet e bëra vitet e fundit, kufoma që mendohet të jetë e Faraonit, u gjet në breg. Tani ajo ndodhet e ekspozuar në Muzeun Britanik. Kjo është vetëm njëra prej mrekullive të njoftuara nga Zoti në Kuran, të cilat do të vazhdojnë të ekzistojnë gjer në kiamet!

**d) Fundi i Sodomit dhe Gomorres**

Kurani na njofton se fisi i Lutit qe shkatërruar për shkak të punëve të veta të këqija e të ulta. Ky fis quhet edhe populli i Sodomit dhe Gomorres. Ky fis u falej idhujve, jepej pas homoseksualizmit dhe gjithfarë punësh të tjera të këqija. njerëzit e ndershëm e të virtytshëm i tallnin e i vinin në lojë! Allahu i Lartë thotë kështu për të marrë mësim nga shkatërrimi i fisit të Lutit:

82 Kurani, Junus: 91.

83 Kurani, Junus: 92.

وَلَقَدْ تَرَكْنَا مِنْهَآ اٰيَةً بَيِّنَةً لِقَوْمٍ يَعْقِلُونَ *

**"Me të vërtetë Ne kemi lënë aty një provë të qartë mësimdhënëse për ata që arsyetojnë!"[84]**

Në ajetin kur'anor bëhet fjalë për faktin se mbeturinat e popujve të shkatërruar janë lënë për t'u bërë shembull mësimdhënës për historinë e njerëzimit.

"Provat e qarta" që bart Deti i Kripur i cili quhet ndryshe edhe Liqeni i Lutit, janë tejet interesante. Sa dukuritë përreth Detit të Kripur, të tërheq vëmendjen përbërja gjeologjike e shtratit të tij. Deti i Kripur ndodhet katërqind metra nën nivelin sipërfaqësor të Detit Mesdhe. Thellësia më e madhe e Detit të Kripur është katërqind metra, gjë që do të thotë se fundi i tij është tetëqind metra më poshtë se sipërfaqja e Detit Mesdhe. Ndërkaq, vendi më i ulët në botë nën nivelin e detit është vetëm njëqind metra! Duket sikur edhe niveli i fundit të Detit të Kripur flet për ultësinë e popullit të Lutit!

Një tjetër veçori e Detit të Lutit është kripësia e tij prej 30%. Prandaj aty nuk mund të jetojnë as peshq, as bimë! Ky ujë quhet edhe Deti i Vdekur. Eshtë një shenjë mësimdhënëse që në këtë ujë të mallkuar nuk ka jetë! Ndodhitë mbi këtë popull të mallkuar, të treguara në Kuran, kanë ngjarë përafërsisht në vitet 1800 para Erës së Re. Në zonën Sodom-Gomorre, për shkak të dendësisë së madhe të kripësisë, hasen pemë të konservuara të asaj kohe. Kurse mbeturinat e qytetit, nën forcën e ndëshkimit hyjnor, janë fundosur nën tokë. Uji ka ngjyrë zifti dhe lëshon kundërmime të këqija. Duket sikur me këtë pamje ky det shpalos para njeriut mëkatet e kryera mbi atë vend!

## 2. ZBULIMET SHKENCORE

Në Kuran ka shumë ajete që bëjnë dritë mbi zbulimet dhe përparimet shkencore. Edhe këto janë paralajmërimet mrekullore të Kuranit mbi të ardhmen.

Ndërkaq, duhet theksuar se qëllimi bazë i Kuranit është vendosja e tevhidit, besimit monoteist, dhe shërbimi si udhëzues i rrugës së drejtë për njerëzit. Prandaj, të gjitha çështjet që i trajton, i parashtron drejt këtij qëllimi. Krahas kësaj, edhe informacionet dhe njohuritë që hyjnë në fushën e shkencave të natyrës, që Kurani ua jep njerëzve për të nxjerrë mësim prej tyre, përputhen plotësisht me të vërtetën. Kjo është një shfaqje tjetër e karakterit mrekullor të Kuranit, që do të vazhdojë të jetë e tillë në të gjitha kushtet e vendit dhe kohës gjer në kiamet. Këto e vërtetojnë edhe një herë tjetër

84 Kurani, Ankebut: 35.

shkëlqimin e Kuranit. Kështu, përparimet shkencore që shtohen në mënyrë të pandërprerë në sasi dhe cilësi, i mbështesin dhe vërtetojnë informacionet dhe njohuritë shkencore që jepen në Kuran. Si shembull mund të përmendim këto:

**a) Daktiloskopi**

Kjo degë e shkencës që studion shenjat e gishtave, ka treguar se majat e gishtave mbeten të njëjta gjithë jetën, pa ndryshuar, se konfiguracioni i vijave të gishtave të një njeriu nuk i ngjasin një tjetri ose, më saktë, janë të posaçme vetëm për të! Prandaj, prova më e saktë në praktikën juridike mbështetet në konfiguracionin e vijave të gishtave. Kjo e vërtetë është zbuluar vetëm në fundet e shekullit XIX, kurse Kurani ka tërhequr vëmendjen e njerëzve për të shumë shekuj më parë!

اَيَحْسَبُ الْاِنْسَانُ اَلَّنْ نَجْمَعَ عِظَامَهُ * بَلٰى قَادِرِينَ عَلٰٓى اَنْ نُسَوِّيَ بَنَانَهُ *

**"A mos pandeh njeriu se s'do të mundemi t'ia mbledhim eshtrat përsëri? Po, do t'ia mbledhim! Ne kemi mundësi edhe t'ia bëjmë majat e gishtave të rregullt!"**[85]

Ashtu siç ndodh që fytyra e asnjë njeriu nuk i ngjan fytyrës së një njeriu tjetër, ashtu dhe konfiguracioni i vijave të majave të gishtave mes individëve të ndryshëm është i pangjashëm. Realizimi i një dallimi të tillë kaq të ndjeshëm e të papërsëritshëm brenda një fushe kaq të ngushtë s'mund të jetë veçse vepër e Individualitetit të Lartë, me një dije e fuqi të pafundme, i cili, duke krijuar me lehtësi çdo gjë, nga më e imta e gjer te më e madhja, zbaton mbi të gjitha krijesat një art dhe harmoni të përsosur!

**b) Formimi i qumështit**

Informacioni që jep Kurani mbi vendin në trupin e kafshës ku formohen elementët përbërës të qumështit, përputhet identikisht me përfundimet ku ka arritur shkenca e sotme. Në lidhje me këtë çështje, në Kuran urdhërohet:

وَاِنَّ لَكُمْ فِي الْاَنْعَامِ لَعِبْرَةً نُسْقِيكُمْ مِمَّا فِي بُطُونِهِ مِنْ بَيْنِ فَرْثٍ وَدَمٍ لَبَنًا خَالِصًا سَآئِغًا لِلشَّارِبِينَ *

**"Pa dyshim, edhe në kafshët e qumështit ka vend për ju që të merrni mësim. Ne ju japim të pini qumësht të pastër që del nga bashkimi i përmbajtjes së zorrëve të tyre me gjakun."**[86]

85 Kurani, El-Kijame: 3-4.

86 Kurani, En-Nahl: 66.

Konceptet mbi përmbajtjen e zorrëve dhe gjakun janë kuptuar vetëm sot në saje të studimeve dhe përparimit të kimisë dhe fiziologjisë së tretjes. Në kohën e Profetit, për këto lloj informacionesh as që mund të bëhej fjalë. Këto janë arritur vetëm në shekullin XXI. Kurse qarkullimi i gjakut, i zbuluar nga Harvej, i përket një kohe afro dhjetë shekuj pas Kuranit!

Po të kemi parasysh kohën kur Kurani jepte këtë informacion, fakti që në Kuran përmbahet një ajet që bën fjalë për njohuri të tilla, nuk mund të shpjegohet kurrsesi me anë të ndonjë burimi njerëzor!

**c) Qumështi i nënës**

Në Kuran thuhet:

وَالْوَالِدَاتُ يُرْضِعْنَ اَوْلَادَهُنَّ حَوْلَيْنِ كَامِلَيْنِ لِمَنْ اَرَادَ اَنْ يُتِمَّ الرَّضَاعَةَ...

**"Për atë që kërkon ta plotësojë mëkuarjen me gji, nënat i mbajnë fëmijët në gji plot dy vjet."**[87]

وَوَصَّيْنَا الْاِنْسَانَ بِوَالِدَيْهِ حَمَلَتْهُ اُمُّهُ وَهْنًا عَلٰى وَهْنٍ وَفِصَالُهُ فٖي عَامَيْنِ اَنِ اشْكُرْ لٖي وَلِوَالِدَيْكَ اِلَيَّ الْمَصٖيرُ *

**"Ne e kemi porositur njeriun të sillet mirë me prindërit, sepse e ëma e ka mbajtur atë në bark duke përballuar shqetësime nga më të ndryshmet dhe e ndan nga gjiri pas dy vjetësh!"**[88]

Edhe shkenca e mjekësisë, në bazë të zhvillimit të madh që ka marrë sot, ka vërtetuar se ushqimi i fëmijës me gjirin e nënës është jashtëzakonisht i rëndësishëm si për shëndetin e fëmijës, ashtu dhe të nënës.

Qumështi i nënës, në saje të fuqisë hyjnore të zbatuar në të, paraqet një mrekulli. Në qumështin e nënës ndodhen vitaminat jetësore për të cilat ka nevojë fëmija, hormonet, lëndët mbrojtëse-imunitare, enzimat antimikrobike si dhe elementë formues të karakterit të fëmijës.

87 Kurani, El-Bekare: 233.

88 Kurani, Lukman: 14.

Në qumështin e nënës, të gjithë elementët themelorë ushqyes si proteinat, karbohidratet, yndyrnat, fosfori dhe vitaminat ndodhen në përmasa dhe raporte tejet të harmonishme, në përshtatje me trupin dhe nevojat e fëmijës. Rregullimi i tyre është hyjnor!

Në qumështin e nënës ka lëndë imunitare që e mbrojnë fëmijën gjatë gjashtë muajve të parë nga të gjitha llojet e mikrobeve. Për këtë dhe për shkaqe të tjera, është domosdoshmëri biologjike që fëmija të ushqehet gjatë gjashtë muajve të parë vetëm me qumështin e nënës.

Sipas shkencës që zhvillohet vazhdimisht, periudha e laktacionit (e prodhimit të qumështit dhe e dhënies së gjirit) është plot dy vjet, sepse, për shkak të ngarkesës së madhe të mëlçisë së zezë dhe të gjendjes në zhvillim të të gjitha organeve të tjera, nevoja e detyrueshme për qumështin e nënës zgjat dy vjet. Në mënyrë të veçantë, edhe nevoja për lëndë biologjike e periudhës më të rëndësisshme të zhvillimit zgjat dy vjet. Mjekësia pranon në mënyrë të padiskutueshme se zhvillimi që kryen fëmija në dy vjetët e parë të jetës, përbën periudhën më të rëndësishme të jetës së tij.

Gjithashtu, mjekësia pohon se te nëna që i jep gji fëmijës gjatë 1-2 vjetëve, ndodh një ripërtëritje biologjike, si rezultat i së cilës kanceri i gjinjve haset rrallë, kurse nënat që nuk japin gji, ndodhen nën një rrezik të madh shëndetësor.

Për vërtetimin e të gjitha këtyre dobive në mënyrë të plotë, duhet që periudha e gjirit të jetë dy vjet, gjë që është një mrekulli e madhe e Kuranit!

**d) Forma e tokës**

Në Kuran ka shumë ajete që aludojnë për formën sferike të tokës. Në njërin prej këtyre ajeteve thuhet:

يُكَوِّرُ اللَّيْلَ عَلَى النَّهَارِ وَيُكَوِّرُ النَّهَارَ عَلَى اللَّيْلِ...

**"Allahu e mbështjell natën mbi ditën dhe ditën, mbi natën."**[89]

Fjala *tekvir* (jukevviru) që përdoret në këtë ajet, do të thotë mbështjellje e një gjëje mbi një gjë sferike, si, p.sh. mbështjellja e copës së bardhë mbi çallmë.

Koncepti *tekvir* përshkruan një dukuri që vihet re mbi sipërfaqen e tokës. Pjesa e sferës tokësore që rrotullohet rreth boshtit të vet, e cila sheh kah dielli, është e ndriçuar, domethënë, ditë. Ndërkaq, kjo gjendje nuk është e qëndrueshme. Në saje

89 Kurani, Ez-Zumer: 5.

të rrotullimit të rregullt të tokës, pjesa e ndriçuar ia zë dalngadalë vendin pjesës së pandriçuar, e cila kalon në vend të saj, pra, nis të ndriçohet. Kështu, pra, me rrotullimin e tokës sferike rreth boshtit të saj, pjesët e ndriçuara shkëmbehen në mënyrë të pandërprerë me pjesët e pandriçuara e kështu me radhë; dita ia lë vendin natës e, nata, ditës. Pra, duke përdorur konceptin tekvir, Kurani tregon në mënyrë të anasjelltë se toka ka formë sferike dhe se rrotullohet, ndryshe kjo dukuri nuk do të mund të realizohej!

Edhe për ajetin në vijim, dijetarët pranojnë se aludon rrotullimin e tokës:

وَتَرَى الْجِبَالَ تَحْسَبُهَا جَامِدَةً وَهِيَ تَمُرُّ مَرَّ السَّحَابِ صُنْعَ اللّٰهِ الَّذ۪يٓ اَتْقَنَ كُلَّ شَيْءٍ اِنَّهُ خَب۪يرٌ بِمَا تَفْعَلُونَ *

**"Ti i sheh malet dhe pandeh se janë të palëvizshme, mirëpo ata zhvendosen siç zhvendosen retë."[90]**

Edhe për gjendjen e hënës dhe diellit, në ajetet 38, 39 dhe 40 të sures Jasin thuhet:

وَالشَّمْسُ تَجْر۪ي لِمُسْتَقَرٍّ لَهَا ذٰلِكَ تَقْد۪يرُ الْعَز۪يزِ الْعَل۪يمِ *

**"Dielli rrëshqet për në drejtimin e caktuar për të. Ky është paracaktimi i Allahut që është i shenjtë e i ditur!"**

وَالْقَمَرَ قَدَّرْنَاهُ مَنَازِلَ حَتّٰى عَادَ كَالْعُرْجُونِ الْقَد۪يمِ *

**"Edhe për hënën caktuam një sërë fazash. Ajo bëhet si një degë hurmaje e shtrembër dhe pastaj kthehet në gjendjen e parë."**

لَا الشَّمْسُ يَنْبَغ۪ي لَهَٓا اَنْ تُدْرِكَ الْقَمَرَ وَلَا الَّيْلُ سَابِقُ النَّهَارِ وَكُلٌّ ف۪ي فَلَكٍ يَسْبَحُونَ *

**"As dielli e arrin hënën, as nata e kapërcen ditën! Secili vozit nëpër një orbitë** (të caktuar)**!"**

Në shekullin VII as që mund të mendohej se hëna dhe dielli bëjnë lëvizje rrethore nëpër orbita të caktuara! Për lëvizjen e tyre kishte shumë ide bestyte. Për

90 Kurani, En-Neml: 88.

shembull, kur Profetit i vdiq i biri, Ibrahimi, ndodhi eklipsi i diellit. Njerëzit thanë: "Dielli u zu se vdiq i biri i Profetit!" Atëherë, Profeti tha: "Hëna dhe dielli janë argumente që tregojnë ekzistencën e Allahut. Ata nuk mund të zihen për vdekjen apo jetën e dikujt, kushdo qoftë ai! Kur shihni një gjë të tillë, falni namaz e bëni lutje[91] gjersa dielli apo hëna të lirohen përsëri!"[92]

Në mënyrë të veçantë, Kurani tregon se hëna dhe dielli janë trupa të ndryshëm:

اَلَمْ تَرَوْا كَيْفَ خَلَقَ اللّٰهُ سَبْعَ سَمٰوَاتٍ طِبَاقًا * وَجَعَلَ الْقَمَرَ فِيهِنَّ نُورًا وَجَعَلَ الشَّمْسَ سِرَاجًا *

**"A s'e keni parë se si Allahu i ka krijuar shtatë qiejt në harmoni me njëri-tjetrin? Mes tyre, hënën e ka bërë bukuri, kurse diellin, kandil!"[93]**

وَبَنَيْنَا فَوْقَكُمْ سَبْعًا شِدَادًا * وَجَعَلْنَا سِرَاجًا وَهَّاجًا *

**"Mbi ju ngritëm shtatë qiej të qëndrueshëm dhe varëm një llambë që digjet flakë e ndriçon!"[94]**

Në të gjithë trupat në gjithësi ka një art dhe rregull hyjnor. Mes tyre nuk ndodh ndonjë përplasje, ndonjë aksident. Në lëvizjet e tyre nuk ndodh as edhe një sekondë nxitim ose ngadalësim. Ata vazhdojnë të lëvizin në të njëjtin drejtpeshim hyjnor. Dhe kjo është një shfaqje e veçantë madhështie për të cilën aludohet në ajet.

Krijimi i këtij sistemi madhështor dhe të pafund, për Krijuesin e Madh nuk është aspak i vështirë!

**e) Botanikë**

Në Kuran tregohet se edhe bimët janë krijuar çift.

وَهُوَ الَّذِي مَدَّ الْاَرْضَ وَجَعَلَ فِيهَا رَوَاسِيَ وَاَنْهَارًا وَمِنْ كُلِّ الثَّمَرَاتِ جَعَلَ فِيهَا

91 Namazet husf (eklipsi i hënës) dhe kusf (eklipsi i diellit) janë sunnete nderimi, sepse këto janë dukuri që nxjerrin në shesh madhështinë hyjnore dhe tregojnë se hëna dhe dielli janë rryma të fuqisë hyjnore. Ky namaz është shenjë falënderimi për Zotin. Njeriu duhet të mendojë se, po të mos ishin hëna dhe dielli, në tokë nuk do të kishte jetë.

92 Buhari, Kusf, I, 15.

93 Kurani, Nuh: 15-16.

94 Kurani, En-Nebe: 12-13.

زَوْجَيْنِ اثْنَيْنِ يُغْشِي الَّيْلَ النَّهَارَ اِنَّ فِي ذٰلِكَ لَاٰيَاتٍ لِقَوْمٍ يَتَفَكَّرُونَ *

**"Në çdo frut Allahu ka krijuar një çift brenda tij."**[95]

Në lulet e të gjitha frutave ka elementë mashkullorë dhe femërorë dhe fruti formohet nga fekondimi i elementit femëror nga elementi mashkullor. Ndërkaq, ky fekondim bëhet me anë të erës. Këtë të vërtetë të zbuluar në ditët tona Kurani e ka lajmëruar katërmbëdhjetë shekuj më parë:

وَاَرْسَلْنَا الرِّيَاحَ لَوَاقِحَ *

**"Ne i dërguam erërat si mbarështuese..."**[96]

**f) Fizikë**

Siç e dimë sot, me ngjitjen në lartësi, sasia e oksigjenit pakësohet, kurse shtypja atmosferike, në 100 metra bie me 1 atmosferë. Për rrjedhojë, fillojnë e shfaqen vështirësi frymëmarrjeje, shikimi e shqiptimi dhe, në lartësi të caktuara, edhe të fikët. Kurse në lartësinë 20.000 metra duhet përdorur aparat oksigjeni, ndryshe ndodh vdekja. Për këtë të vërtetë shkencore të ditëve tona Kurani ka aluduar katërmbëdhjetë shekuj më parë:

فَمَنْ يُرِدِ اللّٰهُ اَنْ يَهْدِيَهُ يَشْرَحْ صَدْرَهُ لِلْاِسْلَامِ وَمَنْ يُرِدْ اَنْ يُضِلَّهُ يَجْعَلْ صَدْرَهُ ضَيِّقًا حَرَجًا كَاَنَّمَا يَصَّعَّدُ فِي السَّمَآءِ كَذٰلِكَ يَجْعَلُ اللّٰهُ الرِّجْسَ عَلَى الَّذِينَ لَا يُؤْمِنُونَ *

**"Atij që Allahu dëshiron ta shtyjë në rrugë të drejtë, ia hap gjoksin ndaj Islamit, kurse atij që dëshiron ta shmangë, ia ngushton e ia zë gjoksin sikur të ngjitej në lartësi qiellore!"**[97]

Kurse në ajetet 19 dhe 20 të sures Rahman aludohet për një dukuri tjetër:

مَرَجَ الْبَحْرَيْنِ يَلْتَقِيَانِ * بَيْنَهُمَا بَرْزَخٌ لَا يَبْغِيَانِ *

**"I lëshuam dy dete për t'u bashkuar me njëri-tjetrin.** (Por) **mes tyre ka një**

95 Kurani, Er-Ra'd: 3.

96 Kurani, El-Hixhr: 22.

97 Kurani, El-En'am: 125.

**pengesë, kështu që nuk futen në njëri-tjetrin e nuk përzihen** (e ruajnë përbërjen e vet)**!"**

E vërteta e njoftuar në këto ajete është një mrekulli e Kuranit e kuptuar në shekullin tonë. Në zbulimet e fundit është dukur sikur në vendin ku bashkohen dy dete, ka një pengesë, një ekran të padukshëm që i pengon ujrat të përzihen. Për shembull, uji i Detit Mesdhe nuk përzihet me ujin e Oqeanit Atlantik; secili ujë ruan përbërjen dhe karakteristikat e veta, sikur në Ngushticën e Gjibraltarit të kishte një ekran hyjnor! Kjo është një shfaqje hyjnore dhe një mrekulli e madhe e zbuluar në ditët e sotme.

A është e mundur që një njeri analfabet brenda një shoqërie analfabete t'i dinte këto gjëra e t'i thoshte nga vetja?

**g) Gjenetikë**

Në Kuran, Allahu i Lartë thotë kështu:

وَاِذْ اَخَذَ رَبُّكَ مِنْ بَنِيٓ اٰدَمَ مِنْ ظُهُورِهِمْ ذُرِّيَّتَهُمْ وَاَشْهَدَهُمْ عَلٰٓى اَنْفُسِهِمْ اَلَسْتُ بِرَبِّكُمْ قَالُوا بَلٰى شَهِدْنَا اَنْ تَقُولُوا يَوْمَ الْقِيٰمَةِ اِنَّا كُنَّا عَنْ هٰذَا غَافِلِينَ *

**"Zoti yt mori nga palca e shpinës e të bijve të Ademit trashëgimtarët e tyre dhe, duke i bërë dëshmitarë të vetes së tyre, i pyeti: "A nuk jam unë Zoti juaj?" Ata thanë: "Po, ne dëshmojmë për këtë!" Prandaj të mos thoni në ditën e kiametit: "Ne nuk dimë gjë për këtë!"**[98]

Ky ajet tërheq vëmendjen mbi veçorinë e gjeneve njerëzore. Sot dihet se gjenet janë katalogë që përmbajnë të gjitha informacionet mbi njeriun, ndërkaq që përmasat e tyre janë mikroskopike.

Atëherë, kush mund të thotë se këtë të vërtetë shkencore apo DNA-në mund ta dinte një njeri analfabet i katërmbëdhjetë shekujve më parë?[99]

98 Kurani, El-A'raf: 172.

99 Kjo pjesë është marrë me shkurtim nga libri "Vargu i profetëve" i O.N.Topbash.

## PËRMBLEDHJE

1. Cila është urtësia e vërtetë e diskutimit të të vërtetave shkencore në Kuran?
2. Cili është ajeti, ku flitet për qumështin dhe si flitet?
3. Diskutoni mbi paralelizmin mes mjekësisë dhe ajeteve përkatëse të Kuranit mbi rëndësinë e qumështit të nënës për rritjen dhe zhvillimin e fëmijës.
4. Shkruani së bashku me kuptimet, pesë ajetet e Kuranit mbi hënën, diellin dhe qiellin.
5. Flisni mbi lidhjen mes metodave të pjalmimit të bimëve në bujqësinë moderne dhe ajeteve përkatëse të Kuranit.

# PJESA VII

## METODA E TEFSIRIT

## ÇËSHTJET

1. PËRKUFIZIMI, TEMATIKA, QËLLIMI DHE LLOJET E METODËS SË TEFSIRIT
2. INTERPRETIMI (TEVIL)

## PUNË PËRGATITORE

1. Duke parë në librat e tefsirit, merrni të dhëna mbi veçoritë e përgjithshme të këtyre librave.
2. Tefsiret ndahen në "tefsire rivajeti" dhe "tefsire dirajeti". Nga një libër metode tefsiri merrni të dhëna mbi veçoritë e përgjithshme të të dy tefsireve.

## 1. PËRKUFIZIMI, TEMATIKA, QËLLIMI DHE LLOJET E METODËS SË TEFSIRIT

### a) Përkufizimi i tefsirit

Kuptimi leksikor i fjalës "tefsir" si paskajore e rrjedhur nga formantja "tef'íl" e foljes arabishte "fe-se-ra" (فسر) është gjetja dhe parashtrimi i kuptimit të diçkaje, hapje e një gjëje të mbyllur.[100]

Kuptimi terminologjik i fjalës "tefsir"[101] është shpjegimi dhe shtjellimi i ajeteve të Kuranit sipas rregullave dhe me anë të metodave të caktuara nga ana e dijetarëve dhe specialistëve kompetentë të përgatitur e të aftë për të nxjerrë konkluzione nga burimet bibliografike.

Tefsiri është shkenca që i shpjegon dhe i parashtron ajetet e Kuranit në një mënyrë të kuptueshme për njerëzit, që i zbërthen fjalët me kuptim të mbyllur në ajete dhe i shpjegon ato.

### b) Objekti i tefsirit

Si shkencë që merret me shpjegimin dhe komentimin e Kuranit, objekti i tefsirit është Kurani. Tefsiri i merr një për një të gjitha ajetet e Kuranit dhe fjalët që përbëjnë ajetet për t'i shqyrtuar sipas metodave dhe rregullave të caktuara. Në këtë mënyrë, tefsiri i shpjegon gjerësisht kuptimet që përmbajnë ajetet e Kuranit. Është parim që informacionet e dhëna në këto shqyrtime dhe shpjegime dhe komentet e bëra mbi ajetet të jenë në përputhje me kuptimet që përmbajnë ajetet. Prandaj, gjatë tefsirit të ajeteve, jo vetëm mbahet parasysh Kurani në tërësi, por mbahen parasysh edhe hadithet e Profetit si dhe, kur duhet, edhe thëniet e sahabeve. Nga ky këndvështrim, hadithet janë pjesë e objektit të shkencës së tefsirit si element ndihmës.

### c) Qëllimi i tefsirit

Si një shkencë fetare, qëllimi i tefsirit është që, për ta bërë njeriun të arrijë lumturinë e kësaj bote e të përjetësisë, ta kuptojë dhe shpjegojë Fjalën e Allahut, Kuranin, në përputhje me synimin dhe dëshirën e Tij, t'i bëjë njerëzit të aftë për të nxjerrë konkluzione prej Fjalës së Tij.

### d) Llojet e tefsirit dhe veçoritë e tyre

100 Tirmidhi, Salat, 19; Ahmed b. Hanbel, V, 12, 13, 22.

101 shih në frëngjisht exégèse (ekzegjezë), shpjegim gjuhësor dhe doktrinor i një teksti, koment i një teksti fetar. (Përkthyesi)

Në kohën e Profetit nuk kishte ende vepra të tefsirit, pra s'mund të bëhej fjalë për një shkencë të tefsirit. Pas zbritjes së ajeteve, Profeti u bënte sahabeve shpjegimet e domosdoshme. Ai u jepte mësime atyre edhe mbi çështjet e paparashtruara në ajete në mënyrë të detajuar. Ndërkaq, kur sahabet dëshironin të merrnin njohuri mbi çështjet e paprekura nga Profeti, i drejtoheshin atij dhe ai u jepte njohuritë e duhura duke u bërë edhe shpjegimet e nevojshme. Por edhe vetë sahabet bënë, në kohën e tyre, tefsirin e disa ajeteve të Kuranit. Duke filluar nga shek. II hixhri (shek. VIII e.r.), dijetarët Islamë nisën ta komentojnë Kuranin duke përcaktuar shkaqet e zbritjes të ajeteve dhe sureve si dhe duke mbajtur parasysh hadithet e Profetit dhe thëniet e sahabeve. Në shekujt në vazhdim, kjo veprimtari erdhi duke u zgjeruar dhe nisën të shkruheshin librat e tefsirit që u bënin ajeteve kur'anore një shpjegim dhe komentim, domethënë, një tefsir të gjithanshëm.

Tefsiret ndahen në tefsir rivajet dhe në tefsir dirajet.

**1. Tefsiri rivajet (perifrastik) dhe veçoritë e tij**

*Tefsir rivajet ose perifrastik* quhet komenti i një ajeti të Kuranit me anë të një a më shumë ajeteve të tjera ose së bashku me to si dhe me anë të haditheve profetike dhe thënieve të sahabeve.

Meqë tefsiri perifrastik si lloji më i sigurtë e i besueshëm i komentit të Kuranit, mbështetet në Kuran dhe në Sunnet, në këtë lloj tefsiri, mendimet e komentuesve, autorëve të tefsirit, nuk zënë shumë vend. *Xhamiul Bejan an Tevilil Kuran e Taberiut, Tefsirul Kuranil Adhim e Ibni Kethirit dhe Ed-Durrul Menthur fi Tefsiril Mesur e* Sujutiut janë modele të tefsirit perifrastik (rivajet).

Në tefsire duhet parë me kujdes nëse rivajetet e paraqitura si të Profetit e të sahabeve janë apo jo të vërteta (sahih), sepse, si rrjedhojë e një qëndrimi jokorrekt, në disa tefsire perifrastike haset sadopak në thënie të sajuara e në informacione të pabazuara të quajtura israilijat (bindje të rreme e supersticioze).[102]

Veçoritë e tefsirit rivajet (perifrastik) janë këto:

* **Tefsiri i Kuranit me anë të Kuranit.** Eshtë shpjegimi i një apo disa ajeteve me anë të një apo disa ajete të tjera. Kjo konsiderohet si metoda dhe rruga më e saktë në tefsir, sepse është vetë fjala hyjnore e Allahut ajo që e shpjegon në mënyrën

102 El-Israilijat: rrëfime (rivajete) të hyra në kulturën Islame nga kulturat hebreje e krishtere si dhe kulturat e tjera dhe veçanërisht të pranishme në disa tefsire. Disa prej këtyre rivajeteve janë jashtë të vërtetës. Për shembull, rivajetet mbi llojin e frutit të ngrënë nga Hz. Ademi dhe Hz. Havaja në xhennet janë të pabazuara, të rreme e supersticioze.

më të mirë e më të drejtë fjalën e Allahut.

Në shumë vende të Kuranit shihet se ajetet e shpjegojnë njëri-tjetrin. Për shembull, rruga e drejtë e përmendur në ajetin e 6 të sures El-Fatiha, që thotë, **"na trego rrugën e drejtë"**, shpjegohet menjëherë në ajetin pasues që thotë:

صِرَاطَ الَّذِينَ اَنْعَمْتَ عَلَيْهِمْ...

**"... rrugën e atyre që u ke dhënë të mira..."**

Ndërsa se kush janë ata që Zoti u ka dhënë të mira, sqarohet në ajetin e 69 të sures En-Nisa, që thotë:

وَمَنْ يُطِعِ اللّٰهَ وَالرَّسُولَ فَاُولٰٓئِكَ مَعَ الَّذِينَ اَنْعَمَ اللّٰهُ عَلَيْهِمْ مِنَ النَّبِيّٖنَ وَالصِّدّٖيقٖينَ
وَالشُّهَدَٓاءِ وَالصَّالِحٖينَ وَحَسُنَ اُولٰٓئِكَ رَفٖيقًا *

**"Ata që u janë bindur Allahut dhe të Dërguarit të Tij, janë së bashku me profetët, besnikët, dëshmorët dhe njerëzit e mirë të cilëve Allahu u ka dhënë të mira e favore. Ç'shokë të mirë janë këta!"**

Kurani e ka shpjeguar "rrugën e drejtë" si rrugën e "atyre që Allahu u ka dhënë favore e të mira" dhe ka sqaruar se "ata që Allahu u ka dhënë favore e të mira" janë "profetët, besnikët, dëshmorët dhe njerëzit e mirë". Ja, pra, sipas këtij shembulli, disa ajete të Kuranit sqarojnë dhe shpjegojnë (bëjnë tefsir) disa ajete të tjera.

* **Tefsiri i Kuranit me anë të Sunnetit.** Pa dyshim Profeti është, ndër njerëzit, ai që e ka kuptuar më mirë e më drejt Kuranin. Siç ia kërkonte detyra profetike, ai ua ka kumtuar dhe mësuar Kuranin njerëzve, ua ka shtjelluar dhe shpjeguar dhe konkluzionet hyjnore që përmbahen në të, i ka zbatuar në jetë. Prandaj hadithet e Profetit janë bërë burim i dytë në tefsirin e Kuranit.

Shembull i tefsirit të Kuranit me anë të Sunnetit. Në ajetin e 238 të sures "El-Bekare" urdhërohet: **"Vazhdoni me namazet dhe me namazin e mesëm..."** Profeti ka shpjeguar se "namazi i mesëm" për të cilin bëhet fjalë në këtë ajet, është namazi i iqindisë.[103]

Në ajetin e fundit të sures **"El-Fatiha" theksohet se "myslimanët duhet të mbështeten te Allahu për të mos shkuar pas njerëzve të ndëshkuar dhe pas njerëzve që kanë dalë nga rruga e drejtë":**

103 Tirmidhi, Salat, Ahmed b. Hanbel, V, 12, 13, 22.

**“Tregona rrugën e atyre që u ke dhënë të mira, jo rrugën e atyre që janë ndëshkuar (magdub) e të atyre që janë shmangur (dal’lin)!”** Profeti ka shpjeguar se ata mbi të cilët ka rënë ndëshkimi i Zotit, janë hebrenjtë, çifutët, kurse ata që janë shmangur nga rruga, janë të krishterët.[104]

* **Tefsiri i Kuranit me anë të thënieve të sahabeve.** Sahabet qenë përpjekur me zell të madh për ta mësuar e kuptuar Kuranin sa më mirë duke marrë të dhëna e njohuri edhe nga Profeti. Si rezultat i kësaj përpjekjeje, sahabet kanë dhënë një kontribut të madh në kuptimin e Kuranit. Thëniet me vlerë shpjeguese e sqaruese të sahabeve kanë zënë vend në veprat mbi tefsirin e Kuranit.

Shembull i tefsirit të Kuranit me anë të thënieve të sahabeve. Në ajetet 28 dhe 29 të sures “Ibrahim” thuhet:

اَلَمْ تَرَ اِلَى الَّذِينَ بَدَّلُوا نِعْمَتَ اللّٰهِ كُفْرًا وَاَحَلُّوا قَوْمَهُمْ دَارَ الْبَوَارِ * جَهَنَّمَ يَصْلَوْنَهَا وَبِئْسَ الْقَرَارُ *

**“A nuk i ke parë ata që u treguan mosmirënjohës ndaj dhuntisë së Allahut dhe që, më në fund, e rrokullisën fisin e vet në shkatërrim? Ata do të hyjnë në xhehennem. Ç’vendqëndrim i keq është ai!”**

Abdullah bin Abbasi e ka shpjeguar këtë ajet kështu: “Ata që janë treguar mosmirënjohës ndaj dhuntisë së Allahut, janë mohuesit kurejshë, kurse dhuntia e Allahut për ta është Muhammedi. Shkatërrimi është dita e Bedrit ku shumica e tyre u vranë e u zvarrisën për në xhehennem.”[105] Të gjithë specialistët e tefsirit u kanë dhënë vend thënieve të sahabeve në tefsiret e tyre. Disa specialistë të tefsirit kanë marrë edhe thëniet e tabiinëve.

**2. Tefsiri dirajet (analitik) dhe veçoritë e tij**

Tefsiri i bërë duke mos u kufizuar vetëm me rivajetet, por duke shfrytëzuar përveç tyre edhe gjuhësinë, letërsinë si dhe duke u mbështetur në informacione dhe njohuri të tjera, quhet tefsir dirajet ose analitik. Sipas një përkufizimi tjetër, tefsiri dirajet ose analitik është një proces ideatimi (ixhtihad) i mbështetur në njohjen e shkaqeve të zbritjes së ajeteve dhe sureve, e ajeteve dhe sureve në fuqi ose të anuluara, e gjuhës dhe letërsisë arabe si dhe të shkencave të tjera, njohja e të cilave është e domosdoshme në tefsir.

Disa prej tefsireve më të njohur janë këta: *Envaru Tenzil dhe Esraru Tevil të*

104 Tirmidhi, Tefsirul Kuran, 3129.

105 Buhari, Megazi, 7.

Kadi Bejdaviut, *Medariku Tenzil* dhe *Hakaiku Tevil të* Nesefiut dhe *Mefatihul Gajb e* Fahredini Raziut.

Veçoria më e rëndësishme e tefsirit analitik është se specialisti i tefsirit, një ajet për të cilin nuk ka gjetur mundësi ta shtjellojë dhe shpjegojë me anë të Kuranit, Sunnetit dhe thënieve të sahabeve, e shtjellon dhe shpjegon sipas mendimit të vet nëpërmjet një procesi ideatimi të mbështetur në mundësitë e veta intelektuale e racionale.

Ashtu siç ndodh në tefsirin perifrastik (rivajet), edhe në tefsirin analitik (dirajet), mufessiri në fillim përpiqet ta shpjegojë një ajet, me radhë, me anë të Kuranit, Sunnetit dhe thënieve të sahabeve. Kur kjo s'është e mundur, e parashtron dhe komenton duke u mbështetur në pikëpamjen e vet. Ndërkaq, mufessiri që bën tefsir analitik, duhet ta njohë shumë mirë edhe tefsirin perifrastik, duhet të jetë i sigurtë se pikëpamjet e parashtruara prej tij dhe komenti që u bën ajeteve të mos bjerë në kundërshtim me Kuranin dhe hadithet.

Ngaqë Kurani është fjala e Allahut dhe përmban konkluzione që kanë të bëjnë me botën dhe ahiretin e njerëzimit, përkthimi dhe komenti i tij duhet bërë me kujdesin dhe korrektesën më të madhe. Kur shtjellohen dhe shpjegohen kuptimet dhe konkluzionet që përmbajnë ajetet, duhet mbajtur parasysh Kurani në tërësi. Në fillim i duhet dhënë vend tefsirit të ajetit me ajete të tjera, pastaj duhen parë hadithet e Profetit në lidhje me çështjen në fjalë e, pastaj, thëniet e sahabeve. Po qe se, përveç kësaj, mufessiri e sheh të domosdoshme të parashtrojë edhe mendimet dhe pikëpamjet e veta, duhet të tregojë kujdes që ato të mos bien në kundërshtim me Kuranin dhe Sunnetin.

Në një hadith, Profeti (s.a.s.) thotë: *"Kush thotë fjalë mbi Kuranin sipas mendimit të tij, edhe sikur të thotë diçka të qëlluar, gabohet!"*[106] Duke e vlerësuar këtë hadith të Profetit, dijetarët Islamë kanë thënë se nuk mund të bëhet tefsir vetëm sipas mendimit dhe pikëpamjes personale pa iu drejtuar Kuranit dhe Sunnetit. Prandaj askush nuk duhet ta komentojë Kuranin vetëm sipas mendimit të tij pa pasur ndonjë mbështetje; pa diskutim, për bazë duhen marrë Kurani, hadithet dhe thëniet e sahabeve. E thënë ndryshe, nuk duhen bërë përpjekje për ta bërë Kuranin vërtetues të mendimeve dhe pikëpamjeve vetjake.

**e) Llojet e tefsirit sipas përmbajtjes**

Sipas përmbajtjes, tefsiret ndahen në gjashtë nënlloje. Këto nënlloje dhe veçoritë e tyre janë:

**1. Tefsiret sipas shkollave juridike-fetare (medhhebí).** Janë tefsiret e bëra nga anëtarë të shkollave të ndryshme besimore. Këto janë tefsire të bëra sipas pikëpamjeve të

106 Tirmidhi, Tefsiru'l-Kuran, VIII, 147, hadith nr. 3123.

shkollave besimore të cilave u përkasin mufessirët dhe me qëllim për t'i mbështetur dhe vërtetuar këto pikëpamje. Mes këtyre, në tefsiret e përgatitura nga autorë të konsideruar si sajues (ehli bid'at) ka pikëpamje që bien në kundërshtim me akaidin Islam.[107] Prandaj, disa nga tefsiret medhebí nuk janë pranuar dhe janë hedhur poshtë nga dijetarët Islamë.

**2. Tefsiret sipas fikhut (fikhí).** Janë tefsiret që trajtojnë ajetet me karakter konkludues që shprehin vendime dhe urdhra juridike-fetare dhe që, krahas kësaj, parashtrojnë dhe shpjegojnë edhe pikëpamjet e shkollave juridike-fetare. Në këto lloj tefsiresh, ajetet e tjera jashtë atyre me karakter juridik nuk janë trajtuar.[108]

**3. Tefsiret mistike (tasavvufí).** Janë tefsiret të cilat disa ajete i komentojnë më shumë me kuptimin e tyre të brendshëm që s'bie në kundërshtim me thelbin e tyre. Në këto tefsire që quhen edhe “sinjifikative” (ish'arí), është parim që kuptimet që u jepen dhe komentet që u bëhen ajeteve të mos bien në kundërshtim me kuptimet e tyre të jashtme. Po qe se ndonjë tefsir mistik çfarëdo i komenton ajetet në kundërshtim me Kuranin, hidhet poshtë.[109]

**4. Tefsiret shkencore (ilmí).** Janë tefsiret që shpjegojnë ajetet me karakter informativ-shkencor, çështjet dhe termat shkencore dhe nxjerrin prej këtyre përfundime shkencore e filozofike. Në këto tefsire trajtohet ideja që përfshin bashkë me çështjet fetare edhe të vërtetat shkencore si dhe shqyrtohen disa ajete në këtë drejtim. Ashtu siç ka dijetarë që i pranojnë dhe i mbështesin këto lloj tefsiresh, ka edhe që i kritikojnë.[110]

**5. Tefsiret shoqërore-letrare.** Janë tefsire që shqyrtojnë lidhjen e konkluzioneve të Kuranit me jetën shoqërore. Në këto tefsire, ajetet janë shtjelluar dhe komentuar me stilin letrar. Çështjet më me peshë në këto tefsire janë ajetet me karakter konkludues të Kuranit dhe lidhja e tyre me regjimin shoqëror, përgjegjësia e njeriut, rëndësia dhe funksioni i arsyes së njeriut. Veç këtyre dhe në mënyrë të veçantë, pangjashmëria e Kuranit, epërsia dhe karakteri i tij mrekullor.[111]

**6. Tefsiret ateistike (ilhadí).** Janë tefsiret e shkruara nga njerëz që kanë për qëllim ta korrigjojnë Islamin, tefsire ku Kurani komentohet sipas pikëpamjeve vetjake të autorëve të tyre dhe në kundërshtim me parimet themelore të Islamit. Këto tefsire që e korrigjojnë Kuranin nga ana kuptimore, janë hedhur poshtë nga myslimanët.[112]

107 Muhammed Husejin Edh-Dhehebi, Et-Tefsir ve'l-Mufessirun, III, 186, Kahire, 1381.

108 Për njohuri më të gjera, shihni Ismail Xherrahogllu, Tefsir Tarihi, II, 46-48, Ankara, 1988.

109 Muhammed Abduladhim Edh-Dherkani, Menahilu'l-Irfan fi Ulunu'l-Kuran, I, 546.

110 Imam Gazali, Xhevahiru'l-Kuran, 21-25, Egjipt, 1329.

111 Muhammed Abduh, Tefsiru'l-Menar, I, 14-16.

112 Muhammed Sejjid Gejlani, Zejlu'l-Milel ve'n-Nihal, f. 81-83.

## 2. INTERPRETIMI (TEVIL)

Fjala "tevil" (تَأْوِيل) është paskajore e formatit tefil nga rrënja "evl" (اَول). Fjala "evl" do të thotë kthim në burim, arritje në bazë, orientim në synim. Kurse fjala "tevil" do të thotë kthim për në burim, kthim në të vërtetën, parashtrim, shpjegim.[113]

Si term, "tevil" do të thotë:

a) Ta kthesh një gjë pas në kuptimin (domethënien) që synohet me të.[114] Në ajetin si më poshtë, fjala tevil është përdorur me këtë kuptim:

وَمَا يَعْلَمُ تَاْوِيلَهُٓ اِلَّا اللّٰهُ...

**"... mirëpo vetëm Allahu e di domethënien** (tevilin) **e tyre..."**[115]

b) Rezultat i akteve dhe përfundim. Në ajetin si më poshtë, fjala tevil është përdorur me kuptimin "përfundim":

ذٰلِكَ خَيْرٌ وَاَحْسَنُ تَاْوِيلًا *

**"Kjo është më e dobishme dhe ka përfundim** (tevil) **më të mirë!"**[116]

Në shkencën e tefsirit, tevili (interpretimi) është parapëlqimi i njërit prej kuptimeve të mundshme (të pranueshme) të ajetit pa e konsideruar këtë si të formës përfundimtare. Tevili (interpretimi) përkufizohet edhe si shpjegimi i ajetit me njërin prej kuptimeve të mundshme në përshtatje me pjesën paraardhëse dhe pasardhëse të ajetit.

**a) Ngjashmëritë dhe dallimet mes tevilit (interpretimit) dhe tefsirit**

Megjithëse tefsiri me tevilin janë të ndryshëm nga njëri-tjetri, mes tyre ka disa ngjashmëri.

a) Tefsiri dhe tevili kanë të njëjtin qëllim, sigurimin e kuptimit të Kuranit mirë dhe drejt.

b) Që të dy kanë për qëllim ta shpjegojnë kuptimin e ajetit pa rënë në kundërshtim me Kuranin dhe Sunnetin.

113 Ibn Manzur, Lisanu'l-Arab, XI, 32-33.

114 Muhammed ez-Zebidi, Taxhu'l-Arus, VII, 215.

115 Kurani, Al-i Imran, 7.

116 Kurani, El-Isra: 35.



c) Si tefsiri, ashtu dhe tevili janë shprehje e parashtrimit dhe shpjegimit të kuptimit të synuar për t'u dhënë me një fjalë.

Krahas këtyre ngjashmërive, mes tefsirit dhe tevilit ka edhe dallime.

a) Në tefsir ka, me sa mundet, mendim të prerë, sepse tefsiri mbështetet në Kuran, Sunnet dhe thëniet e sahabeve. Po qe se tefsiri nuk mbështetet në një argumentim të tillë, do të thotë se është bërë sipas pikëpamjes personale, pra me opinion, gjë që nuk është xhaiz (e lejueshme). Prandaj tefsiri pa tjetër duhet të mbështetet në argument të formës së prerë. Kurse tevili (interpretimi) parapëlqen njërin prej kuptimeve të mundshme të fjalës dhe mbështetet në ideatimin (ixhtihad) në përputhje me Kuranin dhe Sunnetin të personit që bën interpretimin. Prandaj në tevil nuk ka mendim të prerë, pra, në tevil nuk jepet konkluzion i prerë duke thënë: "Pa diskutim, ky është kuptimi i kësaj fjale!" Kështu, kur sahabet e shpjegonin një ajet me tevil, thoshin: "Po qe se kemi bërë gabim, e kemi nga vetja, po qe se kemi thënë drejt, e kemi nga Allahu!"[117]

b) Tefsiri përdoret në librat hyjnorë, por edhe në libra të tjerë, kurse tevili përdoret, në përgjithësi, vetëm në librat hyjnorë.

117 Ismail Xherrahogllu, Tefsir Usulu, f. 263.

c) Tefsiri është shpjegimi dhe komentimi i Kuranit me anë të Kuranit, haditheve dhe thënieve të sahabeve. Kurse tevili është interpretimi i kuptimeve të mundshme të Kuranit sipas pikëpamjes vetjake të autorit të tevilit i cili ideaton nën dritën e Kuranit, Sunnetit dhe fjalëve të sahabeve. Kështu, duke e marrë parasysh këtë dallim, disa mufessirë i kanë quajtur veprat e tyre ”tevil” e jo “tefsir” sepse në veprat e tyre të tefsirit kanë paraqitur edhe pikëpamjet e veta. Për shembull, Ibn Kutejbe e ka quajtur veprën e tij, *Te'vilu Mushkili'l-Kuran; Taberiu, Xhamiu'l-Bejan an-Te'vili'l-Kuran.*

d) Meqë në tefsir bëhet fjalë për një mendim të qëlluar e të drejtë, tefsiri pranohet gjithmonë si i vlefshëm. Kurse tevilin ka që e pranojnë, ka edhe që s'e pranojnë. Tevili që nuk plotëson kushtet e domosdoshme, nuk pranohet.

**b) Dëmet e kalimit në interpretim pa argument**

Komentimi (tefsiri) i Kuranit është sa i rëndësishëm, aq edhe një punë me përgjegjësi, sepse Kurani është libri hyjnor që përbën thelbin e Islamit si feja e fundit dhe konkluzionet e të cilit janë në fuqi gjer në kiamet. Ngaqë myslimanët janë të detyruar të veprojnë sipas konkluzioneve, vendimeve dhe urdhrave të Kuranit, në shpjegimin e Kuranit duhet vepruar me korrektesë dhe kujdesin më të madh për të mos i orientuar shtrembër ata dhe për t'u ruajtur nga korrigjimi i konkluzioneve të Allahut.

Kurani është burimi i parë që duhet marrë për bazë në komentin (tefsirin) dhe interpretimin (tevilin) e Kuranit, pastaj hadithet e Profetit dhe thëniet e sahabeve. Komenti dhe interpretimi duhen bërë duke marrë për bazë këto burime dhe duke u mbështetur pa tjetër në një argument. Po qe se autori parashtron pikëpamjen e tij pa u këshilluar me Kuranin, Sunnetin dhe thëniet e sahabeve dhe kalon në interpretim pa argument, ky interpretim është i pavlefshëm. Për ata njerëz që e interpretojnë Kuranin sipas pikëpamjes së vet, Profeti ka thënë kështu: *“Kush flet për Kuranin pa ditur gjë, të bëhet gati menjëherë për vendin e vet në xhehennem!”*[118]

Ajetet e figurshme (muteshabih) janë ajetet që përbëjnë më shumë objekt të interpretimit. Edhe në komentin dhe interpretimin e këtyre duhet pasur shumë kujdes dhe nuk duhet vepruar sipas pikëpamjes personale.

118 Sunenu't-Tirmidhi, Babu Tefsiri'l-Kuran, 3121.

## PËRMBLEDHJE

1. Cili është objekti dhe qëllimi i tefsirit?
2. Në sa lloje kryesore ndahet tefsiri? Bëni përkufizimet e tyre.
3. Cila është veçoria më e dukshme që e ndan tefsirin analitik (dirajet) nga tefsiri perifrastik (rivajet)?
4. Ç'është interpretimi (tevil)?
5. Cilat janë ngjasimet dhe dallimet mes tevilit dhe tefsirit?
6. A mund të bëhet interpretim i paargumentuar? Pse?

# PJESA VIII

## LINDJA E SHKENCËS SË TEFSIRIT

### ÇËSHTJET

1. LINDJA E SHKENCËS SË TEFSIRIT
2. LIDHJA E TEFSIRIT ME SHKENCËN E HADITHIT
3. SHNDËRRIMI I TEFSIRIT NË SHKENCË
4. VENDI I PROFETIT NË TEFSIR

### PUNË PËRGATITORE

1. Ç'dobi ka në tefsirin e Kuranit? Thoni mendimet tuaja.
2. Thoni mendimet tuaja mbi lidhjen e tefsirit me shkencat e tjera Islame.
3. Profeti ynë është ai që e ka kuptuar dhe shpjeguar më mirë Kuranin dhe që ua ka kumtuar dhe mësuar më mirë njerëzve. Duke e mbajtur parasysh këtë veçori, ç'mund të thoni mbi vendin e Profetit në tefsirin e Kuranit?
4. Shpjegoni pse jo çdo njeri mund të bëjë tefsirin e Kuranit.

# 1. LINDJA E SHKENCËS SË TEFSIRIT

Allahu i Lartë ua ka dërguar njerëzve profetët dhe librat e tij hyjnorë si udhëzues e udhërrëfyes. Librat hyjnorë përmbajnë konkluzionet, vendimet, urdhrat, ndalimet dhe këshillat e Allahut të Lartë. Kurani është i fundit i këtyre librave.

Kurani nuk është dërguar për një popull apo shoqëri të caktuar, por për gjithë njerëzimin. Konkluzionet dhe vendimet e tij janë të vlefshme gjer në kiamet. Personi që përpiqet ta çojë në vend siç duhet detyrën e vet si rob i Allahut, është i detyruar t'i pranojë të gjitha konkluzionet dhe vendimet e Kuranit dhe ta rregullojë jetën sipas tyre. Sepse Allahu i Lartë urdhëron kështu në Kuran:

وَأَنزَلْنَا إِلَيْكَ الْكِتَابَ بِالْحَقِّ مُصَدِّقًا لِّمَا بَيْنَ يَدَيْهِ مِنَ الْكِتَابِ وَمُهَيْمِنًا عَلَيْهِ فَاحْكُمْ بَيْنَهُمْ بِمَا أَنزَلَ اللّٰهُ...

**"Edhe ty të dërguam librin e vërtetë** (Kuranin) **si vërtetues të librit të mëparshëm dhe mbrojtës të tij. Dhe tani vendos mes tyre me atë që t'u zbrit nga Zoti yt!.."**[119]

Kurse në një ajet tjetër urdhëron:

هَذَا بَلاَغٌ لِّلنَّاسِ وَلِيُنذَرُوا بِهِ وَلِيَعْلَمُوا أَنَّمَا هُوَ إِلَهٌ وَاحِدٌ وَلِيَذَّكَّرَ أُولُوا الأَلْبَابِ *

**"Ja, ky** (Kuran) **është një njoftim** (i dërguar) **për njerëzit që të paralajmërohen, që ta dinë se Allahu është një Zot i vetëm dhe që ata që kanë arsye, të marrin mësim!"**[120]

Për t'i zbatuar urdhrat e Allahut, duhet mësuar Kurani dhe, për t'u kuptuar dhe mësuar më mirë Kurani si dhe, në një formë të gjerë, konkluzionet dhe vendimet e tij, ka nevojë për tefsirin e Kuranit. Prandaj tefsiri i Kuranit ka filluar të komentohet qysh në kohën e Profetit (s.a.s.).

Ajetet e Kuranit, i cili ka për veçori t'u japë zgjidhje problemeve të të gjithë njerëzimit të çdo kohe e periudhe gjer në kiamet, përmbajnë jo vetëm një kuptim, por, sipas vendit, disa kuptime. Shpjegimi i plotë e i drejtë i këtyre kuptimeve që burojnë nga veçoria në fjalë, varet nga tefsiri, komenti i tyre, sepse në tefsir bëhen shpjegime shumë të gjera e të detajuara.

---

119 Kurani, El-Maide: 48.

120 Kurani, Ibrahim, 52.

Ashtu siç janë të ndryshme racat dhe gjuhët e njerëzve, janë të ndryshme edhe nivelet e arsyetimit dhe kuptimit. Në mënyrë të veçantë, ndërsa një pjesë e madhe e ajeteve të Kuranit janë lehtësisht të kuptueshme (muhkem),[121] një pjesë tjetër kanë një ndërtim që e bën të vështirë kuptimin e tyre (muteshabih).[122] Këtë veçori e bën të ditur ky ajet:

... مِنْهُ آيَاتٌ مُّحْكَمَاتٌ هُنَّ أُمُّ الْكِتَابِ وَأُخَرُ مُتَشَابِهَاتٌ...

**"... dhe disa prej ajeteve të tij** (Kuranit) **janë muhkem dhe përbëjnë bazën e librit. Kurse të tjerët janë muteshabih..."**[123]

Kjo gjendje parashtron nevojën që Kurani të komentohet mirë nga ana e personave me nivel të lartë shkencor dhe kompetentë në këtë fushë. Krahas kësaj, në Kuran ka një sërë termash lidhur me çështjet që përmban ai. Meqë përkthimi identik i këtyre termave në një gjuhë tjetër nuk është krejt i mundur, krahas përkthimit duhet bërë edhe komenti, tefsiri përkatës.

Megjithëse Kurani zbriti arabisht dhe sahabet e njihnin këtë gjuhë, edhe ata ndjenë nevojën e shpjegimit të disa ajeteve dhe iu drejtuan për këtë gjë Profetit i cili, si njeriu që e njihte në mënyrën më të mirë kuptimin dhe të vërtetën e Kuranit, bëri herë pas here tefsirin e Kuranit edhe pse e pa vetë të nevojshme këtë gjë, edhe për t'iu përgjigjur pyetjeve të sahabeve.

Në të gjallë të Profetit, shkenca e tefsirit mbeti e kufizuar vetëm me shpjegimin e Kuranit me anë të Kuranit dhe haditheve. Shkaku kryesor i kësaj është se Profeti u bëri sahabeve shpjegimet e nevojshme dhe se sahabet u sollën të kujdesshëm në shpjegimin e Kuranit duke pasur frikë se mos binin në gabime si dhe iu shmangën komentit të ajeteve muteshabih. Fundja, kur sahabet ndjenin nevojë për shpjegimin e ndonjë ajeti, e pyesnin lehtësisht Profetin dhe merrnin prej tij informacion dhe njohuri të mjaftueshme. Prandaj në të gjallë të Profetit sahabet nuk e panë të domosdoshëm ndonjë koment ose tefsir mbi ajetet.

## 2. LIDHJA E TEFSIRIT ME SHKENCËN E HADITHIT

Në tefsirin e Kuranit, hadithet e Profetit kanë rëndësi veçanërisht në këto dy aspekte:

121 Muhkem: me kuptim të drejtpërdrejtë.

122 Muteshabih: me kuptim të figurshëm.

123 Kurani, Al-i Imran: 7

*E para*, shumica e urdhrave hyjnorë që përmbahen në Kuran, nuk janë përcaktuar në mënyrë të hollësishme. Për shembull, në Kuran është thënë se **"namazi është bërë farz sipas kohëve"**[124], kurse përcaktimin e kohëve të namazit, mënyrën e faljes së namazit dhe numrin e reqateve i ka përcaktuar Profeti (a.s.), i cili pastaj ua ka mësuar myslimanëve duke i praktikuar vetë. Pasi ua ka mësuar namazin, Profeti u ka thënë myslimanëve: *"Si ta fal unë namazin, ashtu faleni edhe ju!"*[125] Edhe kur haxhi është bërë farz, Profeti u ka thënë sahabeve: *"Adhurimet e haxhit mësojini prej meje!"*[126] Disa adhurime të tjera si namazi dhe haxhi, ndëshkimet për fajet e kryera dhe rregullat që rregullojnë marrëdhëniet e njerëzve me njëri-tjetrin, janë përcaktuar në mënyrë thelbësore dhe me kuadrin e tyre të përgjithshëm, kurse shtjellimi i tyre i gjerë u është lënë haditheve. Kjo do të thotë se hadithi është shtjellimi, shpjegimi dhe sqarimi i konkluzioneve dhe vendimeve me karakter thelbësor dhe të përgjithshëm të Kuranit.

E dyta, në të njëjtën kohë, hadithet kushtëzojnë dhe kufizojnë disa konkluzione absolute të Kuranit, kurse ajetet me karakter të përgjithshëm i specifikojnë. Për shembull, Kurani, pasi tregon se cilat janë femrat me të cilat martesa është haram, urdhëron:

...وَاُحِلَّ لَكُمْ مَا وَرَآءَ ذٰلِكُمْ...

**"... kurse të tjerat veç këtyre janë bërë hallall për ju."**[127] Pas kësaj, Profeti (s.a.s.) e ka kufizuar kuadrin e femrave të lejueshme (hallall) si kurorë e dytë për një burrë me hadithin që thotë: *"Një femër nuk mund të futet nën një kurorë së bashku me hallën, tezen, vajzën e vëllait dhe vajzën e motrës."*[128]

Pa dyshim, Profeti (s.a.s.) është ndër njerëzit ai që e ka kuptuar më mirë dhe më drejt Kuranin. Dhe Profeti ynë, i ngarkuar me detyrën për t'ua kumtuar dhe mësuar njerëzve Kuranin, e ka kryer këtë detyrë duke ua shpjeguar njerëzve konkluzionet dhe vendimet hyjnore të tij njëkohësisht edhe duke i zbatuar ato praktikisht në jetën e vet. Për këtë arsye, hadithet e Profetit janë bërë burim i dytë në tefsirin e Kuranit.

124 Kurani, En-Nisa: 103.

125 Sahihul Buhari, Kitabul Ezan, 18.

126 Musnedu Ahmed b. Hanbel, III, 318, 366.

127 Kurani, En-Nisa: 24.

128 Sahihu Buhari, Kitabu Nikah, 27; Sahihu Muslim, Kitabu Nikah, 37, 39.

## 3. SHNDËRRIMI I TEFSIRIT NË SHKENCË

Pas zbritjes së ajeteve, Profeti (s.a.s.) u bënte sahabeve shpjegimet e nevojshme mbi konkluzionet që përmbanin ato dhe u mësonte atyre gjërat e veçanta të papërshkruara në mënyrë të hollësishme. Ndërkaq, kur sahabet i paraqisnin Profetit kërkesën për të marrë njohuri mbi çështjet e paprekura prej tij, ai ua plotësonte kërkesën. Por, meqë në kohën e Profetit tefsiri pranohej si një degë e hadithit, jo vetëm s'qe sjellë në gjendje të sistemuar, por edhe ndonjë vepër e posaçme tefsiri s'qe shkruar. Edhe në periudhën e sahabeve, megjithëse u komentuan një pjesë e ajeteve të Kuranit, tefsiri ende nuk mori formën e një shkence më vete.

Me kohë, me zgjerimin e kufijve të shtetit Islam dhe hyrjen në Islam të popujve të ndryshëm, u ndje nevoja e komentimit të Kuranit dhe shkrimit të veprave të kësaj fushe. Myslimanët e rinj nuk e kuptonin plotësisht Kuranin sepse nuk i njihnin shkaqet e zbritjes së ajeteve dhe sepse nuk patën marrë mësime nga Profeti ngaqë nuk qenë takuar me të. Ndërkaq, disa njerëz, duke i komentuar ajetet, fusnin në komentet e tyre rivajete të paqena e bestyte që i quajtëm israilijat. Dhe, pasi me kalimin e kohës dhe paralel me kushtet në ndryshim dolën sheshit edhe probleme të tjera, komentimi (tefsiri) i Kuranit u bë i detyrueshëm.

Që nga shekulli II hixhri, dijetarët Islamë që përpiqeshin të përcaktonin shkaqet e zbritjes së ajeteve dhe sureve, filluan ta komentonin Kuranin duke mbajtur parasysh hadithet e Profetit dhe thëniet e sahabeve.

Kjo veprimtari komenti, tefsiri, u zhvillua dhe u zgjerua më shumë në shekujt e mëvonshëm, si rrjedhojë, doli në shesh një shkencë tefsiri e sistematizuar e përfaqësuar nga vepra të shkruara, e cila u bënte një shpjegim të gjithanshëm ajeteve të Kuranit.

## 4. VENDI I PROFETIT NË TEFSIR

Njeriu që është krijuar për ta adhuruar Allahun, për ta çuar në vend plotësisht këtë detyrë dhe, në përfundim të kësaj, për të arritur lumturinë e kësaj bote e të ahiretit, është i detyruar t'i njohë konkluzionet, vendimet dhe urdhrat e Kuranit të dërguar nga Allahu si dhe për të vepruar sipas tyre. Pa dyshim, mësimi dhe kuptimi i drejtë i Kuranit dhe zbatimi praktik i konkluzioneve, vendimeve dhe urdhrave të Kuranit varen nga njohja e haditheve të Profetit lidhur me këtë çështje, sepse është profeti Muhammed (s.a.s.) ai që e ka kuptuar dhe njohur më mirë dhe më drejt librin e Allahut dhe që i ka zbatuar plotësisht konkluzionet, vendimet dhe urdhrat e tij. Ai është për ne shembulli më i mirë, është një udhëzues që duhet ndjekur. Këtë e bën të ditur ky ajet:

لَقَدْ كَانَ لَكُمْ فِي رَسُولِ اللّٰهِ اُسْوَةٌ حَسَنَةٌ لِمَنْ كَانَ يَرْجُوا اللّٰهَ وَالْيَوْمَ الْاٰخِرَ وَذَكَرَ اللّٰهَ كَث۪يرًا *

**"Pa dyshim, për ju, për ata që shpresojnë në Allahun dhe ditën e ahiretit dhe që e përmendin shumë Allahun, te i Dërguari i Allahut ka një shembull të bukur!"**[129]

Në lidhje me çështjen e vendit të Profetit (s.a.s.) në tefsir, është shumë e rëndësishme të njihen këto veçori:

Në tefsirin e Kuranit, burimi i parë është vetë Kurani dhe burimi i dytë, hadithet e të Dërguarit të Allahut. Për të bërë tefsirin e Kuranit duhen njohur mirë Kurani dhe hadithet e Profetit. Pa i njohur këto dy burime dhe pa iu drejtuar atyre është e pamundur të komentohet Kurani. Profeti e ka ndaluar një gjë të tillë me këtë hadith:

*"Kush bën fjalë për Kuranin pa u mbështetur në njohuri (në Kuran dhe Sunnet), le ta përgatisë vendin e vet në zjarr!"*[130]

Si profet, Hz. Muhammedi (s.a.s.) është i pajisur me atributet e pafajshmërisë (është i pamëkat), besnikërisë (flet drejt dhe besnikërisht) dhe besueshmërisë (e mban fjalën e dhënë dhe amanetin). Për rrjedhojë, është e pamundur që, në shpjegimet e bëra mbi Kuranin, Profeti të gënjejë, të lërë diçka mangut, të gabojë dhe t'u japë njerëzve njohuri të gabuara. Ngjarja e mëposhtme tregon se Profeti (s.a.s.) nuk ka bërë gabime në tefsirin e Kuranit.

Zoti e përcaktonte kohën e fillimit të agjërimit (imsak) me këtë ajet:

وَكُلُوا وَاشْرَبُوا حَتّٰى يَتَبَيَّنَ لَكُمُ الْخَيْطُ الْاَبْيَضُ مِنَ الْخَيْطِ الْاَسْوَدِ مِنَ الْفَجْرِ

**"... dhe hani e pini gjersa të dallohet peri i bardhë** (drita) **i agimit nga peri i zi** (errësira)..."[131]

Shprehja (mine'l-fexhri) që tregon kohën e mbarimit të syfyrit dhe fillimit të imsaqit (agjërimit), zbriti më vonë.[132] Para se të zbriste kjo shprehje, Profeti u pati bërë këtë sqarim sahabeve që nuk e kuptonin plotësisht se për çfarë bëhej fjalë me dallimin e perit të bardhë nga peri i zi:

129 Kurani, El-Ahzab: 21.

130 Sunenu Tirmidhi, Babu Tefsir, 2951.

131 Kurani, El-Bekare: 187.

132 Sahihu Buhari, Kitabu Savm, 16; Sahihu Muslim, Kitabu Sijam, 1091.

*"Njëri prej tyre (peri i zi) është errësira e natës, kurse tjetri (peri i bardhë), drita e ditës."*[133]

Me të vërtetë, më vonë, me zbritjen e shprehjes në fjalë, Zoti e vërtetoi drejtësinë e tefsirit (komentit) të Profetit (s.a.s.) mbi perin e bardhë dhe perin e zi!

Ajeti i mëposhtëm është një argument tjetër se fjalët e Profetit janë të drejta:

وَمَا يَنْطِقُ عَنِ الْهَوٰى * اِنْ هُوَ اِلَّا وَحْيٌ يُوحٰى *

**"Ai nuk flet sipas dëshirës së vet. Ato** (që thotë ai) **s'janë tjetër veç ato që i zbulohen!"**[134]

Kjo do të thotë se roli i Profetit në komentimin (tefsirin) e Kuranit është shumë i rëndësishëm.

Profeti ynë (s.a.s.) ka pasur për detyrë jo vetëm t'i zbatojë në jetën dhe veten e vet konkluzionet, vendimet dhe urdhrat e Kuranit, por edhe t'ua kumtojë dhe shpjegojë ato njerëzve. Detyrën e Profetit për t'ua kumtuar dhe shpjeguar njerëzve konkluzionet, vendimet dhe urdhrat e Kuranit, Allahu e ka bërë të ditur në këto ajete:

وَاَنْزَلْنَآ اِلَيْكَ الذِّكْرَ لِتُبَيِّنَ لِلنَّاسِ مَا نُزِّلَ اِلَيْهِمْ وَلَعَلَّهُمْ يَتَفَكَّرُونَ *

**"... dhe ta zbritëm ty këtë Kuran që t'ua shpjegosh njerëzve atë që u zbritet në mënyrë që të mendojnë dhe kuptojnë!"**[135]

وَمَآ اَنْزَلْنَا عَلَيْكَ الْكِتَابَ اِلَّا لِتُبَيِّنَ لَهُمُ الَّذِي اخْتَلَفُوا فِيهِ وَهُدًى وَرَحْمَةً لِقَوْمٍ يُؤْمِنُونَ *

**"Ne ta zbritëm ty këtë libër vetëm që t'ua shpjegosh njerëzve gjërat për të cilat ata bien në kundërshtim me njëri-tjetrin dhe që të jetë udhëzues e mëshirë për një popull që beson!"**[136]

Në një ajet tjetër, Zoti urdhëron kështu:

وَمَآ اَرْسَلْنَا مِنْ رَسُولٍ اِلَّا بِلِسَانِ قَوْمِهٖ لِيُبَيِّنَ لَهُمْ...

133 Sahihu Buhari, Kitabu Tefsir, 28.

134 Kurani, En-Nexhm: 3-4.

135 Kurani, En-Nahl: 44.

136 Kurani, En-Nahl: 64.

**"Çdo profet e dërguam vetëm në gjuhën e popullit të vet që t'ua shpjegojë mirë atyre** (urdhrat e Allahut) **..."**[137]

Nga ky ajet kuptojmë se shpjegimi i urdhrave të Allahut ka qenë detyrë për çdo profet. Kështu, edhe për profetin Muhammed (s.a.s.), një nga detyrat e tij ka qenë shpjegimi i konkluzioneve, vendimeve dhe urdhrave të Allahut, pra, shpjegimi i Kuranit. Profeti e pati çuar në vend në mënyrën më të mirë këtë detyrë! Pra, është e detyrueshme që në tefsirin e Kuranit të merren për bazë edhe hadithet e Profetit.

Ashtu siç e kërkonte ajeti i mëposhtëm, Profeti ia pati kumtuar ummetit, bashkësisë së vet, të gjitha konkluzionet, vendimet dhe urdhrat që i qenë zbritur pa fshehur asgjë:

يَآ اَيُّهَا الرَّسُولُ بَلِّغْ مَآ اُنْزِلَ اِلَيْكَ مِنْ رَبِّكَ وَاِنْ لَمْ تَفْعَلْ فَمَا بَلَّغْتَ رِسَالَتَهُ وَاللّٰهُ يَعْصِمُكَ مِنَ النَّاسِ اِنَّ اللّٰهَ لَا يَهْدِي الْقَوْمَ الْكَافِرِينَ *

**"O i Dërguar! Shpalle atë që të zbritet nga Zoti yt! Po s'e bëre këtë, s'e ke kryer dërgesën. Allahu ka për të të mbrojtur nga njerëzit. Pa dyshim, Allahu nuk e drejton popullin mohues!"**[138]

Veç kësaj, kur është dashur, Profeti ka bërë edhe komentin, tefsirin e ajeteve të Kuranit. Hadithet e mëposhtme janë disa prej tefsireve të Profetit.

a) Zoti urdhëron kështu në Kuran:

اَلَّذِينَ اٰمَنُوا وَلَمْ يَلْبِسُوٓا اِيمَانَهُمْ بِظُلْمٍ اُولٰٓئِكَ لَهُمُ الْاَمْنُ وَهُمْ مُهْتَدُونَ *

**"Ata që besojnë dhe nuk fusin në besimin e tyre ndonjë padrejtësi** (dhulm)**, janë të siguruarit dhe ata janë në rrugë të drejtë!"**[139]

Pas zbritjes së këtij ajeti, sahabet, duke menduar se çdo njeri bën ndonjë padrejtësi të madhe a të vogël ndaj vetvetes, se kjo është e pamundur të shmanget dhe thanë: "E kush është ai që s'i bën padrejtësi vetes?" Atëherë Profeti u tha:

*"Bijtë e mi, a s'e keni dëgjuar atë fjalë që thotë,* **"mos i bëni shok** (shirk) **Allahut,**

137 Kurani, Ibrahim: 4.

138 Kurani, El-Maide: 67.

139 Kurani, El-En'am: 82.

**sepse shirku** (politeizmi) **është padrejtësi** (dhulm) **e madhe!"**[140]**?**[141] Me këtë thënie, Profeti ka komentuar dhe shpjeguar se, në ajetin e mësipërm, me fjalën "dhulm" nënkuptohet "shirk", politeizëm.

b) Zoti urdhëron kështu për kiametin:

...يَوْمَ يَأْتِي بَعْضُ اٰيَاتِ رَبِّكَ لَا يَنْفَعُ نَفْسًا اِيمَانُهَا لَمْ تَكُنْ اٰمَنَتْ مِنْ قَبْلُ اَوْ كَسَبَتْ فِيٓ اِيمَانِهَا خَيْرًا...

**"... Atë ditë kur të duken disa shenja të Zotit tënd, atij që s'ka besuar më parë ose besimi nuk i ka vlejtur për të bërë ndonjë të mirë, besimi pas asaj dite nuk do t'i bëjë më dobi..."**[142]

Shenjat e kiametit për të cilat bëhet fjalë në këtë ajet, Profeti i ka shtjelluar kështu:

*"Shenjat e kiametit janë tre: lindja e diellit nga perëndimi, Dexhali dhe Dabbetul ard. Kur të shfaqen ato, besimi i pastajmë i njeriut që s'ka besuar gjer atëherë, s'do t'i bëjë dobi!"*[143]

Profeti ka bërë mbi ajetet shpjegimet e domosdoshme dhe i ka shpjeguar çështjet në atë mënyrë që të bëhen të kuptueshme për dëgjuesit dhe bashkëbiseduesit e vet. Pastaj sahabet ia kanë përcjellë njëri-tjetrit komentet (tefsiret) e tij.

140 Kurani, Lukman: 13.

141 Sahihu Buhari, Kitabu Iman, 23; Sahihu Muslim, Kitabu Iman, 124.

142 Kurani, El-En'am: 158.

143 Sahihu Muslim, Kitabu Iman, 249; Sunenu Tirmidhi, Babu Tefsir, 3074. (Si një prej shenjave të kiametit, Dexhali është personi që ka për të dalë në një kohë afër kiametit; shih Buhari, Fiten, 26; Muslim, Fiten: 20. Dabbetul ard, një krijesë e çuditshme që do të njoftojë afrimin e kiametit dhe do të flasë me njerëzit; shih Kurani, El-Neml: 82.)

## PËRMBLEDHJE

1. Jepni të dhëna mbi lindjen e shkencës së tefsirit.
2. Shpjegoni lidhjen e tefsirit me shkencën e hadithit.
3. Shpjegoni pse ka nevojë tefsiri për shkencat e tjera.
4. Shpjegoni rëndësinë e Profetit për shkencën e tefsirit.

# PJESA IX

## AJETET E DREJTPËRDREJTA (MUHKEM) DHE TË FIGURSHME (MUTESHABIH)

## ÇËSHTJET

1. KUPTIMI I PËRGJITHSHËM I TERMAVE MUHKEM DHE MUTESHABIH
2. KUPTIMI SPECIFIK I TERMAVE MUHKEM DHE MUTESHABIH
3. PIKËPAMJET MBI AJETET E DREJTPËRDREJTA (MUHKEM DHE MBI AJETET E FIGURSHËM (MUTESHABIH)
4. RËNDËSIA E ÇËSHTJES SË SHPREHJES SË DREJTPËRDREJTË DHE TË FIGURSHME TË KURANIT LIDHUR ME KOMENTIN E TIJ

## PUNË PËRGATITORE

1. Mësoni nga një fjalor arabisht se ç'kuptim kanë fjalët muhkem dhe muteshabih.
2. Merrni njohuri mbi ajetet e figurshme (muteshabih), duke lexuar nga një libër tefsiri komentin e ajetit të shtatë të sures Al-i Imran.

# 1. KUPTIMI I PËRGJITHSHËM I TERMAVE MUHKEM DHE MUTESHABIH

Si terma, muhkem dhe muteshabih janë atribute të përdorura për ajetet e Kuranit. Duke mbajtur parasysh kuptimet leksikore të këtyre dy fjalëve, është pranuar se ajetet kur'anore janë me kuptim të drejtpërdrejtë (muhkem) dhe me kuptim të figurshëm (muteshabih), për rrjedhojë, në mënyrë specifike, janë emërtuar dhe klasifikuar *si muhkem dhe muteshabih.*[144]

## 1. Muhkem

Si ismi mef'ul i fjalës ihkam (مَ) që do të thotë ta bësh diçka të fortë e të qëndrueshme, kuptimi leksikor *i fjalës muhkem* ( ا ) është i saktë, i qartë, i qëndrueshëm, i padyshimtë.[145]

Sipas këtij kuptimi të fjalës *muhkem*, të gjitha ajetet e Kuranit janë pranuar si muhkem, sepse të gjitha ajetet e Kuranit jo vetëm që janë të saktë dhe larg çdo mangësie, të mete e dyshimi, por edhe do të vazhdojnë të jenë të tillë gjer në kiamet. Kështu, në lidhje me këtë çështje, Allahu i Lartë ka thënë:

الٓرٰ كِتَابٌ اُحْكِمَتْ اٰيَاتُهُ ثُمَّ فُصِّلَتْ مِنْ لَدُنْ حَكِيمٍ خَبِيرٍ *

**"Elif. Lam. Ra. Ky** (që të është zbritur ty) **është libri me ajete të sakta** (muhkem) **dhe të shpjeguara nga Ai** (Allahu) **që është i urtë e ka dijeni për çdo gjë."**[146]

Në këtë ajet pohohet se njoftimet e Kuranit janë të sakta, të drejta e të vërteta, se konkluzionet dhe urdhrat e tij janë të drejta e të vërteta, se në Kuran nuk ka gabim, gënjeshtër dhe bestytni. Gjithashtu, kuptohet se mes ajeteve ka përputhje dhe harmoni dhe se në pohimet dhe shprehjet e tij ka bukuri. Ja, pra, meqë ajetet e

---

144 Shkenca e leksikologjisë na mëson se fjala ka kuptim të drejtpërdrejtë dhe të figurshëm. Fjala ka kuptim të drejtpërdrejtë kur ajo emërton vetë objektin, idenë ose aktin përkatës, për shembull, fjala dorë në fjalinë, mbaje lugën me dorën e djathtë. Por ka kuptim të figurshëm kur emërton një objekt, ide apo akt tjetër me kuptim të përafërt ose të largët me të, për shembull, fjala dorë në fjalinë, në pushtet erdhi një dorë e fortë. Në këtë fjalinë e dytë, fjala dorë nuk emërton aspak organin përkatës, por aftësitë e personit për të cilin bëhet fjalë. Sa për ajetet e Kuranit, fjala arabishte muteshabih është përkthyer në shqip ose në gjuhët e tjera europiane, diku alegorike e, diku, metaforike. Por kjo s'është krejt e saktë. Si metafora, ashtu dhe alegoria janë figura letrare dhe mënyra të figurshme shprehjeje. Prandaj, krejtësisht e saktë dhe shkencore është që fjala muhkem të përkthehet më i drejtpërdrejtë ose me kuptim të drejtpërdrejtë dhe fjala muteshabih, me i figurshëm ose me kuptim të figurshëm.

145 Ragib El-Esfehani, El-Mufredat fi garibi'l-Kuran, f. 254.

146 Kurani, Hud: 1.

Kuranit kanë këto cilësi, në këtë kuptim ata janë që të gjithë muhkem (me kuptim të qartë).

**2. Muteshabih**

E prejardhur nga fjala *teshabuh* (تَشَـابُه) që do të thotë përngjasim identik mes dy gjërave, kuptimi leksikor i fjalës muteshabih (مُتَشَـابه) është gjëra që i përngjasin njëra tjetrës në mënyrë identike.[147]

Edhe me këtë kuptim, të gjithë ajetet e Kuranit janë pranuar si muteshabih, sepse të gjithë ajetet e Kuranit janë po një lloj të patëmetë, të bukur, të saktë e të drejtë. Kështu, në ajetin në vijim, Allahu i Lartë thotë se Kurani është një libër muteshabih, domethënë se të gjithë ajetet e tij i ngjajnë njëri-tjetrit:

اَللّٰهُ نَزَّلَ اَحْسَنَ الْحَدٖيثِ كِتَابًا مُتَشَابِهًا مَثَانِيَ...

**"Më të bukurat e fjalëve dhe në harmoni me njëra-tjetrën** (muteshabih), **Allahu i zbriti si një libër që lexohet në mënyrë të përsëritur e pa u mërzitur..."[148]**

Meqë të gjithë ajetet e Kuranit e vërtetojnë dhe e mbështesin njëri-tjetrin, e bëjnë tefsir (e komentojnë dhe shpjegojnë) njëri-tjetrin dhe janë në harmoni me njëri-tjetrin, në këtë kuptim, ata janë edhe muteshabih.

## 2. KUPTIMI SPECIFIK I TERMAVE MUHKEM DHE MUTESHABIH

Edhe me kuptim specifik, ajetet e Kuranit janë klasifikuar si muhkem dhe muteshabih duke mbajtur parasysh kuptimet terminologjike të këtyre dy fjalëve. Në ajetin në vijim, Allahu i Lartë ka bërë të ditur se një pjesë e ajeteve të Kuranit janë muhkem, kurse pjesa tjetër, muteshabih:

هُوَ الَّذٖي اَنْزَلَ عَلَيْكَ الْكِتَابَ مِنْهُ اٰيَاتٌ مُحْكَمَاتٌ هُنَّ اُمُّ الْكِتَابِ وَاُخَرُ مُتَشَابِهَاتٌ...

**"Kuranin, Ai ty ta ka zbritur. Disa ajete të tij** (Kuranit) **janë muhkem dhe**

147 Ragib El-Esfehani, El-Mufredat fi garibi'l-Kuran, f. 254.

148 Kurani, El-Ez-Zumer: 23.

**përbëjnë bazën e librit, kurse të tjerët janë muteshabih..."**[149]

Ajetet muhkem dhe muteshabih kanë veçoritë e tyre të posaçme.

**1. Ajetet muhkem**

Si term, ajeti muhkem është ajeti me kuptim të drejtpërdrejtë, me një kuptim të vetëm, që kuptohet pa pasur nevojë për sqarim.

Ajetet muhkem (me kuptim të drejtpërdrejtë) shprehin një kuptim të prerë të llojit të pikëdallimit mes hallallit dhe haramit.

Shembuj të ajeteve muhkem:

وَاَحَلَّ اللّٰهُ الْبَيْعَ وَحَرَّمَ الرِّبٰوا...

**"... Allahu e ka lejuar shitblerjen, por e ka ndaluar riba-në** (faizin, fajdenë).."[150]

يَآ اَيُّهَا الَّذٖينَ اٰمَنُوٓا اِنَّمَا الْخَمْرُ وَالْمَيْسِرُ وَالْاَنْصَابُ وَالْاَزْلَامُ رِجْسٌ مِنْ عَمَلِ الشَّيْطَانِ فَاجْتَنِبُوهُ لَعَلَّكُمْ تُفْلِحُونَ *

**"O ju që keni besuar! Pijet alkoolike, bixhozi, falli, idhujt, llotaritë dhe lojërat e shansit janë punë të fëlliqura të djallit. Largohuni prej këtyre që të shpëtoni!"**[151]

Ky ajet e shpreh në mënyrë krejt të qartë konkluzionin që përmban, se pirja e pijeve alkoolike, loja e bixhozit, adhurimi i idhujve dhe të gjitha lojërat e shansit janë haram, të pabekuara, të ndaluara.

وَالَّذٖينَ يَرْمُونَ الْمُحْصَنَاتِ ثُمَّ لَمْ يَأْتُوا بِاَرْبَعَةِ شُهَدَآءَ فَاجْلِدُوهُمْ ثَمَانٖينَ جَلْدَةً وَلَا تَقْبَلُوا لَهُمْ شَهَادَةً اَبَدًا وَاُولٰٓئِكَ هُمُ الْفَاسِقُونَ *

**"Ata që akuzojnë gratë e ndershme për shkelje kurore dhe nuk sjellin katër dëshmitarë** (për ta vërtetuar akuzën e tyre)**, goditini me tetëdhjetë shkopinj dhe mos ua pranoni më kurrë dëshminë! Ata janë plotësisht mëkatarë!"**[152]

149 Kurani, Al-i Imran: 7.

150 Kurani, El-Bekare: 275.

151 Kurani, El-Maide: 90.

152 Kurani, En-Nur: 4.

Ky ajet ka zbritur për të bërë të ditur se personi që shpif (që akuzon në mënyrë të pambështetur me katër dëshmitarë) për shkelje kurore (për marrëdhënie seksuale të paligjshme) një grua të ndershme, jo vetëm që do të ndëshkohet në mënyrë fizike, por edhe morale-qytetare duke iu hequr përgjithmonë e drejta e dëshmimit. Këtë konkluzion, ky ajet e shpreh në mënyrë krejt të qartë e të prerë, për rrjedhojë, është ajet muhkem (me kuptim të drejtpërdrejtë).

**2. Ajetet muteshabih**

Si term, muteshabih quhet ajeti, fjala apo shenja shkronjore me kuptim të mbyllur ose me disa kuptime, për zgjedhjen e njërit prej të cilëve ka nevojë për argument.

Ajetet muteshabih ndahen në ajete me figuracion leksikor, me figuracion kuptimor dhe me figuracion edhe leksikor, edhe kuptimor. Ndërkaq, ajetet me figuracion leksikor ndahen në ajete që përmbajnë një fjalë të rrallë dhe me një kuptim të vetëm leksikor dhe ajete që përmbajnë një fjalë me shumë kuptime leksikore.

**a) Ajetet me figuracion leksikor.** Këto ajete ndahen në dy lloje:

- *Ajete që përmbajnë një fjalë të rrallë dhe me një kuptim të vetëm leksikor.* Edhe këto ndahen në dy lloje:

* Ajete të vlerësuara e të pranuara si muteshabih, sepse përmbajnë një fjalë të rrallë e të panjohur për gjuhët e tjera si dhe me përdorim të paktë. Për shembull:

(وَفَاكِهَةً وَابًّا) **"Bëmë fruta dhe çaire."**[153] Në këtë ajet përdoret fjala e rrallë (وَابًّا), prandaj ajeti vlerësohet dhe pranohet si muteshabih.

* Ajete të vlerësuara e të pranuara si muteshabih, sepse përmbajnë një fjalë me shumë kuptime dhe që në ajetin përkatës mund të merren me shumë kuptime. Për shembull:

**"Pastaj u shkoi pranë dhe i goditi me dorën e djathtë."** Fjala (وَا) ka disa kuptime, si dorë e djathtë, betim, fuqi. Në këtë ajet, kjo fjalë mund të përdoret me secilin prej këtyre tre kuptimeve, prandaj vlerësohet dhe pranohet si muteshabih.

- *Ajete që përmbajnë një fjalë të përbërë që nuk shpreh një vlerë të përcaktuar. Për shembull:*

153 Kurani, Abese: 31.

(وَاٰتُوا النِّسَآءَ صَدُقَاتِهِنَّ نِحْلَةً) **"Grave jepuni mehr me gjithë zemër** (bujarisht)..."[154] Në këtë ajet nuk janë përcaktuar cilësia dhe sasia e mehrit dhe fjalia është lënë me kaq, prandaj ajeti vlerësohet dhe pranohet si muteshabih.

**b) Ajetet me figuracion kuptimor.** Janë ajetet që bëjnë fjalë mbi disa akte dhe atribute të Allahut, mbi situatat e kiametit, mbi xhennetin dhe xhehennemin, pra mbi çështje, që njeriu nuk ka mundësi t'i konceptojë plotësisht dhe saktë. Ja disa prej këtyre ajeteve:

اَلرَّحْمٰنُ عَلَى الْعَرْشِ اسْتَوٰى

**"Rahmani e ka rrethuar** (e ka rrethuar, zotëruar dhe vënë në ekuilibër) arshin."[155]

وَنُفِخَ فِي الصُّورِ فَاِذَا هُمْ مِنَ الْاَجْدَاثِ اِلٰى رَبِّهِمْ يَنْسِلُونَ *

**"Më në fund do t'i bihet surit dhe veç kur t'i shohësh ata të ngrihen nga varret e të vrapojnë për tek Zoti i tyre!"**[156]

وَفَاكِهَةٍ مِمَّا يَتَخَيَّرُونَ * وَلَحْمِ طَيْرٍ مِمَّا يَشْتَهُونَ * وَحُورٌ عِينٌ * كَاَمْثَالِ اللُّؤْلُؤِ الْمَكْنُونِ * جَزَآءً بِمَا كَانُوا يَعْمَلُونَ *

**"Si shpërblim,** (atyre të xhennetit) **do t'u jepen frutat që u pëlqejnë, mish zogjsh që ua dëshiron zemra dhe hyri symëdha si perla të çmuara!"**[157]

Këto ajete vlerësohen dhe pranohen si muteshabih nga ana kuptimore, pra janë me figuracion kuptimor, sepse bëjnë fjalë në mënyrë të figurshme për çështje të vështira për ndjenjat dhe mendimet tona.

**c) Ajetet me figuracion edhe leksikor, edhe kuptimor.**

Janë ajete që mund të kuptohen ose duke i interpretuar, ose duke i shpjeguar me anë të ajeteve muhkem dhe haditheve të vërteta, ose duke i shqyrtuar nga anë të ndryshme të tyre. Për shembull:

وَلَيْسَ الْبِرُّ بِاَنْ تَاْتُوا الْبُيُوتَ مِنْ ظُهُورِهَا...

154 Kurani, En-Nisa: 4.

155 Kurani, Taha: 5.

156 Kurani, Jasin: 51.

157 Kurani, El-Vakia: 20-24.

**"... nuk është sjellje e mirë të hyni në shtëpi nga ana e prapme..."**[158]

Në traditën paraIslamike, pasi hynin nën ihram për haxh, arabët futeshin në shtëpi jo nga dera por nga muri i pasëm duke hapur një të çarë në të; po ashtu dilnin përsëri nga e njëjta e çarë. Ata besonin se kjo sjellje ishte e domosdoshme dhe e mirë për ta. Kurse Zoti ka bërë të ditur në këtë ajet se ky veprim dhe kjo sjellje e tyre nuk është e mirë, pra nuk u përfton atyre ndonjë të mirë (thevab).

Ky ajet është i shkurtër, pra, mendimi është shprehur shkurt e me pak fjalë, prandaj është muteshabih (i figurshëm, i papërcaktuar qartësisht) nga ana leksikore. *Ngjarja e futjes së arabëve në shtëpi jo nga dera, por nga pas, nga një e çarë në mur,* të cilën Zoti nuk e pranon si mirësi, është e posaçme për kohën kur arabët hynin nën ihram për haxh. Pra, Zoti bën të ditur pikërisht se futja nëpër shtëpi nga pas duke qenë nën ihram nuk është mirësi (nuk është sjellje e mirë dhe me rrjedhoja të mira), sepse arabët e vlerësonin si të mirë dhe mirësi këtë sjellje gjatë kohës nën ihram. Mirëpo, ndërsa çështja qëndron kështu, ajeti është zbritur jo në formën *nuk është sjellje e mirë të hyni në shtëpi nga ana e prapme kur të jeni nën ihram,* por vetëm në formën nuk është sjellje e mirë të hyni në shtëpi nga ana e prapme, pra, nga ana leksikore, mendimi është lënë i papërfunduar e i papërcaktuar, prandaj edhe ky ajet është vlerësuar dhe pranuar si muteshabih nga ana leksikore.

Ky ajet është muteshabih edhe nga ana kuptimore, sepse ata që nuk e njohin këtë zakon të arabëve paraIslamikë, nuk munden as ta kuptojnë se ç'kërkon të thotë ajeti, as ta dinë apo ta mësojnë se ky zakon dhe ky veprim i përkasin kohës nën ihram. Meqë kuptimi i ajetit është i mbyllur e i paqartë, është pranuar si muteshabih edhe nga ana kuptimore.

## 3. PIKËPAMJET MBI AJETET E DREJTPËRDREJTA (MUHKEM DHE MBI AJETET E FIGURSHËM (MUTESHABIH)

Dijetarët Islamë kanë parashtruar dhe mbrojtur pikëpamje të ndryshme mbi çështjet e shprehjes së drejtpërdrejtë e krejtësisht të qartë (muhkem) dhe të shprehjes së figurshme e të paqartë (muteshabih). Veçanërisht ata kanë bërë debate mbi ajetet muteshabih dhe llojet e tyre. Pikëpamjet e dijetarëve mbi këto çështje mund të përmblidhen kështu:

Sahabiu dhe mufessiri Abdullah b. Abbas: "Ajetet muhkem janë ajetet që bëjnë të ditur hallallin, haramin, ndëshkimet mbi fajet, trashëgiminë dhe aktet e mira

158 Kurani, El-Bekare: 189.

(salih). Muhkem janë edhe ajetet nasih (abroguese) që shfuqizojnë ajetet përkatëse paraardhëse. Kurse ajetet muteshabih janë ajetet që përshkruajnë situatat e jetës së pasme (ahiretit), xhennetin, xhehennemin, që përmbajnë rrëfime simbolike dhe mësimdhënëse. Muteshabih janë edhe ajetet mensuh (të abroguara, të shfuqizuara pjesërisht ose tërësisht)."[159]

Tabiini Muxhahid: "Ajetet muhkem janë ajetet mbi hallallin dhe haramin. Kurse ajetet muteshabih janë ajetet që kanë nevojë të plotësohen dhe sqarohen me anë të ajeteve të tjera."

Esamm: "Ajetet muhkem janë ajetet, mbi komentin e të cilëve nuk ka kontradikta, domethënë, mbi kuptimin që shprehin ata, ka një mendim të njëzëshëm. Kurse ajetet muteshabih janë ajetet mbi kuptimin e të cilëve ka kontradikta."

Mufessiri Ragib El-Esfehani: "Çështjet muteshabih janë tre llojesh; të parat, janë çështje të tilla si koha e shpërthimit të kiametit dhe koha e daljes së Dabetul ard-it; të dytat, çështje, të cilat njerëzit mund t'i njohin duke bërë kërkime e studime mbi to, si fjalët e rralla, konkluzionet e papërcaktuara qartë; të tretat, çështje mes dy llojeve të para si dhe çështje, që mund t'i njohin njerëzit me nivel të lartë diturie. Lutja e Profetit (s.a.s.) për Abdullah b. Abbasin, *"Allahu im, bëje atë kompetent në fe dhe mësoja interpretimin"*[160], tregon se disa çështje muteshabih mund të njihen nga njerëz me dituri të madhe.[161]

Për çështjen e ajeteve muteshabih, përgjithësisht ekzistojnë dy pikëpamje:

*E para*, pikëpamja *selefite*. Dijetarët selefitë si Ahmed b. Hanbel, anëtar i drejtimit sunnit, për ajetet muteshabih kanë thënë kështu: "Kuptimin e tyre e di Allahu! Ne i pranojmë ato siç janë dhe ashtu i besojmë pa bërë interpretim!"

*E dyta*, pikëpamja *halefite*. Dijetarë të tillë të mëvonshëm, prandaj edhe të quajtur halefitë (pasardhës), si Ebu Mansur el-Maturidi, nuk kanë bërë interpretim mbi shkronjat mukattaa (të veçuara) që pranohen si muteshabih (si figuracione leksikore), kurse ajetet muteshabih si kuptim i kanë interpretuar dhe shpjeguar në përshtatje me Kuranin dhe Sunnetin. Për shembull:

159 Es-Sujuti, El-Itkan fi Ulumi'l-Kuran.

160 Ahmed b. Hanbel, Musned, I, 214, 269.

161 Es-Sujuti, El-Itkan fi Ulumi'l-Kuran.

يَدُ اللّٰهِ فَوْقَ اَيْد۪يهِمْ

**"Dora e Allahut është mbi duart e tyre..."**[162]

Konceptin "dora e Allahut" (يَـدُ اللّٰهِ) në këtë ajet, halefitët e kanë interpretuar si "forca dhe fuqia e Allahut". Sipas tyre, trajtimi formal i këtij koncepti të çon në pranimin e idesë se Zoti ka trup dhe formë, prandaj ai duhet interpretuar, sepse Allahu nuk ka trup dhe formë. Pra, sipas halefitëve, ajeteve muteshabih duhet t'u jepet kuptim nën dritën e Kuranit dhe Sunnetit dhe në përshtatje me ta.

## 4. RËNDËSIA E ÇËSHTJES SË SHPREHJES SË DREJTPËRDREJTË DHE TË FIGURSHME TË KURANIT LIDHUR ME KOMENTIN E TIJ

Tefsiri është shpjegimi, nga dijetarët e aftë dhe kompetentë për nxjerrjen e konkluzioneve nga burimet, i shprehjeve të fshehta dhe të vështira për t'u kuptuar të Kuranit sipas metodave dhe rregullave të caktuara. Në këtë proces shpjegimi luajnë rol të rëndësishëm aftësia kërkuese e personit, njohuritë dhe përvoja si dhe forca gjykuese e tij. Ajetet muteshabih kanë ndikuar në zhvillimin e forcës gjykuese të mufessirëve që kanë bërë përpjekje për t'i kuptuar ato dhe, në të njëjtën kohë, i kanë shtyrë ata në kërkim. Si rezultat, mufessirët me një përvojë të pasuruar pas një procesi të tillë, janë bërë më të suksesshëm në tefsirin e Kuranit.

Meqë ajetet muteshabih bartin shumë kuptime dhe janë të vështirë për t'u kuptuar, kanë bërë që dijetarët që përpiqen për t'i shpjeguar, të tregohen të kujdesshëm.

Në shpjegimin e ajeteve muteshabih merren parasysh edhe ajetet muhkem dhe ballafaqohen mes tyre, gjë që bëhet pretekst që të kuptohen më mirë lidhjet mes ajeteve, dallimet mes tyre dhe veçoritë e secilit prej tyre si dhe që tefsiret të bëhen më të sakta.

Ajetet muteshabih kanë ndikuar që gjatë tefsirit të Kuranit të përfitohet prej shkencave të tjera, sepse për shpjegimin e këtyre ajeteve është e domosdoshme të mbahen parasysh veçanërisht shkencat e hadithit dhe bio-bibliografisë (sijer). Kjo domosdoshmëri jo vetëm ka ndikuar që mufessirët t'i njohin më mirë hadithin dhe bio-bibliografinë, por edhe ka ndihmuar që tefsiri i bërë prej tyre të ketë karakter më shkencor.

162 Kurani, El-Feth: 10.

## PËRMBLEDHJE

1. Thoni kuptimet leksikore të fjalëve muhkem dhe muteshabih.
2. Jepni nga një shembull për muhkem dhe muteshabih.
3. Thoni shkurt pikëpamjet e dijetarëve mbi çështjen muhkem dhe çështjen muteshabih.
4. Cila është rëndësia e çështjes muhkem-muteshabih në lidhje me tefsirin e Kuranit?

# PJESA X

## ABROGIMI (NES'H) NË KURAN

## ÇËSHTJET

1. PËRKUFIZIMI DHE CILËSIA E ABROGIMIT (NES'H)
2. PIKËPAMJET E ATYRE QË E PRANOJNË ABROGIMIN
3. PIKËPAMJET E ATYRE QË NUK E PRANOJNË ABROGIMIN

## PUNË PËRGATITORE

1. Mësojini kuptimet e fjalëve nes'h, nasih dhe mensuh nga një libër i metodës së tefsirit.
2. Lexoni shpjegimin e ajetit 106 të sures El-Bekare nga një libër tefsiri dhe merrni njohuri nga Kurani për çështjen e abrogimit (nes'h).
3. Kërkoni të mësoni nëse çështja e abrogimit është çështje vetëm e Kuranit apo jo.
4. Ç'kuptoni me fjalën insah!

## 1. PËRKUFIZIMI DHE CILËSIA E ABROGIMIT

Si masdar i foljes arabishte (نَسَخَ) *ne-se-ha, fjala nes'h* ka disa kuptime, si *asgjësoj, ndërroj, kthej nga një gjendje në një gjendje tjetër* (tahvil), *kopjoj dhe shumëfishoj* (istinsah), *bart, etj.*[163]

Si term, nes'h është abrogimi (shfuqizimi) i konkluzionit të një ajeti të mëparshëm me anë të një ajeti tjetër të mëpasshëm.[164] Ajeti abrogues quhet nasih, kurse ajeti i abroguar quhet mensuh.

Në Kuran, fjala *nes'h është* përdorur me kuptime të ndryshme. Disa nga ajetet ku përdoret fjala *nes'h janë:*

يَنْسَخُ اللّٰهُ مَا يُلْقِي الشَّيْطَانُ ثُمَّ يُحْكِمُ اللّٰهُ اٰيَاتِهِ...

**"... Allahu e asgjëson** (nes'h) **gjënë që mund ta fusë shejtani, pastaj vendos ajetet e veta të fuqishme** (për nga shprehja dhe kuptimi)**!"**[165] Në këtë ajet, fjala nes'h është përdorur me kuptimet *anulloj, shfuqizoj, heq nga mesi, asgjësoj.*

هٰذَا كِتَابُنَا يَنْطِقُ عَلَيْكُمْ بِالْحَقِّ اِنَّا كُنَّا نَسْتَنْسِخُ مَا كُنْتُمْ تَعْمَلُونَ *

**"Ky është libri ynë** (ku janë të regjistruara bëmat tuaja) **që ua thotë të vërtetën ndër sy. Ne i shënonim** (istinsah) **bëmat tuaja!"**[166] Në këtë ajet, fjala nes'h është përdorur me kuptimin nus'ha që do të thotë ekzemplar.

مَا نَنْسَخْ مِنْ اٰيَةٍ اَوْ نُنْسِهَا نَاْتِ بِخَيْرٍ مِنْهَآ اَوْ مِثْلِهَا اَلَمْ تَعْلَمْ اَنَّ اللّٰهَ عَلٰى كُلِّ شَيْءٍ قَدِيرٌ *

**"Po qe se Ne e shfuqizojmë** (nes'h) **një ajet ose e bëjmë të harrohet** (insá)**, sjellim një të ngjashëm me të ose më të dobishëm se ai. A s'e dini se Allahu ka mundësi për çdo gjë?"**[167] Në këtë ajet, fjala nes'h (nensah) është përdorur me kuptimin *shfuqizim, abrogim,* kurse fjala *insá* (nunsihá) është përdorur me kuptimin *shtyrje, harrim.*

---

163 Ragib El-Esfehani, el-Mufredat fi Garibi'l-Kuran, titulli Neseha.

164 Sejjid Sherif El-Xhurxhani, Et-Ta'rifat, 163.

165 Kurani, El-Haxh: 52.

166 Kurani, El-Xhathije: 29.

167 Kurani, El-Bekare: 106.

وَاِذَا بَدَّلْنَآ اٰيَةً مَكَانَ اٰيَةٍ وَاللّٰهُ اَعْلَمُ بِمَا يُنَزِّلُ قَالُوٓا اِنَّمَآ اَنْتَ مُفْتَرٍ بَلْ اَكْثَرُهُمْ لَا يَعْلَمُونَ *

**"Kur Ne e zëvendësojmë** (beddelná) **një ajet me një tjetër - dhe Allahu e di mirë se ç'zbret - ata të thonë: "Ti je veçse një trillues!" Jo, por shumica nuk e dinë!"**[168] Në këtë ajet, në vend të abrogimit, shfuqizimit, bëhet fjalë për ndërrim, zëvendësim të njëvlershëm ose më të mirë, prandaj, në vend të fjalës *nes'h* (abrogim, shfuqizim), përdoret fjala tebdil (beddelná).

Mbi çështjen e nes'h-it (abrogimit, shfuqizimit), dijetarët Islamë kanë rënë në marrëveshje në dy pika dhe kanë rënë në kontradiktë në një pikë.

a) Dijetarët Islamë janë të një mendimi se shfuqizimi i një ajeti të mëparshëm me një ajet të mëpasshëm ka të bëjë vetëm me disa konkluzione mbi çështje të kësaj bote. Në parimet dhe bazat themelore të fesë, domethënë në konkluzionet mbi besimin, nuk ka shfuqizim. Këto konkluzione do të vazhdojnë të veprojnë gjer në kiamet ashtu siç janë formuluar në fillim.

b) Kurani ka shfuqizuar konkluzionet mbi bazat e besimit të librave të mëparshëm.

c) Dijetarët nuk janë të një mendimi nëse ka apo nuk ka nes'h (abrogim, shfuqizim) në Kuran. Shumica e madhe e dijetarëve janë të mendimit se në Kuran ka abrogim, kurse një pjesë janë të mendimit se në Kuran nuk ka abrogim.

## 2. PIKËPAMJET E ATYRE QË E PRANOJNË ABROGIMIN

Pikëpamjet e dijetarëve mbi abrogimin, të cilët e pranojnë praninë e abrogimit në Kuran, janë këto:[169]

Në periudhën kur u zbrit Kurani, njerëzimi dhe, veçanërisht, shoqëria arabe, ishte larguar nga feja e Allahut. Me përjashtim të atij numri të kufizuar njerëzish që i besonin trajtës së pashformuar të feve monoteiste të mëparshme e që i kryenin adhurimet sipas tyre, të tjerët kishin hyrë në rrugë të gabuara e të mbrapshta, shumica e moralit dhe zakoneve të tyre binin në kundërshtim me fenë e Allahut. Ndërkaq, ishte e pamundur që këta njerëz t'i braktisnin men-

168 Kurani, En-Nahl: 101.

169 Bedruddin Ez-Zerkeshí, El-Burhan fi Ulumi'l-Kuran, II, 42 e në vazhd.

jëherë bestytnitë që u kishin hedhur rrënjë prej shumë e shumë vitesh në zemra, adhurimet që i kryenin duke i parë nga etërit dhe duke i imituar ata, moralin dhe zakonet që binin në kundërshtim me parimet hyjnore. Për t'i shpëtuar ata nga kjo gjendje ku ndodheshin, për t'i bërë ata që t'i pranonin dhe përvetësonin besimin, adhurimet dhe moralin e Islamit, nevojitej një kohë e gjatë. Po qe se në një periudhë të tillë kur njerëzit ende s'kishin formimin e duhur për t'i zbatuar siç kërkohej konkluzionet dhe urdhrat e Islamit, do të urdhëroheshin disa konkluzione, shumë njerëz mund të mos i zbatonin ato. Prandaj ka ndodhur që Allahu (xh.xh.), disa nga konkluzionet dhe urdhrat që i pati zbritur vetëm për atë periudhë në përshtatje me gjendjen aktuale të njerëzve, i pati anulluar më pas dhe, në vend të tyre pati zbritur konkluzione dhe urdhra të tjerë. Ja, pra, anullimi i një konkluzioni apo urdhri të mëparshëm me anë të një konkluzioni apo urdhri të mëpasshëm quhet *nes'h, abrogim, shfuqizim.* E thënë ndryshe, shfuqizimi nga Allahu i një ajeti të zbritur më parë me anë të një ajeti të zbritur më pas quhet *nes'h.*

Ashtu si Kurani i shfuqizoi librat hyjnorë të ardhur para tij, e përmban këtë funksion shfuqizues edhe brenda vetes. Fakti që Allahu (xh.xh.) urdhëron si në ajetin në vazhdim, që u citua edhe më lart, tregon se në Kuran ka shfuqizim: **"Po qe se Ne e shfuqizojmë një ajet ose e bëjmë të harrohet, sjellim një të ngjashëm me të ose më të dobishëm se ai. A s'e dini se Allahu ka mundësi për çdo gjë?"**[170]

Njeriut që e krijoi epror ndaj krijesave të tjera dhe të pajisur me cilësi dalluese, Allahu i Lartë i ka ngarkuar një detyrë shumë të rëndësishme. Kjo detyrë është mësimi i konkluzioneve të Tij, mësimi dhe zbatimi i tyre në jetë ose organizimi i jetesës sipas tyre për vete e për të tjerët. Për t'ua bërë të ditur njerëzve konkluzionet dhe urdhrat e Tij dhe mënyrën e zbatimit të tyre, Zoti ka ngarkuar njerëz të zgjedhur mes njerëzve, që në gjuhë të ndryshme emërtohen me fjalë të ndryshme si resul, pejgamber, profet, etj. dhe disave prej tyre u ka dërguar edhe libra. Çdo libër i ri ka shfuqizuar, njëkohësisht, edhe disa konkluzione dhe urdhra të librit të mëparshëm. I fundit i këtyre librave, i zbritur të dërguarit apo profetit të fundit, Hz. Muhammedit (s.a.s.), është Kurani. Siç dihet, Kurani u zbrit pjesë-pjesë gjatë një periudhe 23-vjeçare. Gjatë zbritjes së tij, disa ajete kanë shfuqizuar disa ajete të zbritura më parë në një datë të caktuar në mënyrë të posaçme vetëm për atë kohë (aktualitet). Shfuqizimi i një ajeti të Kuranit nga një ajet tjetër i mëvonshëm ka pasur si orientim dhe qëllim edukimin e myslimanëve, përgatitjen e tyre fetare, etiko-morale e informative dhe aftësimin e tyre për t'i zbatuar konkluzionet dhe vendimet e Islamit.

170 Kurani, El-Bekare: 106.

# 3. PIKËPAMJET E ATYRE QË NUK E PRANOJNË ABROGIMIN

Disa dijetarë Islamë e pranojnë se Kurani ka abroguar apo shfuqizuar librat e ardhur para tij, por nuk pranojnë se në Kuran ka shfuqizim në vetvete. Ebu Muslim Muhammed b. Bahr El-Esfehani dhe Muhammed Tevfik Sidki janë ndër dijetarët që nuk e pranojnë abrogimin në Kuran.

Pikëpamjet e atyre që nuk e pranojnë abrogimin në Kuran, janë këto:

a) Megjithëse abrogimi apo shfuqizimi është logjikisht i pranueshëm (xhaiz), brenda Kuranit nuk ka ndodhur abrogim. Ajeti **"Po qe se Ne e shfuqizojmë një ajet ose e bëjmë të harrohet, sjellim një të ngjashëm me të ose më të dobishëm se ai. A s'e dini se Allahu ka mundësi për çdo gjë?"**[171], e ka fjalën jo për abrogimin e ajeteve të Kuranit, por për abrogimin e konkluzioneve dhe urdhrave të Testamentit dhe Ungjillit.

b) Nuk ka ndonjë argument të hapur dhe kategorik mbi shfuqizimin e një ajeti me anë të një ajeti tjetër. Edhe rivajetet mbi këtë çështje nuk janë të hapura e kategorike.

c) Edhe pse ata që e pranojnë abrogimin, thonë se ajeti shfuqizues është zbritur më vonë se ajeti i shfuqizuar, kjo çështje nuk është kategorike, e formës së prerë.

d) Nuk është siguruar unitet pikëpamjeje mbi numrin e ajeteve të pretenduar si shfuqizues (nasih) e të shfuqizuar (mensuh).

e) Profeti (s.a.s.) i pati vënë shkruesit ta shkruajnë vahjin (revelacionin, zbulesën) dhe të gjitha ajetet ua pati shpallur dhe kumtuar njerëzve. Shumica e sahabeve e patën mësuar Kuranin përmendsh. Profeti vetë i pati vendosur të gjitha ajetet në vendet përkatëse të sureve përkatëse dhe pati përcaktuar radhën e sureve. Në kohën e Hz. Ebu Bekrit, kur Kurani u mblodh dhe u bë libër, u respektua besnikërisht sistemimi i bërë prej Profetit. Pastaj, Hz. Osmani, duke e marrë për bazë këtë libër, i shumëfishoi ekzemplarët e Kuranit. Askush prej sahabeve nuk u pati paraqitur ndonjë rezervë apo kundërshtim Hz. Ebu Bekrit dhe Hz. Osmanit si dhe nuk patën parë ndonjë të metë apo mangësi qoftë në ekzemplarin e parë të Kuranit, qoftë në ekzemplarët e tjerë të kopjuar nga i pari e të shumëfishuar. Po të ndodhte që nëpër ekzemplarët të shihej ndonjë e metë apo mangësi, do të paraqiteshin rezerva apo kundërshtime qysh atëherë dhe, ndoshta, do të ndodhnin ngjarje të pashmangshme. Mirëpo një gjë e tillë nuk ka ndodhur, sepse të gjithë ekzem-

171 Kurani, El-Bekare: 106.

plarët e Kuranit, të quajtur në traditë mus'haf, janë identikë me Kuranin e shkruar nga Profeti me anë të shkruesve të posaçëm të vahjit dhe të kumtuar prej tij. Për rrjedhojë, pretendimi se nga Kurani janë hequr disa ajete të zbritur më parë por të shfuqizuar më pas, bie në kundërshtim me të vërtetat historike.

f) Çështja nes'h për të cilën bëhet fjalë për Kuranin, nuk është abrogimi apo shfuqizimi përfundimtar i një konkluzioni, por vetëm shtyrja e tij, domethënë se një konkluzion i caktuar nuk është shfuqizuar përfundimisht, por veprimi i tij është shtyrë vetëm përkohësisht, për një periudhë të caktuar.



## PËRMBLEDHJE

1. Bëni përkufizimin e abrogimit (nes'h).
2. Tregoni shkurt pikëpamjet e atyre që e pranojnë abrogimin.
3. Tregoni shkurt pikëpamjet e atyre që nuk e pranojnë abrogimin.
4. Jepni të dhëna mbi çështjen mensuh.
5. Thoni disa nga veprat më të rëndësishme mbi çështjen nasih dhe mensuh.

# PJESA XI

## SHKRONJAT E VETMUARA

## (HURUFI MUKATTAA)

## ÇËSHTJET

1. PËRKUFIZIMI DHE NUMRI I SHKRONJAVE TË VETMUARA
2. PIKËPAMJET MBI KUPTIMET E SHKRONJAVE TË VETMUARA
3. SHKRONJAT E VETMUARA A JANË AJETE?

## PUNË PËRGATITORE

1. Shihni, kuptimet e cilave fjalë të Kuranit nuk i gjeni në fjalor?
2. Lexoni ajetet e para të sureve Merjem, Jusuf dhe Taha.

## 1. PËRKUFIZIMI DHE NUMRI I SHKRONJAVE TË VEÇUARA

Kuptimi leksikor i emërtimit *huruf-u mukattaa* është *shkronja të prera*. Kurse si term, me këtë emërtim bëhet fjalë për një apo disa shkronja të veçuara në fillim të disa sureve të Kuranit.

Numri i shkronjave të veçuara, duke i numëruar identiket si një, është katërmbëdhjetë. Disa prej këtyre dhe suret ku ndodhen, janë:

| shkronjat e veçuara | surja ku ndodhen |
|---|---|
| (نَسَخ) | El-Bekare, Al-i Imran, El-Ankebut Er-Rum, Lukman, suret e sexhdes |
| (نَسَخ) | El-Araf |
| (نَسَخ) | Merjem |
| (نَسَخ) | El-Kasas, Esh-Shuara |
| (نَسَخ) | Jasin |
| (نَسَخ) | Esh-Shura |

## 2. PIKËPAMJET MBI KUPTIMET E SHKRONJAVE TË VEÇUARA

Në Kuran dhe në hadithe nuk ka ndonjë të dhënë mbi çështjen e shkronjave të veçuara (huruf-u mukattaa) që pranohen si *muteshabih*, me kuptim të figurshëm. Ndërkaq, dijetarët Islamë kanë parashtruar dhe mbrojtur pikëpamje të ndryshme mbi këto, të cilat mund të përmblidhen në dy grupe kryesore:

**Pikëpamja e parë:** Shkronjat e veçuara janë ndër të fshehtat e Kuranit. Kuptimet e tyre i di vetëm Allahu. Prandaj, njeriu nuk mund të arrijë ndonjë përfundim sado që të mendojë mbi kuptimin e tyre! Pikëpamjet e parashtruara mbi këtë çështje nuk mund të jenë tjetër veçse opinione personale!

Ata që kanë këtë pikëpamje, duke parashtruar mendimet e tyre, kanë mbajtur parasysh se nga Profeti nuk ka ndonjë informacion sqarues mbi këto shkronja. Ata kanë thënë kështu:

Hz. Ebu Bekr: "Çdo libër e ka një të fshehtë. E fshehta e Allahut në Kuran janë fillimet e sureve!"[172]

Hz. Ali: "Çdo libër ka thelbin e vet. Thelbi i Kuranit janë rrokjet (shkronjat e veçuara)!"[173]

Abdullah b. Abbas: "Shkronjat e veçuara janë një dituri e fshehtë dhe një enigmë e mbuluar. Allahu e ka mbajtur për vete njohjen e tyre!"[174]

Esh-Shabi: "Shkronjat e veçuara janë muteshabih dhe e fshehta e Kuranit. Kuptimin e tyre e di vetëm Allahu!"[175]

**Pikëpamja e dytë:** Mbi çështjen e shkronjave të veçuara, në Kuran dhe në hadithe nuk ka ndonjë të dhënë sqaruese e shpjeguese. Por personat që kanë arritur nivele të larta diturie, mund t'i gjejnë dhe përcaktojnë kuptimet e tyre. S'duhet harruar se, në shumë ajete të Kuranit, Allahu i Lartë i urdhëron njerëzit të mendojnë, duke iu drejtuar atyre me këto fjalë: "A nuk po mendoni?" Po qe se në Kuran do të kishte ndonjë gjë të pamundur për t'u kuptuar dhe njohur nga njerëzit, Allahu nuk do të kishte urdhëruar që njerëzit të mendonin dhe arsyetonin. Prandaj, edhe kuptimet e shkronjave të veçuara mund të njihen.

Dijetarët që e kanë pranuar këtë pikëpamje, kanë bërë interpretime të ndryshme mbi çështjen e kuptimit të shkronjave të veçuara. Njëri prej këtyre interpretimeve është kështu: "Këto shkronja tregojnë se Kurani është mrekulli dhe pamundësisht i përsëritshëm!"[176]

Nuk ka dyshim se, si ajetet, edhe shkronjat e veçuara janë fjalë e Allahut! Ndërkaq, meqë Allahu i Lartë dhe i Dërguari i Tij, Hz. Muhammedi (s.a.s.) nuk kanë dhënë ndonjë informacion mbi to, nuk duhet ngulur këmbë në kërkimin e kuptimit të tyre. Gjëja më e drejtë që duhet bërë, është të thuhet: "Këto janë fjalë e Allahut dhe pjesë e Kuranit. Kuptimet e tyre i dinë më mirë Allahu dhe i Dërguari i Tij!"

## 3. SHKRONJAT E VEÇUARA A JANË AJETE?

Ka dy pikëpamje mbi çështjen nëse shkronjat e veçuara janë apo jo ajete:

172 Ez-Zerkeshi, El-Burhan fi Ulumi'l-Kuran, I, 174.

173 Fahruddin Er-Razi, Mefatihu'l-Gajb, I, 227.

174 M. Reshit Riza, Tefsiru'l-Menar, II, 302.

175 Es-Sujuti, El-Itkan fi Ulumi'l-Kuran, II, 13.

176 Subhi Es-Salih, Kuran Ilimleri, f. 8.

**E para,** shkronjat e veçuara (نَسَخَ) që ndodhen në fillim të ajeteve, janë secila një ajet më vete. Kurse të tjerat, domethënë (نَسَخَ) që ndodhen brenda ajeteve, nuk janë ajete më vete, por pjesë të ajetit ku ndodhen.[177]

**E dyta,** asnjëra prej shkronjave të veçuara s'janë ajete më vete. Ndërkaq, ato janë që të gjitha fjalë e Allahut dhe pjesë e Kuranit.[178]



177 M.Hamdi Jazër, Hak Dili, Kuran Dili, I, 148.

178 M.Hamdi Jazër, Hak Dili, Kuran Dili, I, 148.

## PËRMBLEDHJE

1. Shpjegoni shkurt ç'janë shkronjat e veçuara (hurufu mukattaa).
2. Jepni disa shembuj të shkronjave të veçuara.
3. Përmblidhni pikëpamjet mbi kuptimin e shkronjave të veçuara.
4. A mund të quhen shkronjat e veçuara si ajete?

# PJESA XII

## TEFSIRI I SUREVE LUKMAN DHE EL-ASR

## ÇËSHTJET

1. TEFSIRI I SURES LUKMAN
2. TEFSIRI I SURES EL-ASR

## PUNË PËRGATITORE

1. Duke e kënduar suren Lukman, kërkoni të mësoni se për çfarë çështjesh bën fjalë.
2. Mësoni se e sata sure e Kuranit është surja El-Asr.
3. Pyesni më të mëdhenjtë se ç'pikëpamje kanë mbi urtësinë e përmendjes së kohës në suren El-Asr dhe mendoni mbi to.

# 1. TEFSIRI I SURES LUKMAN

**a) Njohuri të përgjithshme mbi suren Lukman**

Sureja Lukman ka zbritur në Mekë dhe përbëhet prej 34 ajetesh. Në mënyrë të përmbledhur, në këtë sure preken këto çështje:

* Për njerëzit e mirë që falin namaz, japin zeqat dhe i besojnë ahiretit pa lëkundje, Kurani është udhëzues dhe mëshirë. (Ajetet 1-5)

* Një pjesë njerëzish kapen pas fjalëve boshe me qëllim për t'i shmangur të tjerët nga rruga e Allahut e për t'i vënë në lojë. Ata bëjnë sikur nuk i shohin e nuk i dëgjojnë ajetet e Allahut. Për këta ka ndëshkim poshtërues e të hidhur. (Ajetet 6-9)

* Allahu i ka krijuar qiejt, tokën dhe të gjitha llojet e gjallesave. Nuk ka krijues tjetër veç Tij. (Ajetet 10-11)

* Këshillat dhe porositë e Lukmanit për të birin. (Ajetet 12-19)

* Gjithçka që ekziston dhe bëhet në qiej e në tokë i përkasin Allahut. Edhe sikur drurët që ndodhen në tokë të bëheshin pena dhe detrat, bojë, madje këtyre detrave t'u shtoheshin detra të tjerë dhe të kërkohej të shkrueshin fjalët e Allahut, prapë dija e tij nuk do të mbaronte! Është Ai që drejton çdo gjë dhe e bën çdo gjë që t'i bindet. Prandaj Allahun duhet ta adhurojmë vazhdimisht dhe ta falënderojmë për të mirat që na ka dhënë. Është mosmirënjohje ta kujtosh atë vetëm në vështirësi dhe pastaj ta harrosh. Njeriu duhet të ketë frikë Allahun dhe të mos gënjehet nga jeta e kësaj bote. (Ajetet 26-33)

*Vetëm Allahu e di se kur do të shpërthejë kiameti. Është Ai që e bën shiun të bjerë. Ai e di edhe se ç'ka në bark të nënës. Askush s'e di se ç'do të fitojë nesër dhe se ku do të vdesë. Allahu e di çdo gjë gjer në pikat më të imta të saj. (Ajeti 34)

**b) Tefsiri i ajeteve 12-19**

**12.**

وَلَقَدْ اٰتَيْنَا لُقْمٰنَ الْحِكْمَةَ اَنِ اشْكُرْ لِلّٰهِ وَمَنْ يَشْكُرْ فَاِنَّمَا يَشْكُرُ لِنَفْسِه۪ وَمَنْ كَفَرَ فَاِنَّ اللّٰهَ غَنِيٌّ حَم۪يدٌ *

**"Ne i dhamë Lukmanit urtësinë për të falënderuar dhe i thamë: "Falëndero!" Kush falënderon, e bën për vete dhe, kush tregohet mosmirënjohës, e ka për vete**

**se Allahu është i pasur e i lavdëruar** (nuk ka nevojë për falënderimin e askujt)**!"**

Ka shumë rivajete mbi identitetin e Lukmanit. Tabiini Ikrime ka thënë se ai është një profet, por shumica mendojnë se ai ka qenë një njeri i mirë e i urtë.

Në këtë ajet tregohet se Allahu i dha Lukmanit aftësinë për të kuptuar urtësinë e gjërave dhe për këtë i kërkoi ta falënderonte. Falënderimi është për të mirën e atij që falënderon, kurse mosmirënjohja, për të keqen e mosmirënjohësit; Allahu që është i pasur e që lavdërohet me gjuhën e të gjitha qenieve, nuk ka nevojë për falënderimin e njeriut!

**13.**

وَاِذْ قَالَ لُقْمٰنُ لِابْنِهٖ وَهُوَ يَعِظُهُ يَا بُنَيَّ لَا تُشْرِكْ بِاللّٰهِ اِنَّ الشِّرْكَ لَظُلْمٌ عَظٖيمٌ *

**"Një ditë, Lukmani, duke e këshilluar të birin, i pati thënë kështu: "Biri im, mos i bëj shok Allahut se kjo është një padrejtësi e madhe!"**

Në këtë ajet përmenden dy koncepte të rëndësishme: padrejtësi (dhulm) dhe politeizëm (shirk). Shirku është dhënia e cilësive hyjnore të Allahut edhe një apo disa qenieve të tjera, gjë që është një padrejtësi e madhe! Ai që beson se cilësi hyjnore kanë edhe qenie apo sende të tjera veç Allahut, i adhuron edhe ato sepse beson se ato e afrojnë te Allahu![179]

Në këtë ajet, Allahu i Lartë e quan shirkun padrejtësi. Eshtë e drejta e Allahut që e ka krijuar njeriun, që ai ta adhurojë vetëm Atë. Por mushriku, politeisti, duke adhuruar krahas Allahut, edhe qenie apo sende të tjera, u jep hyjnitet edhe atyre duke bërë, kështu, një padrejtësi të madhe. Kurse Allahu urdhëron në Kuran: **"O njerëz! Adhurojeni Zotin tuaj që ju krijoi juve dhe paraardhësit tuaj në mënyrë që të ruheni!"**[180]

Sipas Allahut të Lartë, politeizmi, njohja e zotave të tjerë veç Allahut, është mëkati më i madh dhe i pafalshëm, sepse është një shpifje kundër Allahut. Në lidhje me këtë çështje, në Kuran thuhet: **"Allahu kurrë nuk i fal ata që i bëjnë shok, kurse të tjerat** (mëkatet e tjera) **ia fal kujt të dojë. Duke i bërë shok Allahut, personi kryen mëkatin e madh të shpifjes!"**[181]

179 Shih Kurani, Ez-Zumer: 3.

180 Kurani, El-Bekare: 21.

181 Kurani, En-Nisa: 4.

**14.**

وَوَصَّيْنَا الْاِنْسَانَ بِوَالِدَيْهِ حَمَلَتْهُ اُمُّهُ وَهْنًا عَلٰى وَهْنٍ وَفِصَالُهُ فٖي عَامَيْنِ اَنِ اشْكُرْ لٖي وَلِوَالِدَيْكَ اِلَيَّ الْمَصٖيرُ *

**"Ne të porositëm ty për nënën dhe babanë** (që të sillesh mirë me ta)**. Nëna e ka bartur atë** (në bark) **duke hequr vështirësi pas vështirësish. Pastaj e ka mbajtur në gji për dy vjet. Falënderomë mua, por falënderoji edhe nënën dhe babanë! Kthimi juaj është vetëm tek Unë!"**

**15.**

وَاِنْ جَاهَدَاكَ عَلٰٓى اَنْ تُشْرِكَ بٖي مَا لَيْسَ لَكَ بِهٖ عِلْمٌ فَلَا تُطِعْهُمَا وَصَاحِبْهُمَا فِي الدُّنْيَا مَعْرُوفًا وَاتَّبِعْ سَبٖيلَ مَنْ اَنَابَ اِلَيَّ ثُمَّ اِلَيَّ مَرْجِعُكُمْ فَاُنَبِّئُكُمْ بِمَا كُنْتُمْ تَعْمَلُونَ *

**"Po qe se ata të shtrëngojnë të më bësh Mua shok një gjë për të cilën s'ke njohuri, mos iu bind! Kalo mirë në këtë botë me ta dhe shko në rrugën e atij që më drejtohet mua. Pastaj do të ktheheni tek unë dhe unë do t'ju tregoj se ç'keni bërë!"**

Allahu i Lartë e ka këshilluar njeriun të sillet mirë me prindërit, sepse pas Allahut, prindërit janë ata që kanë më shumë të drejta mbi njeriun. Sjellja mirë me prindërit që e kanë lindur dhe rritur gjersa është bërë i zoti i vetes, është njëra prej detyrave më të rëndësishme të njeriut. Ndërkaq, duke u theksuar se, më në fund, njeriu **do të kthehet sërish te Allahu,** njeriut i tërhiqet vëmendja se do të japë llogari për këtë.

Në ndonjë rast ose në kushte të caktuara, me dashje ose pa dashje, prindërit mund ta shtrëngojnë fëmijën të bëjë gjëra të gabuara e të dënueshme, ndër të cilat, më e madhja është politeizmi (shirk). Në këtë rast, fëmija nuk duhet t'u bindet prindërve, sepse e drejta e Allahut vjen para të drejtës së prindërve. Megjithëkëtë, edhe kur s'u bindet, fëmija duhet të sillet butë me prindërit.

**16.**

يَا بُنَيَّ اِنَّهَآ اِنْ تَكُ مِثْقَالَ حَبَّةٍ مِنْ خَرْدَلٍ فَتَكُنْ فٖي صَخْرَةٍ اَوْ فِي السَّمٰوَاتِ اَوْ فِي الْاَرْضِ يَاْتِ بِهَا اللّٰهُ اِنَّ اللّٰهَ لَطٖيفٌ خَبٖيرٌ *

"(Duke vazhduar me këshillat e tij, Lukmani tha:) **Biri im! Edhe sikur gjëja** (e mirë ose e keqe) **që ke bërë është sa një kokërr bizele dhe ndodhet në të çarat e një shkëmbi, në qiej apo në tokë, Allahu ta nxjerr para, sepse Allahu është latif** (i tillë që depërton kudo)**, Ai merr informacion për çdo gjë!"**

Njeriu duhet të sillet mirë gjithmonë dhe të ruhet prej gjërave të këqija, sepse Allahu që ka njohuri për çdo gjë, do t'ia nxjerrë njeriut para, të gjitha gjërat që ka bërë ditën e llogarisë, sado të vogla qofshin ato!

**17.**

يَا بُنَيَّ اَقِمِ الصَّلٰوةَ وَاْمُرْ بِالْمَعْرُوفِ وَانْهَ عَنِ الْمُنْكَرِ وَاصْبِرْ عَلٰى مَٓا اَصَابَكَ اِنَّ ذٰلِكَ مِنْ عَزْمِ الْاُمُورِ *

**"Biri im, fale namazin rregullisht, urdhëro të mirën, ndaloje të keqen dhe bëj durim për gjërat që mund të të bien mbi kokë!.."**

Të mirat **(maruf)** për të cilat Lukmani e këshillon të birin, janë gjërat që urdhërohen në Kuran dhe Sunnet, që nuk bien në kundërshtim me fenë dhe që në shoqëri njihen si gjëra të mira. Kurse të këqijat **(munker)**, janë gjërat e ndaluara në Kuran dhe Sunnet dhe që në shoqëri njihen si gjëra të këqija e të dëmshme. Të urdhërosh për të mirë do të thotë të kërkosh bërjen e gjërave që do t'i bënin të lumutur individin dhe shoqërinë, kurse ta ndalosh të keqen do të thotë të luftosh kundër gjërave që e prishin lumturinë e individit dhe shoqërisë.

Në lidhje me këtë çështje, në një hadith, Profeti ynë thotë kështu: *"Nëse ndonjëri prej jush sheh ndonjë të keqe, ta kundërshtojë me dorë. Po të mos ketë mundësi për këtë, ta kundërshtojë me gojë. Dhe po të mos ketë mundësi as për këtë, ta dënojë me zemër! Kjo është forma më e dobët e besimit!"*[182]

Në librin e tij të lartë, Allahu urdhëron: **"... dhe fto ti në rrugën e Zotit tënd me këshillë të mirë!"**[183]

Pasi porosit për ta urdhëruar të mirën dhe ndaluar të keqen, Allahu i Lartë urdhëron: **"... dhe duro për gjërat që mund të të bien mbi kokë!.."**Sepse ai që këshillon dhe urdhëron të mirën dhe përpiqet ta ndalojë të keqen, mund të hasë në vështirësi dhe kokëçarje të ndryshme, prandaj edhe i duhet të durojë. Të punosh për

182 Muslim, Iman, 78; Ahmed b. Hanbel, Musned, III, 20, 49, 52.

183 Kurani, En-Nahl: 125.

të mirën dhe lumturinë e shoqërisë Islame, duhet të pranosh të përballosh vështirësi të ndryshme dhe për këtë duhet durim!

Duke thënë, "... këto janë punë që kërkojnë vendosmëri...", Allahu i Lartë na sqaron se urdhërimi i të mirës dhe ndalimi i të keqes janë punë që kërkojnë guxim dhe vendosmëri dhe thekson se këtyre mund t'u përvishen vetëm njerëz që i kanë këto cilësi!

**18.**

وَلَا تُصَعِّرْ خَدَّكَ لِلنَّاسِ وَلَا تَمْشِ فِي الْاَرْضِ مَرَحًا اِنَّ اللّٰهَ لَا يُحِبُّ كُلَّ مُخْتَالٍ فَخُورٍ *

**"Mos e kthe kokën anash duke i nënvleftësuar njerëzit dhe mos ec mbi tokë duke u mbajtur me të madh, sepse Allahu nuk i do njerëzit që u pëlqen vetja dhe vetëlavdërohen!"**

**19.**

وَاقْصِدْ فِي مَشْيِكَ وَاغْضُضْ مِنْ صَوْتِكَ اِنَّ اَنْكَرَ الْاَصْوَاتِ لَصَوْتُ الْحَمِيرِ *

**"Tregohu i natyrshëm dhe ule zërin! Mos harro se zëri më i shëmtuar është zëri i gomarit!"**

Në ajetin e 18 përdoren fjalët "tusaër" (سَـخ), "muhtal" (سَـخ) dhe "fehur" (سَـخ). Tusaër është një sëmundje nga e cila deveve u shtrembërohet qafa dhe ato vazhdojnë të ecin ashtu, me kokën kthyer anash. "Muhtal" do të thotë njeri që i pëlqen vetja, kurse "fehur", njeri që ua lavdëron veten të tjerëve.

Kurse në ajetin e 19 flitet për faktin se, në qëndrimet, sjelljet, fjalët dhe veprimet e tij, njeriu duhet të ndjekë rrugën e mesme. Për këtë aludon shprehja e këtij ajeti, "vaksid fi meshjik" (سَـخ) e cila flet për ecjen e natyrshme, të thjeshtë.

**c) Ç'mësime nxjerrim prej këtyre ajeteve**

1. Duhet ta falënderojmë vazhdimisht Allahun për të mirat që na ka dhënë.

2. Me Allahun nuk duhet të barazojmë asgjë, vetëm Atë duhet ta adhurojmë, vetëm prej Tij duhet të kërkojmë ndihmë dhe mirësi.

3. Duhet t'u bindemi prindërve, por, po të na kërkojnë gjëra që bien në kundër-

shtim me fenë tonë, nuk duhet t'i bëjmë. Megjithëkëtë, nuk duhet t'ua thyejmë zemrën, nuk duhet të sillemi ashpër me ta.

4. Duhet të ruhemi nga mëkatet sado të vogla të na duken dhe, me sa të kemi mundësi, të bëjmë mirë.

5. Namazin duhet ta falim rregullisht, duhet të bëhemi mbrojtës të së drejtës dhe së bukurës dhe armiq të së shtrembrës dhe së shëmtuarës.

6. Nuk duhet t'i nënvlerësojmë njerëzit. Duhet të kemi kujdes kur ecim e kur flasim.

## 2. TEFSIRI I SURES EL-ASR

### a) Njohuri të përgjithshme për suren El-Asr

Është surja e 103-të e Kuranit. Është emërtuar me fjalën "asr" që përdoren në të dhe që do të thotë, si: kohë, periudhë, koha e pasdites (iqindi), namazi i iqindisë, koha e Profetit, natë, ditë, mëngjes, mbrëmje. Ka zbritur në Mekë.

E përbërë prej tre ajetesh, surja El-Asr përmban parime jashtëzakonisht të rëndësishme që premtojnë shpëtimin e njerëzimit. Rrëfehet se këtë sure që është si përmbledhje e tërë Kuranit, sahabet ia këndonin vazhdimisht njëri-tjetrit, se imam Shafiiu ka thënë se, "edhe po të mos ish zbritur gjë tjetër, vetëm kjo sure, madje, do t'i mjaftonte njerëzimit!"

Në këtë sure bëhet e ditur se, përveç atyre që besojnë, që bëjnë punë të mira dhe që këshillojnë të vërtetën dhe durimin, të gjithë të tjerët janë në humbje, shkojnë drejt disfatës. Kështu, bëhet e qartë se shpëtimi është vetëm te besimi, te punët e mira dhe këshillimi i të tjerëve për ta thënë dhe mbrojtur të vërtetën si dhe për të duruar.

### b) Tefsiri i sures El-Asr

وَالْعَصْرِ * اِنَّ الْاِنْسَانَ لَفِي خُسْرٍ * اِلَّا الَّذِينَ اٰمَنُوا وَعَمِلُوا الصَّالِحَاتِ وَتَوَاصَوْا
بِالْحَقِّ وَتَوَاصَوْا بِالصَّبْرِ *

**1. Pasha kohën!**

**2. Pa dyshim, njeriu është në humbje,**

**3. Veç atyre që besojnë, bëjnë punë të mira dhe këshillojnë të vërtetën dhe këshillojnë durimin!**

Në këtë sure, betimi në kohën bëhet për të tërhequr vëmendjen e njerëzve se po shkojnë drejt humbjes dhe disfatës dhe se mjetet për të shpëtuar nga disfata janë: 1) besimi; 2) puna e mirë; 3) këshillimi i njëri-tjetrit për të drejtën dhe të vërtetën; 4) këshillimi i njëri-tjetrit për durim.

Humbja dhe disfata për të cilën flitet këtu me fjalën "husran", janë e kundërta e mirëqenies dhe lumturisë që emërtohen, si e kundërta e fjalës "husran", me fjalën "felah" nënkuptojnë mirëqenien dhe lumturinë apo disfatën edhe në këtë botë, edhe në ahiret.

Jetëgjatësia e njeriut konsumohet me shpejtësinë e shkrirjes së akullit nën diellin e nxehtë. Po qe se njeriu e çon jetën kot ose e shpenzon jetën në gjëra të gabuara, përfundon me disfatë. Ata që dalin me fitim, janë vetëm ata që plotësojnë katër kushtet për të cilat bëhet fjalë në këtë sure.

Kushti i parë është besimi.

Para së gjithash, është besimi te Allahu si Zoti i vetëm, krijuesi dhe drejtuesi i gjithësisë.

Pastaj vjen besimi te Hz. Muhammedi si i Dërguari i Allahut, i ngarkuar nga Allahu me detyrën për t'ua kumtuar njerëzve Islamin, fenë dhe rrugën e vërtetë. Duhet besuar se bindja ndaj Profetit është e detyrueshme. Ndërkaq, besimi te detyra e tij profetike nënkupton dhe kërkon edhe besimin te engjët, te librat hyjnorë, te profetët e tjerë dhe te Kurani.

Pas kësaj duhet besuar në jetën e pasme, ahiretin. Jeta e kësaj bote nuk është e vetmja dhe e fundit. Njeriu do të ringjallet pas vdekjes. Pas ringjalljes secili do të japë llogari për punët e veta në këtë botë, të mirët do të shpërblehen, kurse të këqijtë do të ndëshkohen.

## PËRMBLEDHJE

1. Sureja Lukman e sata sure e Kuranit është dhe prej sa ajeteve përbëhet?
2. Përmblidhni në formë pikash porositë e Lukmanit (a.s.) për të birin.
3. Sipas sures El-Asr, cilat janë situatat që e shtyjnë njeriun në disfatë?
4. Duke u nisur nga surja El-Asr, cilat janë detyrat që na takojnë për të mos pësuar disfatë në botë dhe në ahiret?

# PJESA XIII

## SURJA EL-HUXHURAT

## DHE TEFSIRI I SAJ

## ÇËSHTJET

1. NJOHURI TË PËRGJITHSHME MBI SUREN EL-HUXHURAT
2. TEFSIRI I AJETEVE 1-5
3. TEFSIRI I AJETEVE 6-8
4. TEFSIRI I AJETEVE 9-10
5. TEFSIRI I AJETEVE 11-13
6. TEFSIRI I AJETEVE 14-18
7. PËRFUNDIME QË MUND TË NXIRREN NGA SURJA EL-HUXHURAT

## PUNË PËRGATITORE

1. Lexojeni përmbajtjen e sures El-Huxhurat nga një përkthim shqip.
2. Mblidhni nga librat e tefsirit që mund të gjeni, njohuri mbi suren El-Huxhurat.

## 1. NJOHURI TË PËRGJITHSHME MBI SUREN EL-HUXHURAT

Eshtë surja e 49 e Kuranit dhe ka 18 ajete. Eshtë zbritur në periudhën e Medines. Fjala "huxhurat" (dhomat) që përmendet në ajetin e katërt dhe shënon shtëpinë e Profetit, i është dhënë si emër sures.

Në këtë sure, tregohet për etikën dhe edukatën që duhet të respektojnë myslimanët në prani të Profetit si dhe për rregullat e domosdoshme të sjelljes mes tyre, flitet për vlerën e besimit dhe devocionit dhe për disa veçori të besimtarëve.

## 2. TEFSIRI I AJETEVE 1-5

**Edukata para Profetit**

Pesë ajetet e para të sures El-Huxhurat kanë të bëjnë me etikën dhe edukatën. Këto ajete i urdhërojnë besimtarët të jenë të edukuar para Allahut dhe të Dërguarit të Tij, në asnjë çështje të mos dalin para tyre.[184]

**Në asnjë çështje të mos dilet para**

**1.**

يَآ اَيُّهَا الَّذٖينَ اٰمَنُوا لَا تُقَدِّمُوا بَيْنَ يَدَىِ اللّٰهِ وَرَسُولِهٖ وَاتَّقُوا اللّٰهَ اِنَّ اللّٰهَ سَمٖيعٌ عَلٖيمٌ *

**"O ju që keni besuar! Mos u dilni para Allahut dhe të Dërguarit të Tij dhe kini frikë Allahun. Pa dyshim, Allahu dëgjon dhe di!"**

Personi që i pranon Allahun Zot dhe Profetin prijës dhe është i sinqertë në këtë besim, nuk shfaq pikëpamjen e tij pa hetuar nëse në një çështje fetare ka apo jo ndonjë urdhër të Allahut dhe të Dërguarit të Tij dhe, nëse ka, pa e mësuar se ç'thotë ai. Ky është kushti i parë dhe themelor i besimit.

Prandaj u tërhiqet vëmendja besimtarëve që, në qoftë se japin konkluzione nga vetja pa i vlerësuar Allahun dhe të Dërguarin e Tij dhe në çështje për të cilat ata nuk kanë dhënë leje si dhe pikëpamjet e veta të rastësishme i mbajnë mbi urdhrat e Allahut dhe të Dërguarit të Tij, të mos harrojnë se kanë për të dalë

184 Ibni Kethir, VII, 345.

para Allahut që ua dëgjon të gjitha fjalët dhe ua njeh të gjitha qëllimet!

**Të mos flitet me zë të lartë pranë Profetit**

**2.**

يَٓا اَيُّهَا الَّذٖينَ اٰمَنُوا لَا تَرْفَعُوٓا اَصْوَاتَكُمْ فَوْقَ صَوْتِ النَّبِيِّ وَلَا تَجْهَرُوا لَهُ بِالْقَوْلِ كَجَهْرِ بَعْضِكُمْ لِبَعْضٍ اَنْ تَحْبَطَ اَعْمَالُكُمْ وَاَنْتُمْ لَا تَشْعُرُونَ *

**"O ju që keni besuar! Mos e ngrini zërin mbi zërin e Profetit. Mos i bërtisni me zë të lartë Profetit siç i bërtisni njëri-tjetrit. Ndryshe, pa e kuptuar, punët mund t'ju shkojnë kot!"**

Si shkak i zbritjes së këtij ajeti tregohet kjo ndodhi: Sahabiu Sabit Ibn Kajs (r.a.) dëgjonte me vështirësi prandaj fliste me zë të lartë duke menduar se të tjerët nuk e dëgjonin. Edhe kur fliste me Profetin, pa e kuptuar, bërtiste dhe e shqetësonte. Prandaj zbriti ky ajet.[185]

Ngritja e zërit para Profetit (s.a.s.) është ndaluar sepse është quajtur mungesë respekti ndaj tij. Allahu i Lartë ka urdhëruar të tregohet respekt ndaj të Dërguarit të Tij[186] dhe ka njoftuar se një ndër kushtet e shpëtimit është edhe shprehja e respektit ndaj tij: **"... ata që i besojnë të Dërguarit dhe e respektojnë atë, që e ndihmojnë atë e që e ndjekin atë dhe Dritën** (Kuranin) **e dërguar me të, janë të shpëtuarit!"**[187]

Një gjest mungese respekti ndaj Profetit është një mëkat i madh që mund t'i çojë kot të gjitha punët e dobishme të bëra nga dikush gjatë një jete të tërë, sepse respekti i treguar ndaj tij është respekt i treguar ndaj Allahut që e ka dërguar atë si Profet, për rrjedhojë, mungesa e respektit ndaj tij është mungesë respekti ndaj Allahut.[188]

Sahabet janë treguar shumë të vëmendshëm në këtë drejtim, ata janë përpjekur të mos shfaqin ndonjë mungesë respekti ndaj Profetit ose të mos bëhen shkak për këtë. Pas zbritjes së këtij ajeti, Hz. Ebu Bekri i pati shprehur Profetit respektin e tij të lartë duke i thënë: "Vallahi, këtej e tutje me ty do të flas me pëshpërimë sikur po të

185 Vahidi, Esbabu'n-Nuzul, 257.

186 Kurani, El-Feth: 9-10. Kuptimi i këtyre ajeteve është ky: "Pa dyshim, Ne të dërguam ty dëshmitar, paralajmërues e përgëzues që (ju o besimtarë) t'u besoni Allahut dhe të Dërguarit të Tij, ta ndihmoni të Dërguarin, ta respektoni dhe ta madhëroni Allahun mëngjes e mbrëmje!"

187 Kurani, El-Araf: 157.

188 Mevdudi, Tefhimu'l-Kuran, V, 435.

tregoj ndonjë të fshehtë!"[189]

**T'i drejtohesh Profetit siç i ka hije autoritetit të tij**

**3.**

اِنَّ الَّذٖينَ يَغُضُّونَ اَصْوَاتَهُمْ عِنْدَ رَسُولِ اللّٰهِ اُولٰٓئِكَ الَّذٖينَ امْتَحَنَ اللّٰهُ قُلُوبَهُمْ لِلتَّقْوٰى لَهُمْ مَغْفِرَةٌ وَاَجْرٌ عَظٖيمٌ *

**"Ata që e ulin zërin pranë të Dërguarit të Allahut, janë, pa dyshim, njerëz, zemrën e të cilëve Allahu e ka vënë në provë me anë të devocionit. Për ata ka falje dhe shpërblim të madh!"**

**4.**

اِنَّ الَّذٖينَ يُنَادُونَكَ مِنْ وَرَآءِ الْحُجُرَاتِ اَكْثَرُهُمْ لَا يَعْقِلُونَ *

"(O i Dërguar!) **Shumica e atyre që të thërrasin ty nga pas odave, janë njerëz që s'ua pret mendja!"**

**5.**

وَلَوْ اَنَّهُمْ صَبَرُوا حَتّٰى تَخْرُجَ اِلَيْهِمْ لَكَانَ خَيْرًا لَهُمْ وَاللّٰهُ غَفُورٌ رَحٖيمٌ *

**"Po qe se ata do të duronin gjersa të dilje ti, gjithsesi do të ishte më mirë për ta. Allahu është mëshirues e bamirës!"**

Odat (huxhurat) për të cilën flitet në ajet, janë dhomat e shtëpisë së Profetit. Ajo shtëpi dhe ato oda qenë një ngrehinë druri bërë me degë hurmash, kurse mbi dyert vareshin mbulesa prej leshi të zi.

Njerëzit e edukuar në kuvendet e Profetit vepronin sipas programit të tij ditor, sepse ata e kuptonin se, për shkak të jetës shumë të ngarkuar e të lodhshme që bënte Profeti i ngarkuar me detyrën e kumtimit të fesë, kishte nevojë të çlodhej si dhe të kishte kohë për t'u marrë me pjesëtarët e familjes. Prandaj, kur shkonin për t'u takuar me të, prisnin jashtë dhe nëse s'kishin ndonjë çështje të ngutshme, nuk e shqetësonin gjatë orëve të pushimit.

Ndërkaq, në shoqërinë arabe ende të paqytetëruar kishte shumë njerëz që u

189 Ibn Kethir, VII, 346.

mungonte një edukatë e tillë. Këta ishin më shumë beduinët që jetonin në periferi. Kur shkonin te Profeti për t'u takuar, nuk merrnin parasysh se ç'kohë ishte, por kërkonin që ai të merrej me ta në çdo kohë, ditë e natë. Pa dërguar që më parë fjalë me shërbëtorët e vet, shkonin e nguleshin para dyerve të dhomave dhe i thërrisnin nga jashtë me zë të lartë. Megjithëse Profeti shqetësohej shumë nga kjo sjellje, me natyrën e butë që kishte, nuk u thoshtë gjë. Por, më në fund, ndërhyri Allahu i Lartë që, duke i urdhëruar ta prisnin Profetin gjersa të dilte jashtë, u tregoi këtyre njerëzve se si të silleshin dhe ua bëri të qartë se kjo do të ishte më e dobishme për ta.

**Reflektimi në ditët e sotme i respektit ndaj Profetit**

Këto ajete kanë sjellë rregulla sjelljeje jo vetëm për njerëzit që kanë jetuar në kohën e Profetit, por për shoqëritë e të gjitha kohrave. Të sillesh me respekt ndaj të mëdhenjve, të mos flasësh me zë të lartë pranë tyre, të mos e thërrasësh një njeri me rëndësi nga jashtë shtëpisë me zë të lartë, të mos e shqetësosh askënd në kohën e pushimit, janë rregulla sjelljeje që kanë vlerë për të gjithë dhe për çdo kohë. Besimtarët që e quajnë veten ummet, bashkësi të Profetit, duhet të sillen me respekt ndaj njëri-tjetrit. Këtë e kërkojnë edhe Allahu i Lartë (xh.xh.), edhe i Dërguari i Tij. Allahu i Lartë kërkon që besimtarët të jenë të bashkuar e në unitet me njëri-tjetrin.[190] Por nuk mund të flitet për bashkim dhe unitet në një shoqëri ku s'ka nderim dhe respekt.

Kur besimtarët bisedojnë me njëri-tjetrin, nuk duhet ta ngrenë shumë zërin. Për këtë, në Kuran ka porosi të hapura. Në suren Lukman, Allahu i Lartë urdhëron: **"Kur të ecësh, tregohu i natyrshëm dhe ule zërin dhe mos harro se zëri më i shëmtuar është zëri i gomarit!"**[191] Në këtë ajet pohohet se të folurit dhe biseda me zë të lartë dhe duke bërtitur nuk përshtatet me edukatën.

Si përmbledhje, mund të themi se Allahu i Lartë kërkon që besimtarët të sillen me respekt ndaj njëri-tjetrit, të ruhen nga fjalët fyese dhe të jenë vëllezër. Prandaj besimtari nuk duhet të jetë zemërngurtë,[192] se të keqes s'duhet t'i përgjigjet me të keqe, por me të mirë dhe të jetë falës.[193]

190 Kurani, Al-i Imran: 101.

191 Kurani, Lukman: 19.

192 Kurani, Al-i Imran, 159.

193 Kurani, Fussilet: 41.

## 3. TEFSIRI I AJETEVE 6-8

**Hetimi i thënieve që qarkullojnë përreth**

**6.**

يَآ اَيُّهَا الَّذٖينَ اٰمَنُوٓا اِنْ جَآءَكُمْ فَاسِقٌ بِنَبَإٍ فَتَبَيَّنُوٓا اَنْ تُصٖيبُوا قَوْمًا بِجَهَالَةٍ فَتُصْبِحُوا عَلٰى مَا فَعَلْتُمْ نَادِمٖينَ *

**"O ju që keni besuar! Po qe se një mëkatar ju sjell një lajm, hetojeni se sa i drejtë është ai. Ndryshe, u bëni pa dashje keq të tjerëve dhe pastaj pendoheni për ç'keni bërë!"**

Mëkatari (fisk) për të cilin bëhet fjalë këtu, është njeriu që, pasi e ka pranuar Islamin, i shkel të gjitha ose një pjesë të urdhrave të tij. Ky cilësim përdoret si për besimtarin që ka dalë nga besimi dhe bindja, ashtu dhe për mohuesin (qafir).

Pranimi pa e hetuar i një thënieje të sjellë nga një mëkatar mund të bëhet shkak për padrejtësi ndaj të tjerëve, sepse mund të ndodhë që të dënohet një person apo grup njerëzish apo shoqëri duke i besuar një thënieje apo lajmi të gabuar. Ky dënim mund të jetë i pariparueshëm. Prandaj nuk i duhet besuar menjëherë një fjale të dëgjuar pa hetuar burimin e saj.

Në ajetet më sipër pamë se Allahu i Lartë urdhëronte që Profeti të nderohej e respektohej. Kurse në ajetet e kësaj pjese të sures, meqë mëkatari mund të gënjejë, urdhërohet që thëniet ose lajmet që sjell ai të hetohen. Nga këtu nxirret përfundimi i përgjithshëm se duhet hetuar burimi i thënieve që qarkullojnë përreth dhe se jo çdo lajm apo thënie e dëgjuar duhet pranuar si e vërtetë e padiskutueshme. Sepse disa lajme mund t'i përhapin njerëzit mëkatarë e të zvetënuar, kurse disa lajme, gënjeshtarë të zakonshëm. Lajme dhe thënie të tilla mund të bëhen shkak për gabime ose fatkeqësi të rënda. Prandaj Allahu i Lartë i fton besimtarët të jenë syçelë ndaj lajmeve të sjella nga mëkatarët dhe të mos e pranojnë çdo thënie apo lajm si diçka padiskutim të vërtetë.[194]

Si shkak të zbritjes së këtij ajeti përcillet kjo ndodhi: Profeti kishte dërguar Velid bin Ukben për të mbledhur zeqat në fisin Beni Mustalik. Kur Velidi pa se ata qenë mbledhur të gjithë në një vend, pandehu se ishin kthyer nga feja dhe se kishin vendosur ta vrisnin. Kurse ata ishin mbledhur për ta pritur! Velidi u frikësua, u

194 Es-Sabuni, Ixhazu'l-Bejan, 205.

emocionua dhe, pa u afruar tek ta, u kthye te Profeti, të cilin e njoftoi sikur gjërat të ishin vërtet ashtu siç i pandehte ai! Për ta hetuar gjendjen, Profeti dërgoi te fisi Beni Mustalik Halid bin Velidin dhe ia tërhoqi vëmendjen që të mos nxitohej. Së bashku me shoqëruesit e tij, Halid bin Velidi shkoi natën te fisi Beni Mustalik, e hetoi gjendjen fshehurazi dhe pa se e vërteta nuk ishte aspak siç e kishte përshkruar Velid b. Ukbeja, se, përkundrazi, fisi ishte i lidhur ngushtë pas Islamit, se këndonin ezan dhe se, madje, falnin namazin e pasmesnatës. Pa humbur kohë, Halid bin Velidi u kthye te Profeti dhe ia përshkroi gjendjen siç ishte. Atëherë, Profeti tha: *"Hetimi është nga Allahu, kurse nxitimi, nga shejtani!"*[195] Dhe zbriti ajeti mbi këtë ndodhi.[196]

**Rreziqet e pajtimit të Profetit me kërkesat e të tjerëve**

**7.**

وَاعْلَمُوٓا اَنَّ فٖيكُمْ رَسُولَ اللّٰهِ لَوْ يُطٖيعُكُمْ فٖي كَثٖيرٍ مِنَ الْاَمْرِ لَعَنِتُّمْ وَلٰكِنَّ اللّٰهَ
حَبَّبَ اِلَيْكُمُ الْاٖيمَانَ وَزَيَّنَهُ فٖي قُلُوبِكُمْ وَكَرَّهَ اِلَيْكُمُ الْكُفْرَ وَالْفُسُوقَ وَالْعِصْيَانَ
اُولٰٓئِكَ هُمُ الرَّاشِدُونَ *

**"Dhe dijeni se mes jush ndodhet i Dërguari i Allahut. Po qe se në shumë punë ai do të pajtohej me ju, ju do të binit në vështirësi. Por Allahu jua ka bërë të dashur besimin dhe e ka shtresuar atë në zemrat tuaja. Kurse mohimin, mëkatin dhe kundërshtimin jua ka treguar të shëmtuar. Ja, pra, këta janë në rrugë të drejtë!"**

Këtu, Allahu i Lartë u thotë besimtarëve të ruhen nga thënia e gënjeshtrave, nga shpifja dhe ua bën të ditur se këto nuk kanë për të mbetur të fshehta për Profetin. Sikur Allahu u thotë besimtarëve: "Tregoni nderim dhe respekt për Profetin, bindjuni atij, pajisuni me edukatën e tij dhe zbatojeni urdhrin e tij, sepse ai i di më mirë se ju gjërat që janë në dobinë tuaj, është më i dhembshur se ju dhe mendohet më shumë se ju!"

Në vazhdim të të njëjtit ajet, thuhet: "Po qe se Profeti në shumë punë do të bënte siç thoni ju, pa dyshim që ju do të binit në vështirësi!"

Mes shprehjes, "dijeni se mes jush është i Dërguari i Allahut" dhe shprehjes, "po qe se Profeti do të bënte siç thoni ju, do të binit në vështirësi" ka një lidhje shumë të

195 Tirmidhi, El-Birr, 66.

196 Taberi, XXVI, 79.

ngushtë. Sikur Allahu urdhëron kështu: "Mos harroni se mes jush ndodhet i Dërguari i Allahut! Po qe se ai vepron sipas mendjes tuaj, i pranon thëniet tuaja dhe iu bindet juve, do të ndodheni para situatash shumë të vështira. Po qe se do t'i besonit fjalëve të Velid Ibn Ukbes se fisi beni Mustalik ka dalë nga feja, nuk pranon të japë zeqat dhe se do të luftojë kundër ushtrive Islame dhe do të hynit në luftë kundër atij fisi, do të derdhnit gjakun e tyre e do të shkatërronit pasurinë e tyre, veprimi i Profetit së bashku me ju do të ishte një gjakderdhje e padrejtë, vënie dorë padrejtësisht mbi pasurinë e të tjerëve, prandaj nga Allahu do të binin mbi ju vështirësi të mëdha. Por, me ndihmën e Allahut, nuk ratë në këtë gjendje!"

**"Por Allahu jua ka bërë të dashur besimin dhe e ka shtresuar atë në zemrat tuaja. Kurse mohimin, mëkatin dhe kundërshtimin jua ka treguar të shëmtuar. Ja, pra, këta janë në rrugë të drejtë!"**

"Ju i bindeni Profetit, e ndiqni pas si imam dhe, me këtë, Allahu ju mbron." Kur të përballet kjo shprehje me shprehjen e mëparshme, do të shihet se disa besimtarë e miratuan Velidin dhe e nxitën Profetin që t'i sulmonte Beni Mustalikët, kurse një pjesë tjetër u treguan të matur e të tërhequr në saje të seriozitetit të besimit dhe devocionit (takva) të tyre. Ja, këta janë besimtarët që veçohen në ajet me shprehjen, **"por Allahu jua bëri të dashur besimin".**

Kufri është fshehja e të mirave të Allahut me anë të mohimit (inkar) që është e kundërta e besimit. Këtu, fusk (mëkat, shkarje nga rruga e drejtë, zvetënim moral e shpitëror) do të thotë largim nga drejtësia dhe bindja, kundërshtim me fjalë dhe vepra i kërkesave të besimit.

Shprehja, **"por Allahu jua bëri besimin të dashur"** tregon se, për të besuar, njohuria është e pamjaftueshme, duhet edhe dashuri që vullneti të bëhet veprues. Prandaj është thënë se kreu *i besimit është afërsi dhe dashuri. Gjithashtu, prandaj Profeti ka thënë: "Personi ka fenë e mikut, prandaj secili prej jush të shohë mirë se me kë bën miqësi, me kë ulet e ngrihet!"*[197] Prandaj edhe në Kuran është urdhëruar: **"Thuaj: "Po qe se e doni Allahun, bindmuni mua që edhe Allahu t'ju dojë juve dhe t'jua falë gjynahet!"**[198]

Profeti i është lutur Allahut të Lartë që t'ua bëjë të dashur besimtarëve besimin, kurse mohimin, mëkatin dhe kundërshtimin, të shëmtuar. Pas mbarimit të luftës së Uhudit dhe kthimit të politeistëve nëpër vendet e veta, Profeti (s.a.s) pati kërkuar që besimtarët të vihen në radhë pas tij dhe, pasi ata janë vënë në radhë, është lutur kështu:

197 Ebu Davud, Edeb, 12.

198 Kurani, Al-i Imran: 31.

*"Allahu im! Të gjitha lavdërimet janë për Ty! Allahu im, atë që e zgjeron Ti, askush nuk mund ta ngushtojë dhe atë që e ngushton ti, askush nuk mund ta zgjerojë; atë që e nxjerr Ti nga rruga, askush nuk mund ta drejtojë dhe atë që e drejton Ti, askush nuk mund ta nxjerrë nga rruga; atij që Ti s'i jep gjë, askush nuk mund t'i japë dhe atij që Ti i jep, askush nuk mund t'i bëhet pengesë; atë që e largon Ti, askush nuk mund ta afrojë dhe atë që e afron Ti, askush nuk mund ta largojë! Allahu im, zgjeroje begatinë, mëshirën, furnizimin dhe të mirën tënde mbi ne! Allahu im, prej teje kërkojmë favor e bujari, në ditën e frikshme, siguri dhe të mira në varfëri! Allahu im, mbështetemi te Ti nga e keqja e çdo gjëje që na ke dhënë e s'na ke dhënë! Allahu im, na e bëj të dashur besimin, na i zbukuro zemrat me të, mohimin, mëkatin dhe kundërshtimin na i trego të shëmtuara dhe na bëj nga ata të rrugës së drejtë! Allahu im, na bëj të jetojmë si myslimanë dhe të vdesim si myslimanë, na fut mes njerëzve të mirë, jo mes atyre që kanë rënë në rrugë të keqe e janë dëmtuar! Allahu im, shkatërroji mohuesit që i përgënjeshtrojnë profetët dhe që i nxjerrin njerëzit nga rruga jote! Mallkimi dhe ndëshkimi yt rëntë mbi ta! Allahu im, shkatërroji edhe ndjekësit e Librit që janë mohues!"*[199]

فَضْلًا مِنَ اللّٰهِ وَنِعْمَةً وَاللّٰهُ عَلِيمٌ حَكِيمٌ *

**8. "Ky është një favor dhe dhunti prej Allahut. Allahu është i ditur, i urtë!"**

Bërja e besimit të dashur për zemrat dhe tregimi i mohimit, mëkatit dhe kundërshtimit si gjëra të shëmtuara janë dhënë si dhunti (nimet). Allahu e di fort mirë se kujt i takon dhuntia e dhuruar prej Tij dhe kujt jo dhe, në trajtimin e robve të vet, është i urtë.

## 4. TEFSIRI I AJETEVE 9-10

**Përpjekja për të siguruar paqen dhe qetësinë e brendshme**

**9-10**

وَاِنْ طَٓائِفَتَانِ مِنَ الْمُؤْمِنِينَ اقْتَتَلُوا فَاَصْلِحُوا بَيْنَهُمَا فَاِنْ بَغَتْ اِحْدٰيهُمَا عَلَى
الْاُخْرٰى فَقَاتِلُوا الَّتِي تَبْغِي حَتّٰى تَفِٓيءَ اِلٰٓى اَمْرِ اللّٰهِ فَاِنْ فَٓاءَتْ فَاَصْلِحُوا بَيْنَهُمَا
بِالْعَدْلِ وَاَقْسِطُوا اِنَّ اللّٰهَ يُحِبُّ الْمُقْسِطِينَ *

199 Ahmed b. Hanbel, Musned, III, 424.

**"Po qe se dy grupe besimtarësh hyjnë në konflikt me njëri-tjetrin, pajtojini. Po qe se njëri sulmon tjetrin, luftoni kundër palës sulmuese gjersa të kthehet te urdhri i Allahut. Kur të kthehet, pajtojini me drejtësi dhe në çdo punë vepronі me drejtësi. Pa dyshim, Allahu i do ata që sillen me drejtësi!"**

**"Besimtarët janë vëllezër, prandaj pajtojini vëllezërit dhe kini frikë Allahun që të faleni!"**

Siç kuptohet edhe nga këto ajete, Allahu i Lartë kërkon që besimtarët të jetojnë mes tyre gjithmonë në paqe dhe si vëllezër. Prandaj ka ndaluar çdo lloj ngatërrese dhe intrige që e dëmton vëllazërinë. Në lidhje me këtë çështje, në Kuran urdhërohet:

**"Atëherë, nëse jeni besimtarë (të vërtetë), kini frikë Allahun dhe pajtohuni dhe bindjuni Allahut dhe të Dërguarit të Tij!"**[200]

Edhe Profeti ka porositur: *"Fyerja e besimtarit është mëkat, kurse lufta kundër tij është mohim!"*[201]

Sipas kësaj, po qe se mes dy grupe ose popujsh myslimanë dalin mosmarrëveshje ose grindje, myslimanët e tjerë s'duhet të qëndrojnë si spektatorë, por të përpiqen për t'i pajtuar. Po qe se njëra anë nuk pranon të merret vesh e të pajtohet dhe vazhdon ta sulmojë anën tjetër, të gjithë myslimanët, duke përdorur forcën, duhet t'i prapsin agresorët në vijën e nisjes dhe të vendosin mes tyre me drejtësi pajtimin, paqen dhe marrëveshjen.

**Vëllazëria e myslimanëve**

اِنَّمَا الْمُؤْمِنُونَ اِخْوَةٌ فَاَصْلِحُوا بَيْنَ اَخَوَيْكُمْ وَاتَّقُوا اللّٰهَ لَعَلَّكُمْ تُرْحَمُونَ *

**"Besimtarët janë vëllezër, prandaj pajtojini vëllezërit dhe kini frikë Allahun që të faleni!"**

Në këtë ajet, Allahu i Lartë i fton besimtarët në bashkim dhe unitet. Në ajetin e mëparshëm qe urdhëruar shkatërrimi i lëvizjeve drejtuar kundër unitetit të myslimanëve. Kurse në këtë ajet, besimtarët këshillohen të mos u krijojnë hapësirë këtyre lloj ngjarjeve, ta dinë se janë vëllezër me njëri-tjetrin dhe se duhet të sjellin në vend domosdoshmëritë e kësaj vëllazërie, ndër të cilat, ndihma reciproke brenda shoqërisë Islame, bashkimi dhe uniteti, dashuria dhe paqja duhet të jenë parime bazë.

200 Kurani, El-Enfal: 1.

201 Muslim, Iman, 116.

Besimi ka krijuar një lidhje të tillë mes besimtarëve, më të fortë se lidhja e gjakut, gjë që mund të arrihet vetëm në Islam. Vetëdijen e vëllazërisë që duhet krijuar mes myslimanëve, Profeti e ka shprehur me pak fjalë kështu: *"Në dashurinë për njëri-tjetrin, në dhembshurinë dhe mëshirën për njëri-tjetrin, myslimanët janë si gjymtyrët e një trupi të vetëm. Nëse njëra gjymtyrë e trupit ndjehet e shqetësuar, i gjithë trupi shqetësohet dhe i ikën gjumi!"*[202]

## 5. TEFSIRI I AJETEVE 11-13

**Faktorët që e dëmtojnë vëllazërinë Islame**

**Tallja**

**11.**

يَٓا اَيُّهَا الَّذ۪ينَ اٰمَنُوا لَا يَسْخَرْ قَوْمٌ مِنْ قَوْمٍ عَسٰٓى اَنْ يَكُونُوا خَيْرًا مِنْهُمْ وَلَا نِسَٓاءٌ مِنْ نِسَٓاءٍ عَسٰٓى اَنْ يَكُنَّ خَيْرًا مِنْهُنَّ وَلَا تَلْمِزُوٓا اَنْفُسَكُمْ وَلَا تَنَابَزُوا بِالْاَلْقَابِ بِئْسَ الِاسْمُ الْفُسُوقُ بَعْدَ الْا۪يمَانِ وَمَنْ لَمْ يَتُبْ فَاُو۬لٰٓئِكَ هُمُ الظَّالِمُونَ *

**"O besimtarë! Një grup të mos tallet me një grup tjetër. Ndoshta të tallurit janë më të mirë se tallësit. Edhe gratë të mos tallen me gratë. Ndoshta të tallurat janë më të mira se tallëset. Mos e bëni me turp vetveten, mos e thirrni njëri-tjetrin me nofka. Ç'fjalë e keqe është mëkati ndaj besimit! Dhe kush nuk pendohet, ja ai është mizor!"**

Në këtë ajet theksohen këto gjëra: tallja (vënia në lojë), turpërimi dhe ngjitja e nofkave. Për këtë ajet tregohen shkaqe të ndryshme zbritjeje që mund t'i radhisim kështu:

1. Vënia në lojë e sahabeve Bilal, Selman El-Farisi, Ammar, Habbab, Suhejb Er-Rumi dhe Ibn Fuhrejre nga ca njerëz prej fisit të të bijve Temim.[203]

2. Një radhë, Safije binti Hujej shkoi te Profeti dhe i tha se gratë e turpëruan duke i thënë "vajzë çifute". Kurse Profeti iu përgjigj: *"Edhe ti t'u thoshe kështu: "Im atë është Haruni, im ungj, Musai, kurse im shoq, Muhammedi!"*

202 Buhari, Edeb, 27.

203 Es-Sujuti, VI, 91.

Ky ajet tregon hapur se është haram që një besimtar ta vërë në lojë besimtarin tjetër, ta ulë e ta poshtërojë si dhe ta nënvleftësojë.[204]

Në mënyrë të veçantë, ky ajet aludon për këtë: qoftë gratë, qoftë burrat nuk duhet ta masin njëri-tjetrin me pamjen e jashtme, sepse pamja e jashtme nuk është vlerë e vërtetë me të cilën mund të matet dhe vlerësohet njeriu. Ka vlera të tjera që i di Allahu dhe që sipas tyre i vlerëson robtë e vet. I pasuri mund të tallet me të varfërin, i forti me të dobëtin, i riu me plakun, i shëndoshi me të çalin, mirëpo të gjitha këto janë vlera të kësaj bote, nuk janë masa dhe kritere të vërteta.[205] Kriteri i vërtetë i vlerësimit është te Allahu. Ai i vlerëson njerëzit vetëm sipas devocionit (takva)!

Të tallesh me njerëzit, t'i vësh në lojë, do të thotë t'i nënvleftësosh ata, mirëpo nënvleftësimi i njerëzve është ndaluar fetarisht. Profeti ynë (s.a.s.) ka thënë: *"Për një person, nënvleftësimi i vëllait mysliman i mjafton atij si e keqe!"*[206]

**"Mos e bëni për turp vetveten"** do të thotë "mos e turpëroni njëri-tjetrin", sepse turpërimi i vëllait në fund të fundit është turpërim i vetvetes!

Allahu i Lartë e ka ndaluar që besimtarët ta turpërojnë njëri-tjetrin dhe ka bërë të ditur se ata që kërkojnë të meta tek të tjerët për t'i vënë në lojë, do të ndëshkohen: **"Mjerë për atë që i përflet të tjerët pas shpine dhe i vë në lojë me lëvizje sysh e vetullash!"**[207] Veprime të tilla e plagosin shoqërinë Islame, e trondisin bashkimin dhe unitetin.

Besimtari është vëlla me besimtarin, prandaj duhet t'ia mbulojë turpin që mund t'i dalë në shesh. Po veproi kështu, edhe atij ia mbulon Allahu turpin. Për këtë, Profeti flet kështu në një hadith: *"myslimani është vëlla me myslimanin, nuk i bën padrejtësi atij, nuk e dorëzon në duar të armikut. Atij që ia plotëson një nevojë vëllait mysliman, edhe Allahu ia lehtëson shqetësimet atij në ditën e kiametit. Atij që ia mbulon turpin një myslimani, edhe Allahu ia mbulon atij turpin në ditën e kiametit!"*[208]

**Ngjitja e nofkave të këqija**

**"Mos e thërrisni njëri-tjetrin me nofka të këqija. Ç'fjalë e keqe është mëkati**

204 Ibni Kethiri, VII, 356.

205 Sejjid Kutub, VI, 3344.

206 Muslim, Birr: 32.

207 Kurani, Humeze: 1.

208 Mevdudi, V, 450.

**pas besimit! Dhe kush nuk pendohet, është ndër mizorët!"**

Të gjitha llojet e nofkave që e poshtërojnë njeriun janë ndaluar. Është e ndaluar t'i thuhet dikujt mëkatar dhe hipokrit. Është e ndaluar t'i vihet dikujt një nofkë duke u nisur nga ndonjë e metë ose gjymtim te ai, te prindërit ose familja e tij.

Nofkat e ndaluara janë ato që shkaktojnë pakënaqësi, që nxjerrin në pah të metën, që cënojnë nderin dhe dinjitetin e personit. Kurse nofkat përkëdhelëse, që shprehin dashuri dhe shfaqin nderim, nuk janë të ndaluara.

**Pandehma e keqe**

**12.**

يَٓا اَيُّهَا الَّذٖينَ اٰمَنُوا اجْتَنِبُوا كَثٖيرًا مِنَ الظَّنِّ اِنَّ بَعْضَ الظَّنِّ اِثْمٌ وَلَا تَجَسَّسُوا وَلَا يَغْتَبْ بَعْضُكُمْ بَعْضًا اَيُحِبُّ اَحَدُكُمْ اَنْ يَاْكُلَ لَحْمَ اَخٖيهِ مَيْتًا فَكَرِهْتُمُوهُ وَاتَّقُوا اللّٰهَ اِنَّ اللّٰهَ تَوَّابٌ رَحٖيمٌ *

**"O ju që keni besuar! Shmanguni prej shumicës së pandehmave, sepse një pjesë e pandehmave janë mëkat. Mos kërkoni të mësoni të metat e njëri-tjetrit. Mos e përfolni njëri-tjetrin pas shpine. A kënaqet dikush të hajë mishin e vëllait të vdekur? A nuk është e neveritshme? Atëherë kini frikë Allahun. Pa dyshim, Allahu e pranon shumë pendimin, është falës i madh!"**

Rrëfehet se ky ajet ka zbritur mbi dy vetë që i përflitnin shokët e tyre pas shpine.

Kur Profeti dilte për në fushatat luftarake, pranë dy të pasurve vendoste një të varfër që t'u shërbente atyre, të ngrinte çadrën, të përgatiste ushqim. Në njërën prej fushatave, Profeti e caktoi Selman Farisiun pranë dy të pasurve. Gjatë një fushimi, Selmanin e zuri gjumi dhe, kur erdhën të pasurit për të ngrënë, nuk gjetën gjë. Ata e çuan Selmanin në fillim te Profeti për të kërkuar ushqim dhe Profeti i tha të shkonte te Usame bin Zejdi që ishte intendenti i tij. Usame i tha se s'i ndodhej gjë. Kurse të pasurit thanë: "Te Usame kishte ushqim, por ai u tregua koprrac!" Pastaj të pasurit e dërguan Selmanin te disa sahabe të tjerë, por edhe atje nuk gjeti gjë. Të pasurit thanë për Selmanin: "Sikur ta çosh këtë te një burim plot me ujë, burimi thahet!" Pastaj shkuan fshehtas për të hetuar nëse me të vërtetë s'kishte ushqim te Usame. Dhe, kur shkuan te Profeti, ai u tha: **"Pse po ju shoh në gojë mish të freskët?"** Ata iu betuan se atë ditë s'kishin ngrënë mish.

Profeti u tha: **"Ju po hanit mishin e Selmanit dhe Usames!"** Atëherë zbriti ky ajet.[209]

Në mënyrë të përgjithshme, në këtë ajet, Allahu i Lartë urdhëron ruajtjen nga pandehma dhe supozimi dhe bën të ditur se një pjesë pandehmash janë mëkat. Ai ndalon hetimin mbi të metat e tjetrit dhe përfoljen pas shpine si dhe nxit pendimin.

**Hetimi i të metave**

**"Mos hetoni të metat e njëri-tjetrit!"**

Në lidhje me hetimin për të mësuar të metat e tjetrit, Profeti ka thënë kështu: *"O njerëz që keni besuar me gojë, por që besimi ende s'është shtresuar në zemrat tuaja! Mos u shkaktoni mundime myslimanëve, mos i turpëroni ata, mos ua hetoni të metat! Atij që heton të metat e vëllait mysliman, edhe Allahu ia heton të metat, por, kur Allahu ia heton të metat një njeriu, e turpëron atë edhe sikur të jetë në shtëpinë e vet!"* Abdullah Ibn Omer, një ditë pa nga Qabeja dhe tha kështu: "Sa e madhe je! Edhe nderimi për ty është shumë i madh! Por te Allahu, nderi i besimtarit është shumë më i madh se yti!"[210]

**Përfolja pas shpine**

**"Mos e përfolni tjetrin pas shpine. A i pëlqen dikujt nga ju të hajë mishin e vëllait të vdekur? A po ndjeni neveri? Në është kështu, kini frikë Allahun. Pa dyshim, Allahu e pranon shumë pendimin, është falës i madh!"**

Në ajetin e dymbëdhjetë janë ndaluar, së pari, pandehma që nuk përbën të dhënë, së dyti, nisje nga pandehma për të hetuar më tej, e treta, përcjellja tek të tretët e të dhënës të lindur nga pandehma dhe hetimi.

Pasi e përkufizon përfoljen pas shpine si *"përmendje e vëllait me një gjë nuk do t'i pëlqente", Profeti thotë: "Po qe se gjëja që thua te ai qëndron, e ke përfolur; po qe se s'qëndron, ke shpifur për të!"*[211]

Thashethemja dhe përfolja pas shpine si njëra prej sëmundjeve të përhapura që i brejnë shoqëritë, me këtë ajet është ndaluar në mënyrë kategorike!

209 Zemahsheri, IV, 16.

210 Tirmidhi, Birr, 85.

211 Ebu Davud, Edeb, 35.

**Të gjithë njerëzit janë krijuar prej vetëm një mashkulli dhe një femre**

**13.**

يَآ اَيُّهَا النَّاسُ اِنَّا خَلَقْنَاكُمْ مِنْ ذَكَرٍ وَاُنْثٰى وَجَعَلْنَاكُمْ شُعُوبًا وَقَبَآئِلَ لِتَعَارَفُوا اِنَّ اَكْرَمَكُمْ عِنْدَ اللّٰهِ اَتْقٰيكُمْ اِنَّ اللّٰهَ عَلٖيمٌ خَبٖيرٌ *

**"O njerëz! Pa dyshim, Ne ju krijuam ju prej një mashkulli dhe një femre! Dhe, që të njiheni, ju ndamë në fise e kombe. Pa dyshim, më i çmuari dhe më i larti prej jush te Allahu është ai që ka më shumë frikë nga Ai! Pa dyshim, Allahu ka dijeni për çdo gjë!"**

Në këtë ajet ndalohet vetëpëlqimi dhe lavdërimi me soj dhe pasuri. Në fakt, njerëzit nuk kanë të drejtë të lavdërohen me gjëra të tilla, sepse ata janë krijuar prej një mashkulli dhe një femre. Ndërkaq, njeriu nuk e ka në dorë t'i zgjedhë nënën dhe babanë. Prandaj nuk është e drejtë që njeriu të lavdërohet ose të shahet me diçka dhe për diçka që është jashtë vullnetit të tij. Vlera e njeriut para Allahut nuk matet me sojin të cilit i përket, por që nuk e ka në dorë ai ta zgjedhë, por matet me moralin e fituar në përfundim të përpjekjeve të caktuara si dhe me devocion (takva). Ndërsa në ajetet e mëparshme u flitej besimtarëve, në këtë ajet flitet për gjithë njerëzimin duke u theksuar, kështu, barazia mes të gjithë njerëzve.

Atë ditë kur u ngadhnjye Meka, Profeti u foli njerëzve kështu:

*"O njerëz! Allahu e ka hequr prej jush mendjemadhësinë e kohës së injorancës dhe lavdërimin me prejardhjen. Dijeni se njerëzit janë dy llojesh: e para, të mirët, të bindurit dhe ata që janë të çmuar te Allahu; e dyta, mëkatarët dhe ata që s'kanë vlerë para Allahut. Të gjithë njerëzit janë fëmijët e Ademit, kurse Ademin Allahu e ka krijuar prej dheu!"*[212]

## 6. TEFSIRI I AJETEVE 14-18

**Besimin dhe Islamin t'i kuptosh nga e para**

**14.**

قَالَتِ الْاَعْرَابُ اٰمَنَّا قُلْ لَمْ تُؤْمِنُوا وَلٰكِنْ قُولُوٓا اَسْلَمْنَا وَلَمَّا يَدْخُلِ الْاٖيمَانُ فٖي قُلُوبِكُمْ وَاِنْ تُطٖيعُوا اللّٰهَ وَرَسُولَهُ لَا يَلِتْكُمْ مِنْ اَعْمَالِكُمْ شَيْـًٔا اِنَّ اللّٰهَ غَفُورٌ رَحٖيمٌ *

212 Tirmidhi, tefsiri i sures El-Huxhurat.



**"Beduinët thanë: "Besuam!" Thuaju: "Ju nuk besuat, prandaj thoni vetëm: "U nënshtruam"! Besimi akoma nuk ju ka zënë vend ndër zemra. Po qe se u bindeni Allahut dhe të Dërguarit të Tij, Allahu nuk pakëson asgjë nga punët tuaja, sepse Allahu është falës i madh!"**

Thuhet se ky ajet ka zbritur mbi fisin Beni Esed Ibn Huzejme fqinj me Medinen. Parësia e këtij fisi qenë bërë myslimanë me qëllim për të përfituar plaçkë ose ndonjë interes tjetër material. Ata patën shkuar te Profeti për t'i thënë se qenë bërë myslimanë së bashku me të gjithë anëtarët e fisit, se s'patën luftuar kundër tij sikurse fiset e tjera dhe patën kërkuar sadaka prej tij.[213]

Ky ajet flet për ata myslimanë të paedukuar ende sa për ta ndjerë besimin në shkallë të lartë. Qëllimi është që t'u mësohet atyre kjo edukatë.

213 Alusi, XXVI, 167.

**Veçoritë e besimtarëve të vërtetë**

**15.**

اِنَّمَا الْمُؤْمِنُونَ الَّذِينَ اٰمَنُوا بِاللّٰهِ وَرَسُولِهِ ثُمَّ لَمْ يَرْتَابُوا وَجَاهَدُوا بِاَمْوَالِهِمْ
وَاَنْفُسِهِمْ فِي سَبِيلِ اللّٰهِ اُولٰٓئِكَ هُمُ الصَّادِقُونَ *

**"Besimtarë** (të vërtetë) **janë ata që u besojnë vetëm Allahut dhe të Dërguarit të Tij pa rënë më pas në dyshim dhe që luftojnë në rrugën e Allahut me pasurinë dhe jetën e tyre. Ja, ata janë të drejtët!"**

Në shumë ajete të Kuranit janë përshkruar veçoritë e besimtarëve të vërtetë, kurse këtu janë shënuar katër prej tyre:

1) Besimi te Allahu dhe i Dërguari i Tij.

2) Bindja e palëkundur dhe e padyshimtë në njësinë e Allahut dhe profetësinë e Hz. Muhammedit.

3) Lufta në rrugën e Allahut me pasuri dhe jetë.

4) Të qenët fjalëdrejtë.

**16.**

قُلْ اَتُعَلِّمُونَ اللّٰهَ بِدِينِكُمْ وَاللّٰهُ يَعْلَمُ مَا فِي السَّمٰوَاتِ وَمَا فِي الْاَرْضِ وَاللّٰهُ بِكُلِّ
شَيْءٍ عَلِيمٌ *

**"Thuaj: "A po ia mësoni ju fenë Allahut? Kurse Allahu e di se ç'ka në qiej e ç'ka në tokë! Allahu e di çdo gjë me të drejtë!"**

**17.**

يَمُنُّونَ عَلَيْكَ اَنْ اَسْلَمُوا قُلْ لَا تَمُنُّوا عَلَيَّ اِسْلَامَكُمْ بَلِ اللّٰهُ يَمُنُّ عَلَيْكُمْ اَنْ
هَدٰيكُمْ لِلْاِيمَانِ اِنْ كُنْتُمْ صَادِقِينَ *

**"Ata të detyrojnë ty t'u jesh mirënjohës pse kanë hyrë në Islam. Thuaju: "Mos ma përsërisni vazhdimisht këtë që jeni myslimanë! Po qe se jeni njerëz të drejtë, dijeni se, në të vërtetë, Allahu ju ka favorizuar që ju ka bërë myslimanë!"**

Siç rrëfehet, ky ajet ka zbritur mbi beduinët që janë bërë shkak për zbritjen e ajetit të 14. Beduinët në fjalë, anëtarë të fisit Të bijtë Esed, janë përpjekur ta vënë Profetin nën detyrimin e mirënjohjes ndaj tyre duke i thënë: "Ne nuk luftuam kundër teje siç bënë të tjerët dhe besuam pa luftë!" Pas kësaj ka zbritur ky ajet.

Në ajet theksohet se, në të vërtetë, ata duhet t'i jenë mirënjohës Allahut që i ka favorizuar si myslimanë. Për më tepër, kjo është në dobi të tyre!

**"Kush zgjedh rrugën e drejtë, e zgjedh vetëm për të mirë të vet dhe kush del nga rruga, del për të keqe të vet! Asnjë mëkatar nuk bart mëkatin e tjetrit!"**[214]

**18.**

اِنَّ اللّٰهَ يَعْلَمُ غَيْبَ السَّمٰوَاتِ وَالْاَرْضِ وَاللّٰهُ بَصٖيرٌ بِمَا تَعْمَلُونَ *

**"Pa dyshim, Allahu e njeh të fshehtën e qiejve e të tokës! Allahu e sheh se ç'bëni!"**

Në këtë ajet, Allahu i Lartë e ka nxjerrë në pah edhe një herë tjetër gjerësinë e dijes së tij dhe ka bërë të ditur se ka dijeni për të gjitha bëmat e qenieve!

## 7. PËRFUNDIME QË MUND TË NXIRREN NGA SURJA EL-HUXHURAT

* Besimtarët nuk duhet të përpiqen të vënë një rregull para Allahut dhe të Dërguarit të Tij. Më parë, ata duhet të kërkojnë të mësojnë nëse ka ndonjë konkluzion të tyre rreth asaj çështjeje. Duke biseduar me Profetin, duhet sjellë me delikatesë, duhet treguar respekt dhe edukatë ndaj tij.

* Nuk u duhet besuar menjëherë lajmeve të përhapura nga mëkatarët dhe njerëzit e zvetënuar, më parë duhet hetuar nëse janë të vërteta.

* Duke ua bërë të dashur besimin, duke i përshkruar të këqija mohimin, veprimin e keq dhe kundërshtimin, Allahu i Lartë u ka bërë myslimanëve një favor të madh. Duhet ditur vlera e kësaj të mire.

214 Kurani, El-Isra: f5.

* Po qe se myslimanët luftojnë në dy grupe kundër njëri-tjetrit, duhen bërë përpjekje për t'i afruar dhe pajtuar. Po qe se njëri prej tyre nuk pranon të pajtohet dhe vazhdon të sulmojë, me të duhet luftuar gjersa të kthehet te urdhri i Allahut; po qe se kthen, mes tyre duhet sjellë me drejtësi.

* Myslimanët janë vëllezër dhe duhet të jetojnë si vëllezër. Mosmarrëveshja mes vëllezërve duhet rrafshuar. Qoftë mashkull apo femër, myslimanët nuk duhet të tallen me njëri-tjetrin, nuk duhet ta ulin ose poshtërojnë njëri-tjetrin, nuk duhet ta thërresin me nofka njëri-tjetrin. Veçanërisht duhet të shmangen nga pandehma, nga hetimi i të metave të të tjerëve dhe nga marrja nëpër gojë e njëri-tjetrit.

* Allahu i Lartë i ka krijuar njerëzit prej një mashkulli e një femre dhe, që të njihen me njëri-tjetrin, i ka ndarë në fise e kombe. Ndërkaq, askush s'ka epërsi mbi tjetrin, epërsia është vetëm me devocion (takva). Njeriu i çmuar te Allahu është ai që i respekton më shumë urdhrat e Tij.

* Besimtari i vërtetë është ai që i beson pa lëkundje Allahut dhe të Dërguarit të Tij, që u bindet atyre dhe që lufton në rrugën e Allahut me pasurinë dhe jetën e vet.

* Besimi është dhuntia më e madhe. Duhet të njihet vlera e kësaj dhuntie dhe duhet falënderuar Allahu. Veçanërisht nuk duhet harruar edhe se Allahu e di çdo gjë të hapur a të fshehtë dhe me vetëdijen e kësaj duhet jetuar.



## PËRMBLEDHJE

1. Ç'do të thotë t'u dalësh para Allahut dhe të Dërguarit të Tij?
2. Pse është ndaluar të folurit me zë të lartë pranë Profetit?
3. Si mund të reflektohet në ditët tona respekti i treguar për Profetin?
4. Cili duhet të jetë qëndrimi i myslimanëve ndaj lajmeve që u vijnë?
5. Cilat janë ndikimet e vetëdijes së vëllazërisë në Islam mbi shoqërinë?
6. Cilët janë faktorët që e dëmtojnë vëllazërinë Islame? Shpjegoni ndikimet negative të tyre mbi marrëdhëniet njerëzore.
7. Sipas Islamit, a mund të jetë raca e njeriut një kriter epërsie? Pse?
8. Shpjegoni marrëdhënien mes besimit dhe Islamit.

# PJESA XIV

## SURJA EL-ISRA DHE TEFSIRI I SAJ

### ÇËSHTJET

1. NJOHURI TË PËRGJITHSHME MBI SUREN EL-ISRA
2. TEFSIRI I AJETEVE 23-38 TË SURES EL-ISRA
3. DISA PËRFUNDIME QË MUND TË NXIRREN NGA AJETET

### PUNË PËRGATITORE

1. Lexojeni një herë suren El-Isra duke parë në tekst.
2. Mblidhni njohuri mbi miraxhin e Profetit.
3. Cilat janë sot sjelljet e këqija që ju s'dëshironi t'i bëjnë njerëzit? A mund t'i thoni me pika?

## 1. NJOHURI TË PËRGJITHSHME MBI SUREN EL-ISRA

"El-Isra" do të thotë "udhëtim natën". Kjo sure emërtohet edhe "Subhan" dhe "Benu El-Israil". Ka zbritur në Mekë. Ka 111 ajete. Në ajetin 107 ka sexhde tilaveti. Sipas rrëfimit të Hz. Aishesë, Profeti nuk flinte pa kënduar suret "El-Isra" dhe "Ez-Zumer".[215]

Në këtë sure preken këto çështje:

* Mrekullia isra që ia favorizoi Allahu i Lartë Profetit, është e vërtetë. Këtë udhëtim që përmban urtësi të thella, Allahu i Lartë e realizoi për t'i treguar atij një sërë gjërash të jashtëzakonshme. (Ajeti 1)

* Allahu i Lartë i dërgoi një libër Hz. Musait me qëllim që të bijtë e Izraelit t'i besonin vetëm Allahut e të mos bënin dorëzanës tjetër veç Tij, por ata nuk e zbatuan këtë urdhër dhe shkaktuan trazira si dhe u mbajtën më të madh, prandaj dhe u ndëshkuan! (Ajetet 2-8)

* Kurani shtyn për në udhën më të drejtë. Ai është shërim dhe mëshirë për besimtarët, kurse për të padrejtët, dhunuesit dhe mizorët, pretekst shkatërrimi, sepse, duke i dalë kundër Kuranit, ata poshtërohen më shumë dhe pësojnë disfatë në botë e në ahiret. (Ajetet 9, 82, 88, 105-109)

* Çdo gjë që bën njeriu, shënohet dhe këto shënime do t'i vihen para në ahiret. Askush nuk do të vuajë mëkatin e tjetrit! (Ajetet 13-15)

* Allahu i Lartë nuk e ndëshkon asnjë popull pa të drejtë. Por popujt që ngrenë krye kundër Tij, i ndëshkon pa tjetër! (Ajetet 16-17, 58)

* Atij që kërkon vetëm këtë botë duke mos e çmuar aspak ahiretin, i jepet sa ç'dëshiron Allahu, por vendi i tij në ahiret është xhehennemi. Edhe atij që e dëshiron ahiretin dhe tregon zellin e duhur për këtë, i jepet ajo që i takon. Dhuntia dhe favori i Allahut nuk mund të pengohen. Nivelet e njerëzve si në këtë botë, ashtu dhe në ahiret, janë bërë të ndryshme. (Ajetet 18-21)

* Allahu i Lartë kërkon nga ne, robtë e Tij, në mënyrë të prerë, këto gjëra: të adhurojmë vetëm Allahun; të sillemi mirë me nënën dhe babanë, të mos i fyejmë ata, të mos u themi as "of!" atyre, t'u flasim me fjalë të mira dhe të lutemi për lumturinë e tyre në këtë botë e në ahiret; t'u japim të drejtën që u takon të afërmëve, të varfërve dhe udhëtarëve të mbetur ngushtë; të mos jemi as dorëlëshuar, as dorështrënguar, por

215 Tirmidhi, Deavat, 22.

të matur në shpenzim; s'duhet t'i vrasim fëmijët nga frika e varfërisë; kurrsesi s'duhet të priremi ndaj marrëdhënieve seksuale të jashtëligjshme; nuk duhet të vrasim pa të drejtë; nuk duhet të vëmë dorë në mallin e jetimit; duhet ta mbajmë fjalën e dhënë; duhet të masim e peshojmë saktë; s'duhet të ngulim këmbë në gjëra që s'i dimë dhe s'duhet të ecim duke u mbajtur me të madh! (Ajetet 23-39)

* Allahu që ka krijuar qiejt e tokën, edhe të vdekurit ka për t'i ringjallur. Atë ditë, jeta që kanë kaluar në këtë botë, do t'u duket njerëzve shumë e shkurtër. Kurse mohuesit, si shpërblim për ato që kanë bërë, do të zvarrisen për në xhehennem me fytyrë deleje, pa gjuhë e të shurdhër. (Ajetet 49-52, 97-99)

* Kur njeriu bie në rrezik jete dhe mbetet ngushtë, fillon t'i lutet Zotit, pastaj, pasi të kalojë rreziku, bëhet përsëri mosmirënjohës. Po kështu, ndërsa ndodhet mes të mirash dhe e ka harruar Allahun, pëson ndonjë dëm, bie menjëherë në pesimizëm, e humb shpresën, gjë që është qëndrim i gabuar. Ata që sillen kështu, nuk duhet të harrojnë se mund të pësojnë ndonjë dëm apo fatkeqësi të papritur edhe më të madhe! (Ajetet 66-69, 83)

* Allahu i Lartë u ka dërguar njerëzve si përfaqësues të vetin, Hz. Muhammedin (s.a.s.) që është edhe ai njeri. Po qe se mbi tokë do të kishte jo njerëz, por engjëj, atyre do t'u dërgonte si përfaqësues një engjëll. (Ajetet 94-96)

* Allahu i Lartë i pati dhënë Hz. Musait nëntë mrekulli (prova, argumente), por Faraoni, duke i kujtuar ato si magji, pati dashur t'i nxirrte Hz. Musanë dhe besimtarët jashtë vendit. Por Allahu nuk i pati dhënë rast Faraonit për këtë dhe i pati mbytur në ujë Faraonin bashkë me përkrahësit e vet. Kështu, siç nuk i qe bërë pengesë Faraoni që zotëronte ushtri dhe fuqi, Hz. Musait, edhe politeistët nuk do t'i bëhen dhe nuk iu bënë dot pengesë Hz. Muhammedit! (Ajetet 101-104)

## 2. TEFSIRI I AJETEVE 23-38 TË SURES EL-ISRA

**23.**

وَقَضٰى رَبُّكَ اَلَّا تَعْبُدُوٓا اِلَّآ اِيَّاهُ وَبِالْوَالِدَيْنِ اِحْسَانًا اِمَّا يَبْلُغَنَّ عِنْدَكَ الْكِبَرَ
اَحَدُهُمَآ اَوْ كِلَاهُمَا فَلَا تَقُلْ لَهُمَآ اُفٍّ وَلَا تَنْهَرْهُمَا وَقُلْ لَهُمَا قَوْلًا كَرِيمًا *

**"Zoti yt ka dhënë urdhër të prerë që të mos adhuroni askënd tjetër veç Tij, që t'u bindeni prindërve, që, në qoftë se njëri prej tyre ose të dy plaken pranë jush, të mos u thoni as "of!" e të mos i fyeni, por t'u thoni vetëm fjalë të ëmbla!"**

**24.**

وَاخْفِضْ لَهُمَا جَنَاحَ الذُّلِّ مِنَ الرَّحْمَةِ وَقُلْ رَبِّ ارْحَمْهُمَا كَمَا رَبَّيَانِي صَغِيرًا *

**"Dhe hapu atyre krahët e dhembshurisë dhe përulësisë dhe thuaj: "Zoti im! Mëshiroji ata ashtu siç më rritën dhe më edukuan qysh të vogël!"**

Në këto dy ajete, Allahu i Lartë kërkon nga ne ta adhurojmë vetëm Atë dhe që t'i duam dhe respektojmë prindërit. Në këto dy ajete janë nënvizuar disa pika:

* Bindje më parë ndaj Allahut, pastaj ndaj prindërve. Allahu i Lartë e urdhëron njeriun t'i bindet në fillim Atij si krijuesi i tij nga e paqena, si i vetmi shkak i ekzistencës së njeriut mbi tokë, pastaj prindërve si ndërmjetës të këtij krijimi.

* Në ajet, duke bërë fjalë mbi bindjen, mbi bindjen ndaj Allahut është përdorur fjala "ta'budu", "adhurim", kurse mbi bindjen ndaj prindërve, fjala "ihsanan", "mirësi". Njeriu adhuron vetëm Allahun, kurse ndaj prindërve tregon mirësi, respekt, dhembshuri. Parimin e përgjithshëm në lidhje me këtë çështje, mund ta shprehim kështu:

"Respekt ndaj urdhrit të Allahut, dhembshuri ndaj krijesave!"

* Në këto ajete kërkohet që prindërve të mos u thuhet as "of!", të mos fyhen, t'u zgjatet atyre krahu i mëshirës, dhembshurisë dhe të mbahet një qëndrim i thjeshtë e i përulur ndaj tyre.

Prindërve nuk duhet t'u shfaqet mërzitje dhe nuk duhet t'u thuhet asnjë lloj fjale që do t'i fyente ata; përkundrazi, me ta duhet sjellë me butësi, me durim, me fjalë të mira e të ngrohta.

Kurse me shprehjen metaforike "hapu krahët e dhembshurisë" nënkuptohet kujdesi i madh për ta ashtu siç patën treguar edhe ata kujdes kur biri i tyre ishte i vogël.

Në një hadith, Profeti ka thënë:

*"U shkatërroftë, u shkatërroftë ai që ka pranë njërin prej prindërve apo të dy dhe nuk u bën të mira e nuk fiton pëlqimin e tyre për të hyrë në xhennet!"*[216]

216 Ibni Hanbel, Musned: II, 346.

**25.**

رَبُّكُمْ اَعْلَمُ بِمَا فٖي نُفُوسِكُمْ اِنْ تَكُونُوا صَالِحٖينَ فَاِنَّهُ كَانَ لِلْاَوَّابٖينَ غَفُورًا *

**"Zoti juaj e di mirë atë që mendoni dhe ndjeni në vetvete! Po qe se jeni njerëz të mirë, sigurisht Allahu i fal ata që pendohen!"**

Duke na njoftuar se e di mirë se ç'ndjejmë e mendojmë ne në vetvete, Allahu i Lartë na thotë se duhet të jemi të sinqertë e me qëllim të mirë në të gjitha sjelljet tona. Veçanërisht na bëhet e qartë se duhet të jemi të sinqertë në sjelljet e qëndrimet ndaj Allahut dhe prindërve; atëherë, Allahu mund të mos na bëjë përgjegjës për gabimet dhe mund të na falë.

**26.**

وَاٰتِ ذَا الْقُرْبٰى حَقَّهُ وَالْمِسْكٖينَ وَابْنَ السَّبٖيلِ وَلَا تُبَذِّرْ تَبْذٖيرًا *

**"Jepu hakun** (të drejtën) **që u takon të afërmëve, të varfërve dhe atyre që kanë mbetur në rrugë dhe mos shpenzo me të tepërt e pa vend!"**

**27.**

اِنَّ الْمُبَذِّرٖينَ كَانُوا اِخْوَانَ الشَّيَاطٖينِ وَكَانَ الشَّيْطَانُ لِرَبِّهٖ كَفُورًا *

**"Sepse ata që shpenzojnë pa masë, janë vëllezër të djallit. Kurse djalli është shumë mosmirënjohës ndaj Zotit!"**

**28.**

وَاِمَّا تُعْرِضَنَّ عَنْهُمُ ابْتِغَآءَ رَحْمَةٍ مِنْ رَبِّكَ تَرْجُوهَا فَقُلْ لَهُمْ قَوْلًا مَيْسُورًا *

**"Po qe se, për të kërkuar mëshirë prej Zotit tënd, detyrohesh t'u kthesh shpinën atyre, atëherë thuaju fjalë të mira!"**

**29.**

وَلَا تَجْعَلْ يَدَكَ مَغْلُولَةً اِلٰى عُنُقِكَ وَلَا تَبْسُطْهَا كُلَّ الْبَسْطِ فَتَقْعُدَ مَلُومًا مَحْسُورًا *

**"Dhe mos i lidh duart pas qafe** (mos u bëj dorështrënguar) **e as mos i shtrij krejt se pastaj mbetesh duarthatë!"**

Në ajetet 26-28 urdhërohet t'u jepet ndihmë të afërmëve, të varfërve e rrugëtarëve, por me masë, duke u ruajtur nga shpenzimi i tepërt, se dorëlëshuarit janë vëllezër të djallit. Kurse kur njeriu s'ka mundësi t'i ndihmojë duke u dhënë ndonjë gjë, të paktën t'u thotë një fjalë të mirë, t'ua fitojë zemrën.

Shpenzimi i tepërt e pa vend është shpenzimi i bërë në kundërshtim me urdhrat dhe këshillat e Allahut.

Në ajetin e 29 njeriut i ndalohet si dorështrëngesa (koprracia), ashtu dhe dorëlirësia (bujaria e tepërt). Të dyja këto lloj qëndrimesh bëhen shkak që njeriut t'i prishet lumturia. Shoqëria e dënon koprracin, kurse dorëlëshuari mbetet i detyruar, pastaj t'u shtrijë dorën të tjerëve. Në të dy rastet njeriu dëshpërohet. Në fund të ajetit, në fjalinë (سَـخ), përdoret fjala "melum", "i dënuar" nga shoqëria, si dhe fjala "mahsur", "i dëshpëruar".

**30.**

اِنَّ رَبَّكَ يَبْسُطُ الرِّزْقَ لِمَنْ يَشَٓاءُ وَيَقْدِرُ اِنَّهُ كَانَ بِعِبَادِهٖ خَبِيرًا بَصِيرًا *

**"Pa dyshim, Zoti yt ia shton të mirat atij që do dhe ia shkurton atij që do. Pa dyshim, Ai e njeh gjendjen e robve të vet dhe sheh çdo gjë!"**

**31.**

وَلَا تَقْتُلُوٓا اَوْلَادَكُمْ خَشْيَةَ اِمْلَاقٍ نَحْنُ نَرْزُقُهُمْ وَاِيَّاكُمْ اِنَّ قَتْلَهُمْ كَانَ خِطْـًٔا كَبِيرًا *

**"Dhe mos i vrisni fëmijët nga frika e jetesës se jemi Ne, që ju furnizojmë edhe ju, edhe ata. Pa dyshim, vrasja e tyre është një faj shumë i madh!"**

Në këto dy ajete theksohet se të mirat dhe furnizimi i njerëzve është në dorë të Allahut, prandaj vrasja e fëmijëve me frikën nga varfëria është krejt i gabuar dhe faj i madh.

Duke përdorur mundësitë që i ka dhënë Zoti, njeriu duhet të përpiqet dhe punojë brenda mundësive të ligjshme dhe, pas kësaj, duhet ta pranojë me pëlqim atë që i cakton Allahu. Ashtu siç nuk do të thotë se Allahu i do më shumë ata që u jep më shumë, nuk do të thotë as që i do më pak ata që u jep më pak. Malli dhe pasuria e kësaj bote është pretekst prove për çdo njeri. E rëndësishme është fitimi i kësaj prove. Pasuria e vërtetë është pasuria shpirtërore!

**32.**

وَلَا تَقْرَبُوا الزِّنٰىٓ اِنَّهُ كَانَ فَاحِشَةً وَسَٓاءَ سَبٖيلًا *

**"Mos iu afroni zinasë** (imoralitetit, marrëdhënieve intime të paligjshme) **se ajo është shumë e shëmtuar dhe një rrugë e keqe!"**

Këtu Allahu na urdhëron të shmangemi nga imoraliteti, nga marrëdhëniet e ngushta të paligjshme. Ky është një urdhër që u drejtohet edhe individit, edhe tërë shoqërisë Islame.

Si individi, ashtu dhe shoqëria, jo vetëm që s'duhet të kryejnë imoralitete, por edhe të marrin masat e duhura për ta mbrojtur tërë shoqërinë nga imoraliteti, pijet alkoolike dhe drogat, për ta mbrojtur shëndetin shpirtëror si të individit, ashtu dhe të tërë shoqërisë.

**33.**

وَلَا تَقْتُلُوا النَّفْسَ الَّتٖي حَرَّمَ اللّٰهُ اِلَّا بِالْحَقِّ وَمَنْ قُتِلَ مَظْلُومًا فَقَدْ جَعَلْنَا لِوَلِيِّهٖ سُلْطَانًا فَلَا يُسْرِفْ فِي الْقَتْلِ اِنَّهُ كَانَ مَنْصُورًا *

**"Allahu e ka ndaluar vrasjen kur nuk ka ndonjë shkak që e bën të drejtë dhe kush të vritet me të padrejtë, Ne i kemi dhënë kompetencë kujdestarit të tij, i cili nuk duhet ta kalojë kufirin gjersa i është dhënë ndihmë!"**

Në këtë ajet ndalohet jo vetëm vrasja e tjetërkujt, por edhe vetëvrasja që është, gjithashtu, mëkat dhe faj i madh. Ndërkaq, kur një njeri vritet pa të drejtë, Allahu i ka dhënë kompetencë ligjore kujdestarit të tij për ta kërkuar të drejtën por në rrugë të drejtë. Ai mund ta falë vrasësin ose të kërkojë dëmshpërblim prej tij. Me kërkimin e të drejtës në rrugë të drejtë pa kaluar në qëndrime dhe veprime të skajshme, nënkuptohen një sërë veprimesh të rënda e kriminale që ndodhin në këso rastesh si vrasja, veç fajtorit, edhe e njerëzve të tjerë për hakmarrje, vrasja e fajtorit me torturë, përdhunimi i kufomës së fajtorit të vrarë, etj. Të gjitha këto janë të ndaluara.

**34.**

وَلَا تَقْرَبُوا مَالَ الْيَتٖيمِ اِلَّا بِالَّتٖي هِيَ اَحْسَنُ حَتّٰى يَبْلُغَ اَشُدَّهُ وَاَوْفُوا بِالْعَهْدِ اِنَّ الْعَهْدَ كَانَ مَسْؤُلًا *

**"Mos e përdorni mallin e jetimit vetëm se në mënyrë të mirë** (për t'ia shtuar) **gjersa ai të vijë në moshë madhore. Dhe mbajeni fjalën e dhënë se në fjalën e dhënë ka përgjegjësi!"**

Në këtë ajet urdhërohet që malli dhe pasuria e jetimit të ruhen dhe përdoren me kujdes nga kujdestari apo kujdestarët e tij dhe vetëm me qëllim për ta shtuar gjersa ai të arrijë në moshë madhore për ta përdorur vetë. Ky urdhër ka jo vetëm aspektin e tij moral-etik, por edhe ligjor, sepse në shoqërinë Islame, të drejtat e jetimit mbrohen me ligj. Profeti ka thënë: "Për atë që s'ka kujdestar, kujdestar jam unë!"

**35.**

وَاَوْفُوا الْكَيْلَ اِذَا كِلْتُمْ وَزِنُوا بِالْقِسْطَاسِ الْمُسْتَقِيمِ ذٰلِكَ خَيْرٌ وَاَحْسَنُ تَاْوِيلًا *

**"Dhe, kur të peshoni e matni, peshoni e matni drejt e saktë. Kjo është më e dobishme dhe ka fund më të mirë!"**

Ky ajet përqendrohet në një aspekt shumë të rëndësishëm të tregtisë dhe të të gjitha marrëdhënieve mes individëve. Edhe çështja e peshimit ose matjes me mjete të sakta dhe drejt, pa hile, është jo vetëm një çështje morale që i lihet vetëm vullnetit të personit, por është dhe duhet të jetë edhe një çështje shtetërore e ligjore. Në ajet theksohet se matja dhe peshimi i drejtë janë më të dobishëm sepse krijohet besimi i dyanshëm mes shitësit dhe blerësit dhe harmonia shoqërore. Pastaj tregtia zgjerohet dhe mirëqenia e shoqërisë rritet. Rrjedhojat e kësaj zgjaten gjer në ahiret, ku vendos drejtësia e Allahut!

**36.**

وَلَا تَقْفُ مَا لَيْسَ لَكَ بِهٖ عِلْمٌ اِنَّ السَّمْعَ وَالْبَصَرَ وَالْفُؤَادَ كُلُّ اُولٰٓئِكَ كَانَ عَنْهُ مَسْؤُلًا *

**"Dhe mos ngul këmbë për atë që s'di se veshi, syri dhe zemra mbajnë përgjegjësi për ato që bëjnë!"**

Kuptimi i këtij ajeti është shumë i gjerë. Si në jetën e tij private, ashtu dhe në atë shoqërore, personi nuk duhet të kapet pas pandehmave e supozimeve. Në rast të kundërt, atij vetë dhe shoqërisë u shkaktohen shqetësime të mëdha. Hetimi, ngritja e supozimeve, fajësimi i individëve apo shoqërisë duke u bazuar jo në fakte por në hamendje e dyshime janë jo vetëm qëndrime e veprime të pamoralshme, por edhe faje.

Ndërkaq, kjo çështje ka edhe një anë tjetër. Eshtë fjala për hamendjet ose dyshi-

met në çështjet fetare. Ajeti na mëson se në çështjet e besimit duhet të pranojmë vetëm gjërat e mbështetura në dijet e mësuara nga ana e Allahut dhe Profetit!

**37.**

وَلَا تَمْشِ فِي الْاَرْضِ مَرَحًا اِنَّكَ لَنْ تَخْرِقَ الْاَرْضَ وَلَنْ تَبْلُغَ الْجِبَالَ طُولًا *

**"Dhe mos ec mbi tokë duke u mbajtur me të madh, sepse ti as mund ta krijosh tokën, as mund të matesh me malet!"**

**38.**

كُلُّ ذٰلِكَ كَانَ سَيِّئُهُ عِنْدَ رَبِّكَ مَكْرُوهًا *

**"Të këqijat që kanë të bëjnë me këto ndalime janë gjëra që Zoti yt s'i pëlqen kurrë!"**

Këtu kritikohen qëndrimet dhe sjelljet e njerëzve mendjemëdhenj e rrugaçë. Myslimanët e parë që i patën bërë të tyret këto parime, qofshin qytetarë të thjeshtë,



qofshin pushtetarë ose njerëz me poste, kanë qenë njerëz të thjeshtë në të gjitha drejtimet. Ata kanë ndenjur larg të gjitha veseve të këqija si mendjemadhësia, përdorimi i forcës, krenaria, vetëpëlqimi, shikimi i të tjerëve nga lart, etj. Shkurt, të gjithë ata kanë qenë njerëz të thjeshtë. Prandaj ata kurrë nuk e patën shtypur popullsinë e vendeve të ngadhënjyera. Prandaj duhet ndenjur larg nga të gjitha këto sjellje që nuk i pëlqejnë Allahut, sepse Allahut nuk i vjen mirë kur shkelen këto urdhra!

## 3. DISA PËRFUNDIME QË MUND TË NXIRREN NGA AJETET

a) Vetëm Allahun duhet ta adhurojmë dhe vetëm atij t'i falemi!

b) Duhet të sillemi mirë me prindërit, nuk duhet t'i fyejmë ata, nuk duhet as të bëjmë "of!" ndaj tyre, duhet t'u themi fjalë të mira e të lutemi për lumturinë e tyre në këtë botë e në ahiret!

c) Duhet t'u japim hakun (të drejtën që u takon) të afërmve dhe udhëtarëve që kanë mbetur në vështirësi.

d) As të jemi dorëlëshuar, as dorështrënguar, por të ndjekim një rrugë të mesme në shpenzim!

e) Nuk duhet t'i vrasim fëmijët nga frika e varfërisë (e vështirësisë për t'u përshkuar)!

f) Kurrsesi të mos priremi ndaj marrëdhënieve seksuale të paligjshme (zina)!

g) Të mos vrasim pa të drejtë!

h) Të mos hamë (të mos përvetësojmë) nga malli i jetimit!

i) Duhet ta mbajmë fjalën e dhënë, duhet të masim e peshojmë drejt!

j) Nuk duhet të ngulim këmbë në gjëra që s'i dimë dhe nuk duhet të ecim duke u mbajtur me të madh!

## PËRMBLEDHJE

1. Jepni shkurt të dhëna mbi suren "El-Isra".
2. Ç'përmban surja "El-Isra"? Tregojini shkurt.
3. Cilat janë urdhrat hyjnorë mbi bindjen ndaj nënës dhe babait?
4. Përmblidhni shkurt parimet që na ka kërkuar feja Islame të respektojmë në lidhje me shpenzimin e mallrave dhe parave tona.
5. Cilat janë ndalimet hyjnore mbi vrasjen dhe vetëvrasjen?
6. Ç'duhet të kemi kujdes në marrjen e njohurive?
7. Diskutoni se ç'janë përfundimet që dalin prej ajeteve 23-38 të sures El-Isra.

# PJESA XV

## TEFSIRI I AJETEVE JURIDIKE (URDHËRUESE) MBI AGJËRIMIN

## (El-Bekare: 183-186)

## ÇËSHTJET

1. ANALIZA VERBALE E AJETEVE
2. KUPTIMI I AJETEVE NË TËRËSI
3. SHKAQET E ZBRITJES SË AJETEVE
4. MOMENTET KRYESORE NË TEFSIRIN E AJETEVE
5. KONKLUZIONET JURIDIKE NË KËTO AJETE
6. MËSIMET QË NXIRREN NGA KËTO AJETE
7. URTËSITË JURIDIKE TË AJETEVE

## PUNË PËRGATITORE

1. Kërkoni nëpër librat e metodës së fikhut vendin e Kuranit në nxjerrjen e konkluzioneve juridike.
2. Mblidhni të dhëna mbi tefsiret juridike.
3. Kërkoni të dini nëse agjërimi ka qenë detyrim (farz) për bashkësitë e kaluara.

## TEFSIRI I AJETEVE JURIDIKE (URDHËRUESE) MBI AGJËRIMIN (El-Bekare: 183-186)

يَٓا اَيُّهَا الَّذ۪ينَ اٰمَنُوا كُتِبَ عَلَيْكُمُ الصِّيَامُ كَمَا كُتِبَ عَلَى الَّذ۪ينَ مِنْ قَبْلِكُمْ لَعَلَّكُمْ تَتَّقُونَ *

**"O ju që keni besuar! Ashtu siç është shkruar** (është bërë farz, detyrim) **për ata që kanë qenë para jush, agjërimi është shkruar** (është bërë farz, detyrim) **edhe për ju në mënyrë që të ruheni!"**

اَيَّامًا مَعْدُودَاتٍ فَمَنْ كَانَ مِنْكُمْ مَر۪يضًا اَوْ عَلٰى سَفَرٍ فَعِدَّةٌ مِنْ اَيَّامٍ اُخَرَ وَعَلَى الَّذ۪ينَ يُط۪يقُونَهُ فِدْيَةٌ طَعَامُ مِسْك۪ينٍ فَمَنْ تَطَوَّعَ خَيْرًا فَهُوَ خَيْرٌ لَهُ وَاَنْ تَصُومُوا خَيْرٌ لَكُمْ اِنْ كُنْتُمْ تَعْلَمُونَ *

**"Agjërimi është në ditë të caktuara. Kush nga ju është i sëmurë ose rrugëtar, aq agjërime që s'ka mundur të bëjë, t'i bëjë në ditë të tjera. Kurse për ata që e kanë vështirë ta përballojnë** (agjërimin), **ka një kundërvlerë** (fidje) **sa për ushqimin e një të varfëri. Kush bën ndonjë të mirë nga zemra, përfiton edhe vetë prej saj. Ta dini se agjërimi është më i dobishëm për ju!"**

شَهْرُ رَمَضَانَ الَّذ۪ٓي اُنْزِلَ ف۪يهِ الْقُرْاٰنُ هُدًى لِلنَّاسِ وَبَيِّنَاتٍ مِنَ الْهُدٰى وَالْفُرْقَانِ فَمَنْ شَهِدَ مِنْكُمُ الشَّهْرَ فَلْيَصُمْهُ وَمَنْ كَانَ مَر۪يضًا اَوْ عَلٰى سَفَرٍ فَعِدَّةٌ مِنْ اَيَّامٍ اُخَرَ يُر۪يدُ اللّٰهُ بِكُمُ الْيُسْرَ وَلَا يُر۪يدُ بِكُمُ الْعُسْرَ وَلِتُكْمِلُوا الْعِدَّةَ وَلِتُكَبِّرُوا اللّٰهَ عَلٰى مَا هَدٰيكُمْ وَلَعَلَّكُمْ تَشْكُرُونَ *

**"Kurani, i cili është orientues për njerëzit, i cili përmban prova të hapura që i ndajnë të vërtetën dhe rrugën e drejtë nga e shtrembra, ka zbritur në muajin e Ramazanit. Atëherë, kush ta arrijë këtë muaj, të agjërojë. Dhe kush të jetë i sëmurë ose udhëtar, ditët që s'ka mundur t'i agjërojë, t'i agjërojë një kohë tjetër në po atë numër. Allahu dëshiron për ju të lehtën, jo të vështirën. Plotësimi i këtyre ditëve dhe orientimi juaj për në rrugë të drejtë janë që ta njihni madhështinë e Allahut e që ta falënderoni Atë!"**

وَاِذَا سَاَلَكَ عِبَادِي عَنّ۪ي فَاِنّ۪ي قَر۪يبٌ اُج۪يبُ دَعْوَةَ الدَّاعِ اِذَا دَعَانِ فَلْيَسْتَج۪يبُوا ل۪ي
وَلْيُؤْمِنُوا ب۪ي لَعَلَّهُمْ يَرْشُدُونَ *

**"Po qe se robtë e Mi pyesin për mua, Unë jam shumë afër tyre. Kur dikush më lutet, unë ia dëgjoj lutjen dhe i përgjigjem. Atëherë, edhe ata t'i përgjigjen thirrjes sime dhe të më besojnë Mua me qëllim që ta gjejnë rrugën e drejtë!"**

## 1. ANALIZA VERBALE E AJETEVE

**(Essijamu):** Kuptimi leksikor i fjalës savm është largimi (shmangia) nga një gjë, moskryerja dhe braktisja e saj. Kurse kuptimi terminologjik është ndërprerja e ushqyerjes (ngrënie-pirjes) dhe marrëdhënieve seksuale nga feksja e vërtetë (fexhri sadik) gjer në perëndimin e diellit.

**(Feiddetun):** Fjala iddet e prejardhur prej rrënjës add, do të thotë gjë e numërueshme.

**(Jutikunehu):** Do të thotë ata që e kanë të vështirë të mbajnë agjërim.

**(Fidjetu):** *Fjala fidje* do të thotë *sakrificë* në emrin personal (për vete). Si term, me *fidje emërtohet vlera materiale* që jep personi që lë një adhurim pa kryer për pamundësi, *si kundërvlerë* (sakrificë) për adhurimin e pakryer.

**(Ramazane):** *Fjala Ramazan* është e prejardhur nga rrënja *ramd dhe do të thotë nxehtësi djegëse e diellit.* Muajit të agjërimit i është dhënë një emër i tillë, sepse, ashtu si zjarri që e djeg dhe e asgjëson një gjë, edhe agjërimi i djeg dhe i asgjëson gjynahet (mëkatet).[217]

## 2. KUPTIMI I AJETEVE NË TËRËSI

Allahu i Lartë ka bërë të ditur se, siç ua ka bërë të detyruar (farz) agjërimin bashkësive të kaluara, ua ka bërë të detyruar edhe myslimanëve si dhe ka treguar urtësitë dhe dobitë e agjërimit. Personi që agjëron, duke respektuar urdhrat dhe ndalimet e Allahut me dëshirën për të merituar shpërblim (thevab) të madh, heq dorë prej shumë gjërave normale (mubah) që ia dëshiron vetja (nefsi) dhe bëhet një rob i bindur i Tij.

217 Ragib El-Esfehani, Mufredatu'l-Kuran, f. 325.

Agjërimi është i detyruar (farz) vetëm për ditët me një numër të caktuar të muajit të Ramazanit. Duke mos i detyruar njerëzit të agjërojnë çdo ditë gjatë gjithë jetës, Allahu ka treguar mëshirën dhe dashurinë e madhe për ta.

Allahu (xh.xh.) i ka lejuar të sëmurët dhe udhëtarët ta prishin agjërimin me kusht që ditët e paagjëruara t'i zëvendësojnë një kohë tjetër pas Ramazanit. Kjo është lehtësi dhe dhembshuri për myslimanët.

Muaji i Ramazanit gjatë të cilit agjërimi është bërë i detyruar, është muaji kur ka nisur zbritja e Kuranit, i cili u jep lumturinë e kësaj bote e të jetës së pasme (ahiretit) atyre që bëjnë siç u thotë ai. Ramazani është muaji kur Allahu i Lartë e zbret si shi mëshirën mbi robtë e Tij. Ai dëshiron vetëm lehtësi për ta, prandaj dhe i ka lejuar të sëmurët dhe udhëtarët të mos agjërojnë.

Allahu (xh.xh.) ka bërë të ditur se u rri afër robve të Tij, se do t'i pranojë lutjet e tyre, se do t'ua plotësojë nevojtarëve nevojat dhe se mes Tij dhe cilitdo prej robve të Tij nuk ka ndonjë gjë ndarëse ose pengesë. Ndërkaq, robtë e kanë për detyrë që, kur të luten, t'i drejtohen Atij me sinqeritet dhe t'i plotësojnë adhurimet.

## 3. SHKAQET E ZBRITJES SË AJETEVE

**a.** Sipas Ibn Xherir Et-Taberiut i cili mbështetet te Muadh bin Xhebel (r.a.), pasi shkoi në Medine, Profeti (a.s.) agjëronte ditën e Ashures dhe tri ditë nga çdo muaj. Pastaj, Allahu (xh.xh.), me ajetet si më poshtë, e bëri agjërimin detyrim (farz): **"O ju që keni besuar! Ashtu siç është shkruar** (është bërë farz, detyrim) **për ata që kanë qenë para jush, agjërimi është shkruar** (është bërë farz, detyrim) **edhe për ju në mënyrë që të ruheni! Agjërimi është në ditë të caktuara. Kush nga ju është i sëmurë ose rrugëtar, aq agjërime që s'ka mundur të bëjë, t'i bëjë në ditë të tjera. Kurse për ata që e kanë vështirë ta përballojnë** (agjërimin)**, ka një kundërvlerë** (fidje) **sa për ushqimin e një të varfëri. Kush bën ndonjë të mirë nga zemra, përfiton edhe vetë prej saj. Ta dini se agjërimi është më i dobishëm për ju!"** Pas zbritjes së këtyre ajeteve, kush deshi, agjëroi, kush s'deshi, në vend të agjërimit dha kundërvlerën e tij duke ushqyer të varfër. Më pas, me ajetin si më poshtë, Allahu (xh.xh.) e bëri të detyrueshëm në mënyrë kategorike agjërimin për njerëzit e shëndoshë dhe me banim të përhershëm (jo udhëtarë), kurse konkluzioni dhe vendimi për kundërvlerën (fidjen) e personave të lejuar për të mos agjëruar mbeti në fuqi[218]: **"Kurani, i cili është orientues për njerëzit, i cili përmban prova të hapura që e ndajnë të vërtetën dhe rrugën e drejtë nga e shtrembra, ka zbritur në muajin e**

218 Taberi, Xhamiu'l-Bejan, II, 132; Es-Sujuti, Durru'l-Menthur, I, 176.

**Ramazanit. Atëherë, kush ta arrijë këtë muaj, të agjërojë."**

**b.** Selmete bin El-Ekva (r.a.) rrëfen: "... pasi zbriti ajeti, **"kurse për ata që e kanë vështirë ta përballojnë** (agjërimin)**, ka një kundërvlerë** (fidje) **sa për ushqimin e një të varfëri",** kush deshi të agjërojë, agjëroi, kush deshi ndryshe, në vend të agjërimit dha kundërvlerë (fidje). Ajeti i zbritur më pas, **"kush ta arrijë këtë muaj, të agjërojë"**, e shfuqizoi konkluzionin e "lejueshmërisë" së ajetit të mëparshëm dhe çdo person i shëndoshë apo me banim të përhershëm (jo udhëtar) u detyrua në mënyrë kategorike të agjëronte."[219]

**c.** Një grup arabësh shkuan te Profeti (a.s.) dhe e pyetën: "O i Dërguari i Allahut! A i lutemi Allahut me zë të ulët sepse e kemi afër, apo me zë të lartë se e kemi larg?" Atëherë zbriti ajeti[220]: **"Po qe se robtë e Mi pyesin për mua, Unë jam shumë afër tyre. Kur dikush më lutet, unë ia dëgjoj lutjen dhe i përgjigjem. Atëherë, edhe ata t'i përgjigjen thirrjes sime dhe të më besojnë Mua me qëllim që ta gjejnë rrugën e drejtë!"**

## 4. MOMENTET KRYESORE NË TEFSIRIN E AJETEVE

*Momenti i parë:* Ajeti, **"O ju që keni besuar! Ashtu siç është shkruar** (është bërë farz, detyrim) **për ata që kanë qenë para jush, agjërimi është shkruar** (është bërë farz, detyrim) **edhe për ju..."**, thekson faktin që agjërimi është një adhurim që ka ekzistuar edhe në popujt e mëparshëm. Pasuesit e Librit (ehli kitap), krishterët dhe hebrenjtë, kanë bërë disa ndryshime te agjërimi i detyruar për ta. Kur agjërimi binte në një stinë shumë të nxehtë ose shumë të ftohtë, dijetarët e tyre mblidheshin dhe, duke vendosur që agjërimi të mbahej një muaj në pranverë, njëkohësisht e patën shtuar numrin e ditëve që duheshin agjëruar.

Në fenë Islame, e drejta e caktimit të stinëve dhe kohëve të adhurimeve i përket vetëm Allahut. Ashtu siç pohohet qartë në tekstin e këtyre ajeteve, Allahu e ka përcaktuar stinën dhe kohën e agjërimit. Po qe se myslimanët, duke vepruar si krishterët, do ta përcaktonin vetë se kur do të agjëronin, kjo nuk do të ishte agjërim, por kundërshtim, sepse adhurimi është një veprim që bëhet me urdhër të Allahut. Në themel të ndryshimit të kohës së agjërimit qëndron kundërshtimi i Allahut si dhe pandehma e personit (apo grupit të personave) se është e drejta e tyre ta përcaktojnë se kur kanë për të agjëruar, gjë që del së qeni adhurim dhe kthehet në kundërshtim, madje në kufr (mohim).

219 Buhari, Muslim, Tirmidhi.

220 Taberi, po aty, II, 198; Kurtubi, Xhamiu'l-Kuran, II, 288.

*Momenti i dytë:* Allahu (xh.xh.) e ka vlerësuar dhe deklaruar agjërimin si një rrugë që bëhet pretekst për njerëzit për devocion (takva). Personi që heq dorë (përkohësisht) prej kërkesave dhe dëshirave të natyrshme normale (mubah) vetëm për të respektuar urdhrin e Allahut (xh.xh.) dhe agjëron duke besuar se me këtë ka për të fituar të mirë (thevab), e përgatit veten për t'u bërë i bindur e i devotshëm.

Agjërimi thyen kërkesa dhe dëshira njerëzore të tilla si ngrënia, pirja dhe marrëdhënia seksuale. Sa më e madhe të jetë dëshira e njeriut për diçka, aq më i vështirë është mosplotësimi i saj. Pikërisht, si rrjedhojë e krijimit, ngrënia, pirja dhe dëshira seksuale zënë vendin kryesor mes kërkesave dhe dëshirave të njeriut. Thyerja e tyre është e mundur vetëm me agjërimin. Personi që e mëson veten t'i vërë nën zotërim e t'i frenojë me anë të agjërimit këto kërkesa e dëshira që e çojnë njeriun në disfatë e fatkeqësi, kërkesat dhe dëshirat e tjera mund t'i zotërojë me lehtësi.[221]

*Momenti i tretë:* Ajeti, **"kurse për ata që e kanë vështirë ta përballojnë** (agjërimin), **ka një kundërvlerë** (fidje) **sa për ushqimin e një të varfëri"**, deklaron se myslimanët pleq e plaka mund të japin shpërblim (fidje, kundërvlerë) për ditët e paagjëruara për pamundësi fizike e shëndetësore. Meqë agjërimi është pretekst për mëshirë, pleqtë dhe plakat japin kundërvlerë për aq ditë sa s'kanë agjëruar. Për këtë vlen si argument edhe ajeti: **"... Zoti ynë, mos na ngarko me aq sa s'mund të mbajmë..."**

*Momenti i katërt:* Ajeti, **"kush ta arrijë këtë muaj, të agjërojë"**, thekson agjërimin e muajit të Ramazanit e jo thjesht dallimin, arritjen e tij. Vrojtimi dhe dallimi i hyrjes së muajit të Ramazanit është farz i mjaftueshëm (kifaje); sikur edhe një mysliman i vetëm ta vrojtojë dhe dallojë hyrjen e muajit të Ramazanit, nga ky detyrim çlirohen të gjithë myslimanët.

*Momenti i pestë:* Pasi parashtrohet konkluzioni dhe vendimi se personat e sëmurë, udhëtarë dhe të justifikuar që kanë arritur muajin e Ramazanit, duhet t'i shënojnë ditët e paagjëruara, vjen ajeti: **"Plotësimi i këtyre ditëve dhe orientimi juaj për në rrugë të drejtë janë që ta njihni madhështinë e Allahut e që ta falënderoni Atë!"** Në këtë ajet, Allahu (xh.xh.) tërheq vëmendjen për plotësimin një për një të ditëve të paagjëruara, për njohjen e madhështisë së Allahut i cili i krijon njeriut këto lehtësi dhe se, për të gjitha këto, Allahu duhet falënderuar.[222]

221 Er-Razi, Mefatihu'l-Gajb, II, 77.

222 Zemahsheri, Keshshaf, I, 172.

## 5. KONKLUZIONET JURIDIKE NË KËTO AJETE

*Konkluzioni juridik i parë:* Para agjërimit të muajit të Ramazanit, a e kanë pasur myslimanët agjërimin të detyrueshëm (farz)?

Agjërimi i detyrueshëm (farz) për myslimanët, sipas shprehjes formale të ajetit, **"Agjërimi është në ditë të caktuara..."**, është agjërimi që duhet mbajtur gjatë ditëve të muajit të Ramazanit. Shumë komentues (mufessirë) janë të këtij mendimi. Këtë mendim (pikëpamje) të përcjellë prej Ibni Abbasit (r.a.) dhe Hasanit (r.a.), e ka parapëlqyer edhe Ibni Xherir Et-Taberiu.

Sipas shumë komentuesve, shprehja, "muaji i Ramazanit", që përmendet në ajetet në vazhdim, e ka sqaruar plotësisht evazivitetin e ajetit, **"ashtu siç është shkruar** (është bërë farz, detyrim) **për ata që kanë qenë para jush, agjërimi është shkruar** (është bërë farz, detyrim) **edhe për ju..."**, dhe e ka pohuar se agjërimi i detyrueshëm (farz) për myslimanët është agjërimi i muajit të Ramazanit.

Mbi këtë çështje, Ibni Xherir Et-Taberiu thotë kështu: "Sipas meje, pikëpamja më e drejtë lidhur me agjërimin është pikëpamja sipas së cilës, "ditët e caktuara janë ditët e Ramazanit", sepse asnjë ajet dhe hadith nuk ka deklaruar se për myslimanët ka agjërim tjetër të detyrueshëm jashtë muajit të Ramazanit. Në vazhdimin e ajeteve, Allahu (xh.xh.) ka pohuar se agjërimi farz është agjërimi i Ramazanit, duke thënë: **"Agjërimi është në ditë të caktuara... Kurani... ka zbritur në muajin e Ramazanit. Atëherë, kush ta arrijë këtë muaj, të agjërojë."** Interpretimi i këtij ajeti është kështu: "O besimtarë, ashtu siç u qe bërë agjërimi detyrim (farz) bashkësive të kaluara, u bë edhe për ju në mënyrë që të ruheni. Ato ditë të caktuara për agjërim janë ditët e muajit të Ramazanit."[223]

*Konkluzioni juridik i dytë:* Cila sëmundje dhe cili udhëtim e justifikojnë (përligjin) prishjen e agjërimit dhe e bëjnë normal (mubah)?

Si domosdoshmëri imediate të mëshirës së Tij ndaj të sëmurëve dhe udhëtarëve, Allahu (xh.xh.) e ka bërë normale prishjen e agjërimit me qëllim për t'u krijuar atyre lehtësi. Ndërkaq, juristët Islamë kanë rënë në kontradiktë mbi llojin dhe nivelin e sëmundjes që e bën të përligjur dhe normale (mubah) prishjen e agjërimit.

Një sëmundje e lehtë që nuk i shkakton vështirësi njeriut, nuk e përligj

223 Taberi, po aty, II, 112.

prishjen e agjërimit (të detyruar) gjatë Ramazanit, sepse Allahu ka thënë: **"Allahu dëshiron për ju të lehtën, jo të vështirën."** Leja në ajet për prishjen e agjërimit, është dhënë me qëllim për të përballuar vështirësitë dhe pamundësitë. Në sëmundjet e lehta dhe udhëtimet e afërta nuk ka asnjë pengesë për të agjëruar.

Në lidhje me këtë, Kurtubiu thotë kështu: "Sëmundja është dy llojesh. Prishja e agjërimit për të sëmurin që e ka krejt të pamundur për të agjëruar, është jo mubah (e natyrshme, e përligjur), por farz (detyrim). Kurse sëmundja tjetër është e tillë që do ta detyronte myslimanin të përballonte vështirësi për të agjëruar, prandaj, prishja e agjërimit për të sëmurin që do të mund ta mbante me vështirësi agjërimin, është mubah (e natyrshme, e përligjur). Sipas shumë dijetarëve, po qe se sëmundja jep dhimbje të rënda dhe personi e di se, po të agjërojë, sëmundja do t'i rëndohet dhe zgjatet, prishja e agjërimit (mosagjërimi) nga ky i sëmurë është sahih (reale, evidente dhe e detyrueshme)."[224]

Sipas shumicës së juristëve Islamë, të sëmurët dhe udhëtarët (vizitorët, miqtë) kanë leje ta prishin agjërimin në Ramazan. Ndërkaq, po të duan, mund të agjërojnë, po të duan, mund të hanë. Argumentet që përdorin juristët që mbrojnë këtë pikëpamje, janë, në mënyrë të përmbledhur, kështu:

1. Në shprehjen, **"atëherë, kush ta arrijë këtë muaj, të agjërojë. Dhe kush të jetë i sëmurë ose udhëtar, ditët që s'ka mundur t'i agjërojë, t'i agjërojë një kohë tjetër në po atë numër"**, folja "feeftara" është, juridikisht, parakusht (mukadder), pra, ditët e agjërimit të Ramazanit të prishura (në mënyrë të përligjur) duhet të mbahen detyrimisht në po atë numër në një kohë tjetër pas Ramazanit.

2. Hadithi sipas të cilit *"i Dërguari i Allahut ka agjëruar edhe gjatë udhëtimit"*, është argument jo për vendosmërinë (qëndresën) e udhëtarit, por për lejueshmërinë e tij për të agjëruar (në udhëtim).

3. Enes bin Malik rrëfen: "Bashkë me të Dërguarin e Allahut (a.s.) dolëm në fushatë në muajin e Ramazanit. As ata që agjëronin nuk i qortuan ata që s'agjëronin, as ata që s'agjëronin nuk i qortuan ata që agjëronin. I Dërguari i Allahut që e vërejti këtë situatë, e miratoi në heshtje."

*Konkluzioni juridik i tretë:* Cila ka më vlerë, agjërimi apo prishja e agjërimit në udhëtim? Dijetarët që thonë se prishja e agjërimit gjatë udhëtimit është e

224 Kurtubi, po aty, II, 256.

lejueshme, kanë rënë në kontradiktë mbi vlerën më të madhe të agjërimit apo prishjes së tij.

Sipas imam Adhamit (r.a.), imam Shafiiut (r.a.) dhe imam Malikut (r.a.), për personin udhëtar që mund të agjërojë me lehtësi, është më me vlerë të agjërojë, sepse Allahu (xh.xh.) ka urdhëruar: **"...për ata që e kanë vështirë ta përballojnë** (agjërimin)**, ka një kundërvlerë** (fidje) **sa për ushqimin e një të varfëri...Ta dini se agjërimi është më i dobishëm për ju!"**

Kurse për personin udhëtar që nuk mund të agjërojë me lehtësi, është më me vlerë të mos agjërojë, gjë që e mbështet urdhri i Allahut: **"Allahu dëshiron për ju të lehtën, jo të vështirën."**

Kurse sipas imam Hanbelit (r.a.), duke u mbështetur në lejen për prishjen e agjërimit gjatë udhëtimit, prishja e agjërimit është më me vlerë, sepse Allahu (xh.xh.), ashtu siç dëshiron që njerëzit të tregojnë durim, qëndresë e vendosmëri, dëshiron dhe i pëlqen edhe që ata të përfitojnë nga lejet dhe lehtësitë që u ka dhënë!

*Konkluzioni juridik i katërt:* A është detyrim (farz) që ditët e Ramazanit të mbetura pa u agjëruar të agjërohen pastaj në mënyrë të pandërprerë?

Sipas Hz. Aliut (r.a.), Ibni Omerit (r.a.) dhe Sha'biut (r.a.), është e detyrueshme (farz) që i sëmuri ose udhëtari që e kanë lënë agjërimin e Ramazanit (të gjithë muajin ose disa ditë) kaza, ta kryejnë kazanë më pas në mënyrë të pandërprerë, sepse kazaja e agjërimit është identitet i mbajtjes së agjërimit. Siç është farz agjërimi i pandërprerë i ditëve të Ramazanit, është farz edhe agjërimi i pandërprerë i kazasë së tij.

Ndërkaq, sipas të gjithë dijetarëve (Ebu Hanife, Shafii, Maliki, Hanbeli dhe dijetarëve të tjerë sunnitë), për personin që e ka lënë pa agjëruar Ramazanin (plotësisht apo pjesërisht), është e lejueshme (xhaiz) ta agjërojë më pas kaza si të dëshirojë, me ndërprerje apo pa ndërprerje, sepse Allahu, në ajetin si më poshtë, urdhëron vetëm zëvendësimin e ditëve të paagjëruara: **"...ditët që s'ka mundur t'i agjërojë, t'i agjërojë një kohë tjetër në po atë numër."**

Në këto kushte, personi që e agjëron një ditë, quhet se e ka kryer kazanë e saj pavarësisht se kur e ka kryer. Konkluzioni i përcjellë nga Ebu Ubejde, është kështu: "Allahu nuk dëshiron që personat e përligjur që e kanë lënë agjërimin e Ramazanit për kaza në një kohë tjetër, të përballohen me vështirësi gjatë kryerjes së kazasë. Kush do pa ndërprerje, kush do me ndërprerje, i agjëron kaza

ditët e paagjëruara të Ramazanit." Meqë argumentet e shumicës së dijetarëve janë të hapura e të qarta, parapëlqehet pikëpamja e tyre.

*Konkluzioni juridik i pestë:* Cilët janë personat që e kanë të vështirë ta përballojnë agjërimin, të cilësuar si të tillë në ajetin në vazhdim, **"...për ata që e kanë vështirë ta përballojnë** (agjërimin)**, ka një kundërvlerë** (fidje) **sa për ushqimin e një të varfëri..."?**

Sipas shumë dijetarëve, në fillim agjërimi ishte fakultativ (muhajjer). Kush donte, agjëronte; kush nuk donte, nuk agjëronte, duke dhënë kundërvlerë (fidje) për çdo ditë. Më pas, kur ky zbatim juridik u shfuqizua me ajetin, **"...atëherë, kush ta arrijë këtë muaj, të agjërojë..."**, agjërimi u bë detyrim (farz) për çdo njeri. Ky zhvillim argumentohet me hadithin e përcjellë prej Buhariut dhe Muslimit duke u mbështetur në rrëfimin e Selmete bin el-Ekva (r.a.): "Kur zbriti ajeti, **"...për ata që e kanë vështirë ta përballojnë** (agjërimin)**, ka një kundërvlerë** (fidje) **sa për ushqimin e një të varfëri..."**, disa prej nesh agjëruan, kurse disa nuk agjëruan por dhanë kundërvlerë (fidje). Më pas, kur zbriti ajeti, **"...kush ta arrijë këtë muaj, të agjërojë..."**, i cili e shfuqizonte ajetin e mëparshëm, agjërimi u bë i detyrueshëm (farz) për të gjithë." Kjo pikëpamje është përcjellë prej Ibni Mes'udit (r.a.), Muadh bin Xhebelit (r.a.), Ibni Omerit (r.a.) dhe disa sahabive.

Edhe sipas dijetarëve të tjerë, ajeti, **"...për ata që e kanë vështirë ta përballojnë** (agjërimin)**, ka një kundërvlerë** (fidje) **sa për ushqimin e një të varfëri..."**, është shfuqizuar, sepse ky ajet ka zbritur për njerëzit e plakur shumë si dhe për të sëmurët që agjërimi i rëndon. Kjo pikëpamje është përcjellë nga Ibni Abbasi. Ai thotë kështu: "Njerëzit shumë pleq janë lejuar të mos agjërojnë me kusht që çdo ditë të ushqejnë një të varfër. Pas kësaj nuk kërkohet që ata t'i mbajnë agjërimet kaza."

Sipas rrëfimit të Buhariut, Ibni Abbasi (r.a.) ka thënë kështu: **"Ajeti, "...për ata që e kanë vështirë ta përballojnë** (agjërimin)**, ka një kundërvlerë** (fidje) **sa për ushqimin e një të varfëri..."**, nuk është shfuqizuar, sepse ky ajet është zbritur për burrat dhe gratë shumë pleq. Ata nuk do të agjërojnë sepse nuk kanë fuqi. Dhe, për çdo ditë të paagjëruar, do të ushqejnë një të varfër."[225] Sipas rrëfimit të Buhariut, kuptimi i përmbledhur i këtij ajeti të pashfuqizuar është kështu: **"Personat që e kanë të vështirë për të agjëruar, kur nuk agjërojnë, për çdo ditë të paagjëruar ushqejnë një të varfër."**

225 Sahih-i Buhari, Babu't-Tefsir.



*Konkluzioni juridik i gjashtë:* Si duhet të veprojnë gratë shtatzëna dhe me fëmijë në gji?

Gruaja shtatzënë ose me fëmijë në gji që ndjen rrezik për veten ose për fëmijën, e prish agjërimin, sepse gjendja e tyre është si gjendja e të sëmurit.

Hasan El-Basriun (r.a.) e kanë pyetur: "A duhet të agjërojë gruaja shtatzënë ose me fëmijë në gji, e cila ndjen rrezik për jetën e saj ose të fëmijës?" Ai është përgjigjur: "Cila sëmundje është më e rëndë se shtatzania? I sëmuri lejohet të mos agjërojë, po gruaja shtatzënë, pse të mos lejohet? Sigurisht që lejohet!"

Juristët kanë rënë në marrëveshje se gratë shtatzëna dhe me fëmijë në gji nuk duhet të agjërojnë, kurse ditët e paagjëruara duhet t'i zëvendësojnë më pas.

*Konkluzioni juridik i shtatë:* Si përcaktohet fillimi i muajit të Ramazanit?

Fillimi i muajit të Ramazanit përcaktohet me vrojtimin e hënës së re. Agjërimi fillohet pasi hënën ta vrojtojë të paktën një person i drejtë (i besueshëm). Po qe se hëna nuk vrojtohet dot, agjërimi fillohet menjëherë pas ditës së 30 të muajit Shaban, sepse Profeti (a.s.) ka thënë: *"Kur ta shihni hënën, agjëroni. Edhe*

*Bajramin e Ramazanit bëjeni duke parë hënën. Po qe se koha është me re dhe hënën nuk e shihni dot, filloni të agjëroni pasi të mbushen 30 ditët e muajit Shaban."*[226]

Në ditët tona, agjërimi mund të fillojë duke u mbështetur në kalendarë të përgatitur në bazë të të dhënave shkencore.

## 6. MËSIMET QË NXIRREN NGA KËTO AJETE

a) Agjërimi është një adhurim që Allahu (xh.xh.) ua ka bërë detyrim të gjitha bashkësive.

b) Agjërimi është si një medrese (shkollë) që e edukon shpirtin. Ai e pastron shpirtin prej të gjitha të këqijave dhe e mëson të durojë.

c) Allahu (xh.xh.), muajin e Ramazanit kur ka zbritur Kuranin, e ka caktuar për agjërim.

d) Me qëllim për t'u dhënë lehtësi robve të Tij, Allahu i ka lejuar personat e përligjur ta prishin agjërimin.

## 7. URTËSITË JURIDIKE TË AJETEVE

a) Pa dyshim, agjërimi ka dobi të mëdha. Disa njerëz pretendojnë se agjërimi cungon lirinë e njeriut, e dobëson trupin dhe e bën të uritur. Mirëpo urtësitë dhe dobitë e mëdha të agjërimit i dinë dijetarët dhe ata që kanë gjykim të shëndoshë. Këtë e mbështet edhe mjekësia. Në mjekimin e shumë sëmundjeve, agjërimi (dieta) është mjeti më i mirë. Personi që, duke bërë siç thotë urdhri i Allahut (xh.xh.) i ndërpret përkohësisht ngrënien, pirjen dhe dëshira të tjera njerëzore, i jep pushim trupit.

b) Ndikimet e agjërimit mbi shpirtin dhe veçoria e tij edukative kanë rëndësi të madhe. Ky është edhe qëllimi i urdhërimit të agjërimit, sepse Allahu (xh.xh.) ka urdhëruar kryerjen e agjërimit e të adhurimeve të tjera me qëllim që të formojë tek njerëzit aftësinë e devocionit (takva) dhe që kjo aftësi të marrë një formë të natyrshme. Tek njerëzit, adhurimin ndaj Allahut, zbatimin e urdhrave dhe respektimin e ndalimeve të Tij agjërimi i kthen në zakon. Allahu (xh.xh.) e thekson këtë gjë në një hadith të shenjtë: *"Çdo gjë që bën njeriu, është për të, kurse agjërimi është vetëm për Mua. Edhe shpërblimin e tij vetëm Unë e jap, sepse për Mua i braktis njeriu ngrënien, pirjen dhe dëshirat e tjera njerëzore!"*[227]

---

226 Buhari dhe Muslim.

227 Buhari dhe muslim.

Vetëdija e adhurimit të Allahut (xh.xh.) dhe nënshtrimit ndaj urdhrave të Tij është synimi më i madh i adhurimit. Ndoshta kjo është edhe urtësia themelore në krijimin e njerëzve, sepse Allahu (xh.xh.) urdhëron kështu: **"Ne jemi urdhëruar t'i nënshtrohemi** (t'ia nënshtrojmë veten) **Zotit të gjithësisë!"**[228]

Urtësia e urdhërimit të agjërimit është edukimi i vetes (nefsit), mësimi për të duruar dhe aftësia për të përballuar vështirësitë në rrugën e Allahut. Agjërimi fuqizon vendosmërinë dhe vullnetin, e bën njeriun zotërues të kërkesave dhe dëshirave të veta, e shpëton atë nga robërimi ndaj epsheve trupore, i jep dritë mendimi dhe parashikimi. Sigurisht, nuk mund të jenë të barazvlershëm njerëzit robër të kërkesave dhe dëshirave të veta, që jetojnë për stomakun dhe epshet e veta, me njerëzit fitimtarë mbi veten (nefsin), zotërues të dëshirave epshore. Këtë e argumenton urdhri i Allahut (xh.xh.): **"Sa për mohuesit, të cilët në këtë botë vetëm dëfrehen dhe hanë siç hanë kafshët, vendi i tyre është zjarri!"**[229]

c) Agjërimi bëhet shkak që te njerëzit të lindin ndjenja të tilla, si: dashuria dhe mëshira. Agjërimi i zbut zemrat dhe bëhet mjet për gjallërimin e shprehive të mira si domosdoshmëri e besimit. Agjërimi nuk është bërë detyrim (farz) vetëm për t'i larguar ata nga ushqimi dhe dëshirat e tjera njerëzore. Ndoshta është urdhëruar si burim fuqie për shpirtin. Njeriu që zotëron këtë burim fuqie, i ndan ndjenjat e veta me të vëllanë mysliman, i zgjat atij dorën e ndihmës, përpiqet t'ia largojë vuajtjet, sepse me edukatën që i jep agjërimi, njeriu e kupton më mirë se sa të dhimbshme janë etja dhe uria. Sa kuptimplote janë fjalët e Hz. Jusufit si më poshtë. Atyre që e pyesnin se "pse nuk hante e pinte, por rrinte i uritur ndërsa zotëronte thesaret e shtetit", ai u përgjigjej: "Kam frikë se, po të jem i ngopur, i harroj të urituritI"

d) Duke shtresuar në zemrat e njerëzve ndjenjën e ndodhjes nën vëzhgimin dhe kontrollin e Allahut (xh.xh.) dhe frikën ndaj Tij, agjërimi e pastron vetveten (nefsin) e njeriut, e largon atë nga të këqijat dhe haramet e mëdha. Synimi bazë i adhurimit të agjërimit është, veçanërisht, ngritja e njeriut në nivelin e devocionit (takva), sepse, duke përmendur urtësinë e detyrimit të agjërimit, Allahu (xh.xh.) nuk përmend dhimbjen, urinë apo shëndetin, por thotë: "... që të ruheni!"

Devocioni (takva) është vetëm fryti i një adhurimi si agjërimi, sepse agjërimi e përgatit veten (nefsin) për të qëndruar brenda kufijve të vënë nga Allahu (xh.xh.), për t'ia përshtatur dëshirat e natyrshme të krijimit të njeriut vetëm urdhrit të Tij dhe për ta pritur shpërblimin vetëm prej Tij!

228 Kurani, El-En'am: 71.

229 Kurani, Muhammed: 12.

## PËRMBLEDHJE

1. Para Ramazanit, a ka qenë agjërimi farz për myslimanët?
2. Cila sëmundje dhe cili udhëtim e bëjnë mubah (normal, të përligjur) prishjen e agjërimit?
3. Në udhëtim, a është më me vlerë të agjërohet, apo të prishet agjërimi?
4. A është e detyrueshme (farz) që agjërimet e mbetura kaza të plotësohen më pas pa ndërprerje?
5. Kush janë ata për të cilët Kurani thotë "nuk kanë mundësi"?
6. Cili është konkluzioni mbi agjërimin ose jo të grave shtatzëna ose me fëmijë në gji?
7. Si përcaktohet fillimi i muajit të Ramazanit?

# PËRMBAJTJA

## PJESA I



## PJESA II



## PJESA III

## PJESA IV



## PJESA V



## PJESA VI

## PJESA VII

## PJESA VIII



## PJESA IX

## PJESA X



## PJESA XI



## PJESA XII



## PJESA XIII

## PJESA XV



## PJESA XIV